# PËRMBAJTJA


Dashamiri me ide problematike ........................... 2

**Milazim Krasniqi:** Gara për ideologji të djathta – si lojë në një portë ............................................. 3-4

**A.A.:** Marrëveshja e cila po prodhon mosmarrëveshje. 5

Intervistë me Ibrahim Makollin ......................... 6-7

**Agim Avdiu:** Humbja pas fitores .......................... 8

**Florije Ademi:** Derisa serbët punojnë pa leje, shqiptarët detyrohen të presin vendimet e të tjerëve ..... 9

**Avni Avdiu:** USHT – Universiteti apo mësonjtore partiake?! ................................................... 10-11

**Faik Miftari:** Vizita e reisit në Kosovë ........... 12-13

**Driton Morina:** A e hodhi Obama topin në fushën e muslimanëve? ............................................ 14-16

**Islam Pepaj:** Raportet ndërmjet kulturës politike dhe religjionit ............................................ 16-17

**Mevlude Zejnullahu:** Stupci s'ka dalë prej xhenetit! .. 18-19

Fotolajm .......................................................... 19

**Gëzim Qerimi:** "Sikur të isha kryetar komune" .. 20-21

**Muhamed J. Kajolli:** Osmani r.a. .................. 22-24

**Dukagjin Avdyli:** Udhëpërshkrim ................. 25-26

**Gëzim Qerimi:** UP – monopolizon Arsimin e Lartë në Kosovë ........................................................ 27

**Halil Asllani:** Kur do të ndryshojmë? ................. 28

**Fatos Shala:** Afër 80 të vdekur për tetë muaj ..... 29

**Mexhid Yvjesi:** Mulla Jakup Hasipi (1951-2006) .. 30-31

**Flamur Maloku:** Vija e ftohtë ...................... 32-33

**Esat Vatovci:** Vitrina e librit ............................ 33

**Fitim Veliu:** Spahija premton reforma në Galerinë e Arteve .. 34

**Shkelzen Rrecaj:** Gjuha dhe shoqëria ................. 35

Mozaik ........................................................... 36

**Artan N. Bejta:** Gripi i derrave erdhi edhe në Kosovë .. 37-38

**Alban Bilalli:** Lorik Cana lojtari më i shtrenjtë kuq e zi... 38-39

Fjalëkryqi ........................................................ 40




3 Gara për ideologji të djathta...



6 Intervistë me Ibrahim Makollin



8 Humbja pas fitores



14 A e hodhi Obama topin...?



30 Mulla Jakup Hasipi (1951-2006)





REVISTË MUJORE PËR AKTUALITET, KULTURË, ARSIM, ETIKË

Viti IV / Nr. 33

19 gusht - 19 shtator 2009

Botues

Zëri Ynë

O.J.Q. "Zëri Ynë"

Drejtor

**Muhamed Jusufi - KAJOLLI**

kajolli5@hotmail.com

Redaktor përgjegjës

**Avni AVDIU**

avni.avdiu@gmail.com

Redaktor i kulturës

**Flamur MALOKU**

flamurmaloku@hotmail.com

Redaktor teknik/Grafika

**Osman D. GASHI**

osmangashi@msn.com

Redaktore gjuhësore

**Mimoza SINANI**

e-mail:
revistapaqja@gmail.com
revistapaqja@hotmail.com
http://www.zeri-yne.org

Adresa:

**Rr. Xhavit Mitrovica, nr. 14, përballë teatrit Dodona, Prishtinë, Kosovë**


Njoftojmë bashkëpunëtorët se do të merren në konsiderim për botim vetëm ato shkrime që arrijnë në redaksi deri me datën 8 të muajit!

Portreti i muajit

# Dashamiri me ide problematike



- Kongresmen amerikan
- Ish-mbështetës i denjë i UÇK-së
- Kërkonte nga administrata amerikane armatosjen e UÇK-së
- Kërkoi ndërhyrjen ushtarake amerikane kundër Serbisë
- Pas çlirimit u angazhuar për pavarësinë e Kosovës
- Tash kërkon që Kosova t'ia japë Serbisë një pjesë të banuar me serbë, kurse Serbia t'ia japë Kosovës Preshevën, Bujanocin dhe Medvegjën

Dana Roherbacher, kogresmen amerikan, lanson idenë për shkëmbim territoresh midis një pjese të veriut të Kosovës dhe jugut të Serbisë. Mirëpo kjo ide realisht do ta hapte kutinë e Pandorës. Në rrafshin ndërkombëtar kjo ide të paktën për momentin do të ishte e papranueshme dhe e pa precedent, për shkak të faktit se Serbia dhe Kosova nuk janë në një ujdhesë të izoluar ku mund të merren vesh reciprokisht për pazarllëqe të tilla. Vetëm për shqiptarët për shembull, kjo nuk do të ishte diçka që do të mbetej çështje veç mes Kosovës dhe Serbisë, por do të shkonte edhe më tej, drejt Maqedonisë, Malit të Zi dhe Greqisë. Historikisht mirëfilli dihet dhe madje sot e kësaj dite lehtë mund të dokumentohet përmes arkivave se në hartën e vjetër të ish-Jugosllavisë, kufiri kosovaro-serb është shtrirë nga Zveçani deri në Ristoc të Vranjës, pra Presheva, Bujanoci dhe Medvegja deri në vitin 1952 kanë qenë pjesë përbërëse e Kosovës, të cilat komunistët i ndanë me qëllim që të bëhet shkëmbimi i tyre me dy komunat serbe: Zubin Potokun dhe Leposaviqin. Mirëpo si duket kjo shkrepje e idesë, para së gjithash ka shërbyer për të matur pulsin e të dy palëve të involvuara në kontestin e ndërsjellë. Gjersa nga të dy palët mund të ketë qëndrime për e kundër dhe arsye për ato pozicionime, vlen të thuhet se për shkak të impaktit që mund të ketë kjo ide në arenën ndërkombëtare me gjasë mund të mbetet vetëm objekt diskutimi. Kjo çështje nuk mund të zgjidhet thjesht me një Konferencë Ndërkombëtare, ku do të bëhej korrigjimi i kufijve, të vendosura padrejtësisht në konferencat e mëparshme. Fakti se kjo ide do t'i konfrontonte shqiptarët me katër shtete, le të kuptohet përmbyllja e procesit s'mund të kalohet me një konflikt të ri, bile me përmasa të paparashikueshme. Problem në vete është edhe çështja e pronave individuale. Nga ana tjetër edhe status kuoja duket e paqëndrueshme. Zhvillimet në Mitrovicë dhe ato në Preshevë, dëshmojnë se problemet në këto vatra të krizës do t'i mbajnë shqiptarët dhe serbët gjithnjë nën tension. Zaten pikërisht kjo mund të shërbejnë si argument i fuqishëm për ta riaktualizuar kurdoherë idenë e Rohrabaherit, si modeli më i mirë i mundshëm për një stabilitet më të qëndrueshëm. Për momentin idenë e ka kundërshtuar Departamenti Amerikan i Shtetit, Qeveria e Kosovës dhe Beogradi zyrtar, kurse e kanë mbështetur përfaqësuesit politikë të Luginës së Preshevës.

## Kush është Dana Rohrabacher?

Dana Tyron Rohrabacher (lindi më 21 qershor 1947, në Koronado, Kaliforni), është politikan kalifornez, i cili ka qenë anëtar i republikanëve në Shtëpinë e Përfaqësuesve të Shteteve të Bashkuara që nga 1989-ta dhe momentalisht përfaqëson zonën e 46-të zgjedhore të Kalifornisë. Rohrabacher ka diplomuar Shkollën e Lartë Palos Verdes në shtetin e Palos Verdes-it, Kaliforni. Ka ndjekur Kolegjin Harbor në Los Anxhelos dhe ka fituar shkallën në histori në Universitetin Shtetëror të Kalifornisë, Long Beach më 1969. Ka marrë shkallën master në Studimet Amerikane në Universitetin Jugor të Kalifornisë. Derisa po kryente masterin, gjatë viteve të para të 1970-ave, ai ka pasur një aktivitet dytësor si këngëtar folklorik. Në vitet e rinisë, Rohrabacher ka qenë një liberal aktiv i lidhur me Samuel Edward Konkin III, por pas një shndërrimi politik, ai bëhet republikan konservativ dhe shërben si asistent sekretar për shtyp në fushatat presidenciale të Ronald Reagan-it në vitet 1976 dhe 1980. Prej 1981 deri 1988, ka qenë një prej shkrimtarëve më të vjetër të fjalimeve të presidentit Reagan. Gjatë qëndrimit të tij në Shtëpinë e Bardhë, Rohrabacher luajti një rol udhëheqës në formulimin e Doktrinës së Reganit. Gjithashtu ndihmoi formulimin e Projektligjit të së Drejtës Ekonomike të Presidentit Regan, që ishte një seri propozimesh politike që Regani i paraqii gjatë fjalimit të tij në përkujtimin e Xhefersonit. Rohrabacher la administratën më 1988 për të zënë ulësen e Shtëpisë së Hapur që së fundi e kishte liruar Dan Lungren. Rohrabacher kryesoi nënkomisionin për Hapësirë dhe Aeronautikë të Komisionit të Shtëpisë së Shkencës prej 1997-tës deri në Janar 2005. Si anëtar i vjetër i Komitetit për Marrëdhënie me Jashtë, Rohrabacher drejtoi përpjekjet për refuzimin e statusit tregtar të Popullit më të Favorizuar të Republikës Popullore të Kinës, duke bërë thirrje se dëshpërimi i të drejtave njerëzore të një kombi është kundërshtim i demokracisë. Detyrat tjera në nënkomisione janë në Azinë Lindore dhe Paqësor dhe Lindje të Mesme dhe Azi Jugore. ■

### Konfuziteti i skenës partiake të Kosovës

# Gara për ideologji të djathta – si lojë në një portë

**Kalimi nga një ideologji partiake në një tjetër është një proces i mundimshëm dhe i gjatë, i cili nuk vjen si rezultat i ambicieve të një lideri, sado agresive që të jenë ato ambicie. Ai transformim mund të vjen si rezultat i ndryshimeve të statusit social dhe ideologjik të anëtarësisë dhe të elektoratit dhe i ndryshimit të pritshmërisë së tyre, përkatësisht i mundësive që ato pritshmëri të realizohen me një ideologji tjetër partiake**



Milazim KRASNIQI

Joserioziteti me të cilin Ramush Haradinaj e shpalli veten lider të së djathtës, është tregues i joseriozitetit me të cilin farkohet politika prej tij, sepse vetëm një ditë pas deklaratës pompoze që dha, ai u demantua nga LDK-ja, e cila që nga krijimi i saj në vitin 1989, perceptohet si parti djathtiste. LDK në fakt ka lindur si opozicion legal politik ndaj regjimit represiv komunist serbojugosllav dhe nga ky aspekt ka qenë partia e parë legale jokomuniste në Kosovë. Edhe lideri i saj, Dr. Ibrahim Rugova, me të kaluarën familjare dhe me formimin intelektual e politik, minimalisht mund të thuhet se ka qenë jokomunist.

## "Rugovizmi" nuk është domosdoshmërisht djathtizëm

Natyrisht, nuk ka qenë e tërë LDK-ja antikomuniste/jokomuniste, sepse duke qenë një lëvizje masive politike, ajo ka pasur në gjirin e vet edhe kontigjente majtistësh, madje deri dhe majtistë ekstremë, që kanë përshëndetur me grushte. Por, meqë lideri i saj dhe një grup intelektualësh rreth tij, e bartnin një frymë nacionalizmi kulturor, ajo u identifikua si antikomuniste, edhe pse, grupimet majtiste të futura brenda saj, në periudha të caktuara ia kanë deformuar doktrinën iniciale, e shpesh ia kanë zënë edhe frymën. As sot LDK nuk është e liruar plotësisht nga përqafimi i majtistëve të infiltruar brenda saj, të cilët të yshtur nga pushteti, janë akomoduar brenda saj dhe i kanë nxjerrë vetes namin edhe se janë bërë "antikomunistë". Ndërsa, sa i përket LDD-së, ka ndodhur një situatë e kundërt me LDK-në e fillimit: në LDD ekziston një kontigjent aktivistësh që e mendojnë veten me ideologji të djathtë, por lideri dhe rrethi i tij i ngushtë kanë më shumë koncepte majtiste. Shkumbëzimi retorik i disa prej figurave kryesore të kësaj partie, që gjithmonë duken se janë në panik revolucionar dhe gjithmonë e kërkojnë dikund armikun e fshehur, është sjellje tipike e majtistëve. Në këso situate, profilizimi i të dyja këtyre partive ende nuk ka ndodhur tamam. Perceptimi se janë djathtiste, nuk i bënë me automatizëm që të jenë vërtet të atilla, me programe dhe me politika qeverisëse.

Të dyja këto parti, në konfuzionin e tyre ideologjik, e mbajnë si emblemë të djathtizmit të proklamuar "rugovizmin", por kurrë nuk e kanë qartësuar se cilat elemente të atij rugovizmi i kanë parasysh, meqë as trashëgimia e Rugovës nuk është e tëra e djathtë dhe as nuk është për t'u kultivuar pa një vlerësim kritik. Duke u munduar të zhvatin sa më shumë nga miti për Rugovën, të dyja partitë e kanë lënë mënjanë trashëgiminë reale politike të Rugovës. Por, kjo punë edhe është bërë me të drejtë, pasi që në realitetet e sotme, një pjesë e madhe e trashëgimisë politike të Rugovës, as që mund të zbatohet. Fjala vjen, rezistenca paqësore, e cila paraqet bazamentin e tërë të ashtuquajturës "filozofi politike" e Rugovës, sot është thjesht jashtë përdorimit, sepse nuk ka nevojë për të. Ndërsa, në esencën e saj, "rezistenca paqësore" nuk është as element i ideologjisë së djathtë e as të majtë.

## AAK ka emërtim dhe strukturë të partisë progresiste

Pikërisht konfuzionin e LDK-së dhe të LDD-së, lidhur me "rugovizmin" dhe me pozicionimet e veta ideologjike në realitetet e reja sociale e shtetërore të Kosovës, po përpiqet ta shfrytëzojë Ramush Haradinaj, për ta promovuar veten si "lider të së djathtës". Marrjen me spektakle mediatike të figurave politike të LDK-së, defilimet e shpeshta te varri i Rugovës e madje edhe te një lis në fshatin e tij të lindjes(!), Ramush Haradinaj po i shfrytëzon, për ta prezentuar veten si këndi i tretë i një trekëndëshi të rugovizmit. Pra, kanë qenë dy parti rugoviste, ndërsa tash po bëhen tri të tilla, me synimin e qartë të vetë Haradinajt, që të trija këto parti t'i bashkojë nën hyqymetin e vet si rugovist i ri.

Por, Ramush Haradinaj si edhe kushdo tjetër, do të ketë probleme serioze në këtë ndërmarrje. E para, vetë emri i partisë së tij, me nocionet "aleancë" dhe veçmas "ardhmëri", janë të karakterit progresist, pra të majtë. Ardhmëria nuk është emërtim i një partie me koncepte konservatore. Në fakt, Aleanca për Ardhmërinë e Kosovës është formësuar nga grupime majtiste, nga Partia Parlamentare e Kosovës, nga LKÇK, nga UNIKOMBI dhe nga disa ish-luftëtarë, në krye me Ramush Haradinajn, që kanë qenë të identifikuar si luftëtarë që kanë përshëndetur me grushte edhe para kamerave të televizioneve të huaja në vitin 1998. Për njëfarë kohe, eksponent i saj ka qenë madje edhe lideri komunist i Kosovës, në vitet shtatëdhjetë, i ndjeri Mahmut Bakalli. Pas themelimit të AAK-së si një aleancë, LKÇK-ja ka dalë nga ai organizim, ndërsa PPK-ja dhe UNIKOMBI janë shkrirë brenda saj. Mirëpo, shkrirja formale nuk do të thotë se ajo frymë majtiste e tyre është eliminuar tërësisht. Herët a vonë ajo do të shfaqet, ose si opozitë brenda, ose si grupim që do të largohet nga AAK. Sidoqoftë, tregimi me elementet majtiste brenda AAK-së, nuk ka përfunduar. Do të thotë se as profilizimi i saj ideologjik që do ta vendoste këtë parti si parti të djathtë, ende nuk ka ndodhur. Në fund të fundit, mënyra e strukturimit të AAK-së tregon qartë se ajo udhëhiqet nga metoda tipike të majta: kryetari zgjidhet pa kundërkandidat, kryetari ka të drejtën ta zgjedhë kryesinë

dhe këshillin e përgjithshëm me një autoritarizëm tipik majtist. Kjo praktikë është brenda praktikave që kanë pasur partitë e majta në demokracitë popullore. Pra, minimalisht pa i korrigjuar këto aspekte të statutit dhe të metodave autoritare të veprimit, AAK nuk ka gjasa të shndërrohet në një parti me ideologji të djathtë, e as Haradinaj në një lider gjithëpërfshirës. Në këtë mes, ai nuk duhet të mashtrohet nga metodat e veprimit të Sali Berishës, sepse metodat e Berishës më shumë janë të majta se sa të djathta. Uniteti i hekurt të cilin e ka vendosur Berisha në partinë e vet, është karakteristikë e partive të majta, e jo e partive të djathta. Mirëpo, Ramush Haradinaj është inkurajuar nga një protokoll bashkëpunimi që e ka nënshkruar me Sali Berishën dhe menjëherë ka lancuar idenë se ai është shefi i partive të djathta në Kosovë, meqë ai e paskësh marrë vulën nga "kryedjathtisti" shqiptar. Por, akte të tilla të nëshkrimeve të protokolleve të bashkëpunimit mund të nënshkruhen pafundësisht, djathtas e majtas, por ato nuk e bëjnë një transformim të një partie nga parti e majtë në parti të djathtë.

## Nuk ka ambient për ndryshime të mëdha ideologjike

Kalimi nga një ideologji partiake në një tjetër është një proces i mundimshëm dhe i gjatë, i cili nuk vjen si rezultat i ambicieve të një lideri, sado agresive që të jenë ato ambicie. Ai transformim mund të vjen si rezultat i ndryshimeve të statusit social dhe ideologjik të anëtarësisë e të elektoratit dhe i ndryshimit të pritshmërisë së tyre, përkatësisht i mundësive që ato pritshmëri të realizohen me një ideologji tjetër partiake.

LDK në fillimet e veta, e ka kapur këtë pritshmëri dhe ka pasur sukses. LDD nuk ka mundur ta kapte, sepse nuk ka ndryshuar asgjë në pritshmërinë e elektoratit. As AAK nuk ka ku kapet, sepse nuk ka ndryshuar pritshmëria e elektoratit.E vetmja mundësi për ndryshimin e pritshmërisë së elektoratit do të ishte nëse do të hapej çështja shqiptare si çështje e bashkimit të të gjithë shqiptarëve në një shtet (republikë ose monarki.) dhe nëse pritshmria e elektoratit do të ishte e madhe nga kjo çështje. Në atë rast, nacionalizmi agresiv do të kërkonte një ideologji të re mbështetëse. Prej andej do të hapej mundësia e një strukturimi të ri edhe të tërë skenës politike. Por, gjërat në skenën politike mbarëshqiptare dhe në rajon nuk po shkojnë në ata drejtim. Bile, Sali Berisha, firmosësi i protokollit të bashkëpunimit me AAK, as që përzihet, madje as me fjalë, në punët e brendshme të Maqedonisë e as të Serbisë, për punën e shqiptarëve të diskriminuar në ato shtete. Prioriteti absolut i politikave të tij partiake e qeveritare është anëtarësimi i Shqipërisë në Bashkimin Europian, e jo loja me nacionalizmin "djathtist". Përderisa është ky trend europeist, i cili me siguri se do të jetë aftagjatë, nuk ka gjasa për ndryshime të pritshmërisë së shqiptarëve e kjo do të thotë as të ndryshimeve të mëdha ideologjike. Ideologjitë dhe praktikat e partive politike shqiptare në Shqipëri, në Kosovë dhe në Mqedoni, do t'i përcaktojnë kriteret e Brukselit.

Ndërsa, pa një tërmet të madh politik e ideologjik, është iluzore që AAK të pretendojë ta fusë nën sqetull LDK-në, sikundër e ka futur një fraksion të Ballit Kombëtar, i cili ka anëtarë sa për të mbushur spic një autobus të ish- Kosovatransit.




## AKR dhe PDK me gjasa më të mëdha se AAK që të zënë qendrën e djathtë

Për t'i kuptuar edhe më mirë shanset e pakta të Haradinajt në skenën politike, veçmas në qendrën e djathtë, duhet të shikohet edhe pozicionimi i AKR-së dhe i PDK-së. Edhe pse e formuar dhe e udhëhequr nga një pasanik, AKR më shumë koketon me varfanjakët, duke u premtuar se do t'u japë punë e mirëqenie. Pra, në vend se të mblidhte rreth vetes pasanikët e rinj e të vjetër dhe të krijonte bazat e një partie tipike konservatore, ajo anon drejt një partie të tipit socialdemokrat. Për shkak të këtij devijimi ideologjik, aktualisht ajo nuk është e besueshme fort as nga të varfërit e as nga të pasurit. Por, Pacolli ka treguar afinitet të bëjë edhe lëvizje të forta, prandaj ai edhe mund të lëvizë lehtësisht drejt të djathtës, ku do të ishte më autentik dhe më i besueshëm.

Përfundimisht, partia që do të vendos rregullat e lojës në skenën politike të Kosovës, edhe sa i përket konfigurimit ideologjik të kësaj skene politike, gjithsesi mbetet PDK. Edhe PDK ka një përbërje heterogjene si LDK-ja e dikurshme, pra me një lidership dhe qeverisje, që po anon nga e djathta dhe me një pjesë të aktivistëve e deputetëve që janë majtistë e të cilët, po të ishte për qejfin e tyre, do të vazhdonin ende të përshëndesnin me grushte dhe Enver Hoxhën do ta mbanin si hajmali. Por, po që se shikohen me vëmendje disa gjeste të liderit të saj, Hashim Thaçit, fitohet përshtypja se ai vetë gradualisht po lëvizë djathtas. Fjala vjen, organizimi nën patronatin e tij i një akademie përkujtimore për Shaban Pollluzhën, nuk mund të jetë pa një mesazh të tillë brenda vetes. Edhe programi ekonomik i partisë së tij ku parashihet privatizimi masiv dhe zbatimi i tij në praktikë nga qeveria që ai e drejton, lënë të kuptohet se ai e ka lëvizur partinë pakthyeshëm drejt një partie të qendrës së djathtë. Megjithëse një pjesë e aktivistëve të tij ende nuk u besojnë syve të tyre për këtë lëvizje trullosëse djathtas. Ata që tashmë po e kuptojnë këtë lëvizje, kanë filluar të grupohen te Partia Socialiste e Emrush Xhemajlit, e cila me siguri do të bëhet streha kryesore e nostalgjikëve të së majtës, që ende vegjetojnë në gjirin e PDK-së. Se cilat do të jenë konsekuencat e këtij procesi ideologjikisht dekontaminues në gjirin e PDK, tash për tash nuk mund të dihet. Por, kjo do të thotë se as profilizimi i ideologjisë politike te PDK-ja ende nuk është bërë.

Brenda zhvillimeve të tilla jo të natyrshme, përpjekjet e Ramush Haradinajt janë të parakohshme dhe jorealiste. Shpallja prej tij se do të kryesojë një "qeveri Haradinaj", në koalicion me LDK e LDD, është një llogari pa hanxhiun. Si edhe pretendimi për t'u bërë lider i të djathtës, e cila në kuptimin e vërtetë të fjalës, në Kosovë ende nuk ekziston. Një "qeveri Berisha" nuk do ta ketë as frymëzuesi i Haradinajt, Sali Berisha, sepse edhe ai tash e tutje do të ketë një qeveri të kombinuar djathtiste-majtiste, që mund të quhet "qeveria Berisha-Meta". Vota e elektoratit e ka prodhuar këtë gjendje dhe nuk ndihmon kurrfarë retorike për ta ndryshuar atë. As në Kosovë votat më nuk do të fitohen me retorikë boshe, qoftë djathtiste, qoftë majtiste. ■

# Marrëveshja e cila po prodhon mosmarrëveshje

Më 13 gusht 2001 në Ohër u nënshkrua Marrëveshja e Ohrit, e cila i dha fund konfliktit të armatosur ndërmjet pushtetit maqedonas dhe shqiptarëve. Nën praninë e dëshmitarëve ndërkombëtar Fransua Leotar – përfaqësues i posaçëm i BE-së dhe Xhejms Perdju - përfaqësues i posaçm i SHBA-ve, nënshkrues të marrëveshjes ishin: Boris Trajkovski – presidenti i Republikës së Maqedonisë, Lupço Georgievski, kryeministër i Qeverisë së Maqedonisë dhe kryetar i VMRO-DPMNE-së, Arbën Xhaferi – kryetar i PDSH-së, Branko Cërvenkovski – kryetar i LSDM-së, partisë opizitare, Imer Imeri – kryetar i PPD-së. Tani pas tetë vitesh si duket kjo marrëveshje a ka humbur peshën e vet që e kishte në fillim, që nga nënshkrimi i saj. Dhe sa herë vie përvjetori i MO në pah dalin komente dhe analiza të ndryshme. Si duket kjo marrëveshje po fiton më shumë dimension historik sesa praktik politik. Shumë shqiptarë janë dakord, madje herë-herë edhe opozita maqedonase se ka ngecje në zbatimin e kësaj marrëveshje. Sa për ilustrim vlen të ceken vetëm pak shembuj: vetëm dy shkolla të mesme nga gjithsej 92 sa janë në tërë territorin e Maqedonisë kanë emra shqip, edhe pse shkollimi i mesëm është bërë i obliguar, shqiptarët ende përballen me reduktimin e numrit të pranimit dhe me mungesën e objekteve adekuate mësimore, ndonëse ka me dhjetëra dëshmi nga ndërkombëtarët, ish-funksionarët shtetërorë përfshirë ish-ministrin e mbrojtjes se të burgosurit e Sopotit janë të pafajshëm, ata prapëseprapë vazhdojnë të mbeten në burg. Tani për tani si duket për shqiptarët e Maqedonisë shprehja më bajate është bër zbatimit i Marrëveshjes së Ohrit. Të zhgënjyr nga zvarritja e qëllimshme, kërkohen alternativa. Janë dëgjuar zëra, nga grupe politike shqiptare, se zgjidhja e vetme e kënaqshme për shqiptarët do të ishte federalizimi. Madje PDSH-ja ka dalur edhe me një të ashtuquajtur marrëveshje të re shqiptaro-maqedonase, ndërsa PDK-ja ka ofruar një memorandum të ri ku kërkohet barazi e plotë juridiko-kushtetuese për shqiptarët e Maqedonisë. Megjithatë thjesht edhe këto kërkesa përveç partive, nuk u hyjnë në punë askujt, për faktin se asgjë s'mund të funksionojë në raport me palën maqedonase dhe faktorin ndërkombëtar kur ndasitë dhe përçarjet brendashqiptare janë të patejkalueshme. PDK, PPD dhe disa asociacione studentore dolën në protesta paqësore, jehona e të cilave ishte e dobët dhe u pa se nuk funksionoi siç e paramenduan organizatorët. Fare mirë dihet se Marrëveshja e Ohrit u arritë pas luftës dhe ndërhyrjes së faktorit ndërkombëtar. Dhe ndonëse nën garancinë e faktorit ndërkombëtar, pala maqedonase prapëseprapë i bishtëron kësaj marrëveshje. Mu për këtë shkak është mendjelehtësi të mendohet për protesta paqësore pas 2001. Krahas zvarritjes së zbatimit të MO, Maqedonia po përballet edhe me probleme të tjera, me Greqinë dhe Bullgarinë, të cilat probleme mund të paraqesin pengesë për integrimet euroatlantike. Pra edhe kjo më shumë mund të reflektohet te shqiptarët. Krahas gjendjes së rënduar politike te shqiptarët është më e theksuar edhe gjendja e rëndë sociale, e cila nëse vazhdon të përshkallëzohet, mund të sjell pasoja të shumta. Në këtë mënyrë shqiptarët kanë mbetur peng të problemeve maqedonase dhe të mosunitetit të tyre. Dhe mbase struktura politike shqiptare në Maqedoni, nuk ka potencial t'i lëvizë gjërat përpara, kurse gjendja e shqiptarëve vazhdon të jetë e rënduar, atëherë në këtë drejtim Shqipëria dhe Kosova, si shtete pak a shumë të konsoliduara, e kanë obligim kombëtar që të jenë më të angazhuara në politikën e tyre të jashtme, duke i shfrytëzuar edhe mundësitë për presion ndaj palës maqedonase. Tirana dhe Prishtina pikënisje referuese mund t'i ketë edhe deklaratat e diplomatëve të huaj të akredituar në Shkup. Ambasadori evropian në Shkup Ervan Fuere në prag të përvjetorit të MO u shpreh: "Duhet bërë akoma shumë.Ende ka çështje të cilat kanë mbetur të pazgjidhura nga konflikti i 2001. Duhet bërë shumë për të drejtat e shqiptarëve… përfaqësim adekuat dhe përdorimin e gjuhës. Ekziston 'ligji për gjuhët', por për zbatimin e tij duhet ende shumë punë". Në të njëjtën linjë u shpreh edhe ambasadori amerikan në Shkup Filip Riker: "Marrëveshja e Ohrit ka shënuar ngecje, sidomos në disa ligje siç është ai i gjuhëve. Duhet të dimë se Marrëveshja e Ohrit është baza mbi të cilën duhet të punojë shteti dhe qytetarët për t'u arritur një jetë më e mirë dhe zhvillim në Maqedoni". Vitin e ardhshëm BE pritet t'i liberalizoj vizat me Maqedoninë. Kështu Maqedonia në njëfarë mënyre është nisur drejt Evropës, edhe pse akoma me mentalitet ballkanik dhe me politikë që nuk përkon me integrimet e dëshiruara euroatlantike. ■

**A. A.**



### Intervistë me nënkryetarin e Aleancës Kosova e Re (AKR), Ibrahim Makolli

# Makolli: Viti 2015, kufiri i profilizimit të partive

**Nënkryetari i AKR-së thekson se partia e tij është parti politike liberal-demokrate e qendrës së djathtë, ndonëse thotë se herët është të flitet për profilizimin e partive, për faktin se brenda një partie mund t'i gjesh (anëtarët e tyre) nga më e djathta ekstreme deri te më e majta ekstreme**

**Intervistoi: Muhamet JAHIRI**

Nënkryetari i Aleancës Kosova e Re (AKR), Ibrahim Makolli, është i bindur se në zgjedhjet lokale të vjeshtës do të ketë vendosje të kamerave, edhe përkundër vendimit të KQZ-së. Sipas tij vendosja e kamerave është e domosdoshme. Ai thotë se më lirë është që në vendvotime të sigurohen kamera sesa kallashë.

"Më mirë është kamera në vendvotime sesa kallashë, sepse herën e fundit në vendvotime kemi parë kallashë dhe mund të them se kamerat kushtojnë më lirë se kallashët", ka thënë Makolli.

Nënkryetari i AKR-së mendon se po që se zbulohen keqpërdorime dhe manipulime me votat e qytetarëve, në partinë e tij do të vije në dyshim njohja e rezultateve.

Ai gjithashtu ka folur edhe për polemikat që po bëhen mes partive se cila është më e djathtë, ndërsa këto veprime i quan vetëm si përpjekje për të përfituar në zgjedhje. Sipas tij në Kosovë edhe nuk ka profilizim të partive politike. Makollit thekson se brenda një partie mund t'i gjesh nga më e djathta ekstreme deri te më e majta ekstreme.

AKR-ja është parti e qendrës së djathtë deklarohet ai, ndërsa fton të gjitha partitë që e ndjejnë vetën në këtë profil t'i bashkohen. Ai është i bindur se deri në vitin 2015, partitë politike do të profilizohen në tërësi.

Gjithashtu Makolli flet edhe për zgjedhjet e brendshme në parti ku sipas tij kanë shkuar siç është më së mirë, ndërsa deklarohet se janë të gatshëm për zgjedhjet lokale të vjeshtës.

**PAQJA:** ***Z. Makolli, a mund të na thoni si po shkojnë punët brenda ARK-së?***

**MAKOLLI:** Vetë organizimi politik partiak është kompleks dhe askush nuk duhet të pretendoj se brenda organizimeve të brendshme partiake është gjithçka perfekte. Si subjekt i ri edhe ne po përballemi me sfidat dhe çështjet organizative të brendshme, por për ne këto probleme janë më të lehta, sepse jemi në fillet e organizimit tamam të qëndrueshme. Ne kemi pas kuvendin e tretë zgjedhor brenda dy vjetësh, kemi mbajt tri kuvende zgjedhore për shkak të prurjeve të reja dhe e kemi pa të domosdoshme që të mbajmë zgjedhje për shkak që të dalin struktura udhëheqëse me bazë.

Kuvendi ynë i fundit ka treguar se brenda organizimit të AKR-së ka qëndrueshmëri, edhe pse ka nevojë për avancim sepse partia është si organizmi i njeriut që kërkon çdo ditë të mbahet. Por shkalla e avancimit të brendshëm është e qëndrueshme.

**PAQJA:** ***Në cilën kohë e keni kryer kuvendin e fundit zgjedhor?***

**MAKOLLI:** Kuvendin e fundit zgjedhor e kemi mbajtur në korrik dhe mbajtja e këtij kuvendi i ka paraprirë diku rreth 736 kuvendeve të nëndegëve që janë mbajt në Kosovë dhe 37 kuvendeve të degëve në një periudhë kohore që ka zgjatur diku rreth gjashtë muaj. Prandaj, po them se kemi pas zgjedhje në të gjitha nivelet e partisë, qoftë horizontal qoftë vertikal dhe kemi pas kuvendin zgjedhor, i cili ka qenë tërësisht i organizuar në mënyrën më të mundshme demokratike.

### Partitë politikë do të profilizohen deri në vitin 2015

**PAQJA:** ***Z. Makolli cili është komenti juaj për lëvizjet që po bëhen nëpër partitë politike. Kohët e fundit ka qenë një lëvizje nga partia juaj në drejtim të AAK-së?***

**MAKOLLI:** Ka shumë faktorë që ndikojnë në këtë çështje. Në Kosovë, por as në Ballkan nuk ka pasur as nuk ka profilizim të partive politike, sepse i takojmë Ballkanit ku nuk është lejuar një profilizim. Thjesht jemi marrë me mbijetesë. Prandaj partitë politike në Kosovë nuk janë krijuar si rezultat i vizioneve të përbashkëta të njerëzve, por janë krijuar si rezultat për t'i shtyer proceset përpara. Dhe në këtë drejtim brenda një partie politike ka nëse mund të them nga e djathta ekstreme në të majtën ekstreme dhe kanë bashkëjetuar në një kohë. Një shprehje thotë: "Dimri i ashpër i bënë bashkë macen e miun". Mirëpo nëse kanë bashkëjetuar në atë kohë, tanimë nuk është koha kur mund të bashkëjetojnë.



Gjithsesi këtu ekzistojnë dy faktorë që ndikojnë në këto lëvizje të mëdha. E para që për mua është dominonte është se njerëzit nuk kanë pikëpamje të përbashkëta dhe e shohin se në një moment të caktuar nuk janë stabil dhe nuk janë të kënaqur në subjektin me të cilin janë dhe natyrisht përpiqen ta gjejnë për t'ju pushuar më qetë shpirti i tyre.

E dyta duhet të kihet parasysh se njerëzit në politikë hyjnë për të ndërtuar karrierë politike dhe jo gjithherë njeriu e gjen veten rehat, prandaj përpiqen që të kërkojnë shtëpi të tjera në partitë politike. Në çdo parti ka përplasje të mendimeve dhe kjo do të ndodhë deri kur në Kosovë do të kemi profilizim të plotë të partive politike dhe jam i bindur se deri në vitin 2015, skema politike në Kosovë do të qartësohet.

Këto parti nuk janë mësuar që brenda tyre të kenë fraksione dhe në momentin kur dikush mendon ndryshe, ana tjetër pozicionohet për ta mbrojtur dhe këtu lindin këto lëvizje.

**PAQJA:** ***Në AKR-së siç duket nga jashtë ka një stabilitet. A mund të na thoni sa është pesha e z. Pacolli brenda partisë?***

**MAKOLLI:** Në shumicën e rasteve partitë politike identifikohen me lider. Kredibiliteti i liderit ka peshë të rëndësishme, sepse një menaxher i mirë arrin t'i mbajë të gjithë nën një kulm. I zoti i shtëpisë arrin ta mbajë familjen të bashkuar. Roli i Pacol-

lit në stabilitetin e brendshëm vazhdon të jetë i madh, pastaj edhe strukturat e tjera të partisë janë në ndihmesë të kësaj. Lideri e ka rolin e vet të pazëvendësueshëm në çdo parti jo vetëm në AKR.

## Më mirë të vendosen kamerat sesa kallashët

**PAQJA:** ***AKR ka qenë ndër partitë e para që ka kërkuar vendosjen e kamerave nëpër qendrat e votimit, mirëpo ndodhi e kundërta. S'ka kamera në zgjedhje. Cili është qëndrimi juaj në këtë pikëpamje?***

**MAKOLLI:** Unë edhe më tutje nuk besoj se s'do të ketë kamera në zgjedhje. Vërtet ne e kemi parë të domosdoshme vendosjen e kamerave, duke u nisur nga zgjedhjet e fundit që kemi pasur dhe një mori manipulimesh që ka janë paraqitur. Dihet kjo sepse e ka pranuar edhe KQZ-ja diku rreth 30 mijë vota janë manipuluar, për shkak të abuzimeve gjatë procesit të numërimit. Të gjitha këto vota kanë shkuar kot te pikat e votimit, sepse dikush i ka dhënë të drejtë vetës që të manipuloj me votat e individëve. Askush nuk është përgjigjur dhe po të ndodhte kjo në vendet demokratike jo 30 mijë vota po tridhjetë vota të prisheshin do të shkohej në përgjegjësi penale. Prandaj ne jemi mbështetur në këto fakte dhe e kemi kërkuar një gjë të tillë, duke dhënë edhe disa propozime. E para kamerat të vendosen në çdo vendvotim, në pamundësi të kësaj ato të vendosen në çdo vendnumërim. Varianti tjetër që ne kemi propozuar është që në secilën komunë të krijohet një qendër e numërimit të fletëvotimeve. Nëse abuzohet me votën e qytetarit atëherë sinjali i qytetarit është i qartë: 'Pse unë të votoj kur dikush tjetër vendos për mua!', ndërsa dihet se e vetmja armë e qytetarit në demokraci është vota.

**PAQJA:** ***Në ditën kur është vendosur në KQZ për mosvendosjen e kamerave prezent në takim nuk ka qenë i dërguari juaj z. Fadil Maloku. Pse ka ndodhur kjo dhe a ka dhënë ky i fundit shpjegim në parti për këtë?***

**MAKOLLI:** Si duket KQZ fillimisht i ka prolonguar disa procese brenda vetvetes. Maloku ka qenë në pushim dhe KQZ nuk është dashtë të organizoj takime kur dihet se është muaji i pushimeve. Por pavarësisht kësaj KQZ është dashtë që ta analizojë drejt kërkesën tonë. Në procese të tilla nuk merren vendime me vota, por me analiza se cilat janë epërsitë dhe cilat janë të metat që do t'i shkaktojë një proces i tillë. Mund të merret me mend në atë që kam dëgjuar që është për t'u vajtuar ku thuhet se prania e kamerave e dëmton privatësinë. Praktika ndërkombëtare ka treguar që me përdorimin e teknologjisë së tillë avancohet transparenca.

Ne kemi kërkuar nga KQZ që ta rishqyrtoj edhe njëherë vendimin e vet dhe me mbështetje të një analize të tregojë arsyetimet. Njëra prej arsyeve ka qenë kostoja dhe mund të merret parasysh se kamerat nuk janë material shpenzues, sepse ne çdo dy vjet kemi zgjedhje të rregullta. Prandaj a më i kushtueshëm do të ishte një proces zgjedhor rezultati i të cilave për shkak të keqpërdorimeve të mundshme mund të mos pranohet nga ndonjë subjekt politik, apo kostoja e kamerave?! Eventualisht nëse rezultatet nuk do të pranoheshin, atëherë humbja do të ishte e dyfishtë: materiale dhe politike.

Zgjedhjet në vitin 2007, edhe përkundër keqpërdorimeve janë pranuar për shkak të statusit politik të Kosovës, por tashmë nuk do të tolerohet që dikush të luajë me vullnetin e qytetarëve.

**PAQJA:** ***Nëse në zgjedhjet e ardhshme edhe për kundër kërkesës se partisë suaj në KQZ, nuk do të ketë vendosje të kamerave, a do të vije në rrezik bojkotimi i zgjedhjeve?***

**MAKOLLI:** Ne në zgjedhje nuk dalim për hatër, por as për inat të askujt. Ndoshta dikush qëllimisht është i orientuar që të punojë në atë drejtim që ta shtyjë dikë t'i bojkotoj zgjedhjet. Por si do që të jetë, ne do të përpiqemi që ky proces zgjedhor të jetë me standarde ndërkombëtare. Natyrisht do të vëzhgojmë një numër më të madh të vëzhguesve, nuk do të bojkotojmë. Nëse do të ketë fakte të mjaftueshme për keqpërdorim të votave, ne do të vendosim: pranojmë a jo rezultatin.

E keqja këtu është se po krijohet një praktikë e keqe sepse nëse janë manipuluar 30 mijë vota në zgjedhjet e kaluara dhe tani manipulohen aq, ne po mësohemi me ketë praktikë.

## Djathtizmi po përdoret për përfitime personale

**PAQJA:** ***Kohëve të fundit po zhvillohet thuajse një "luftë", se cila parti është më e djathtë. Cili është komenti juaj për këtë?***

**MAKOLLI:** Secili ka të drejt t'i thotë vetës, por problemi është te e djathta dhe e majta nuk është e rëndësishme se çka thuhet me gojë, por ajo që shihet janë veprimet. Ne mund t'i themi vetës jemi të bukur sa të duash por duhet të shikohet cila është realja.

Te ne ka përpjekje nga persona që të bëhen lider të së djathtës, duke i mohuar të tjerëve të jenë të tillë. Kjo nuk guxon të ndodhë, sepse mund të jenë shumica e partive të djathta. Por mund të them se në Kosovë nuk ka profilizim të qartë të partive politike. Brenda tyre ka elemente edhe të djathta edhe të majta, por edhe të qendrës, pra të gjitha i gjejmë brenda një partie politike.

Ne jemi parti politike liberal-demokrate e qendrës së djathtë, sepse kemi konsideruar se në Kosovë nuk ka kushte të favorshme për të qenë i qendrës ekstreme të djathtë. Ajo që po shoh te disa lider është se po mundohen të përfitojnë, duke thënë se jemi të djathtë. Këto më shumë janë përpjekje për të përfituar. Kjo shihet edhe në ligjet në Kuvendin e Kosovës ku shumica e atyre që rrahin gjoks për djathtizëm, deklarohen se përkrahin ligjet që më tepër i përngjajnë të majtës.

**PAQJA:** ***Z. Haradinaj në një farë mënyrë ka kërkuar që t'i bashkohen të djathtit, cili është qëndrimi i AKR-së?***

**MAKOLLI:** Ne jemi parti e qendrës dhe do të jemi si të tillë duke anuar gjithmonë nga e djathta dhe ata që e gjejnë vetën në këtë mes, ku edhe besoj se shumë do ta gjejnë, mund të jenë me ne jo që të vijnë pas nesh por të jemi bashkë.

**PAQJA:** ***Në fund z. Makolli a mund të na thoni deri ku kanë shkuar përgatitjet për zgjedhjet lokale?***

**MAKOLLI:** Ne nuk kemi pasur kohë të pushojmë. Kemi qenë të zënë, duke u përgatitur për zgjedhje, sepse për partitë politike serioze të cilat dëshirojnë t'i udhëheqin institucionet, fushata nuk përfundon kurrë. Sapo të përfundojnë një palë zgjedhje, fillojnë përgatitjet për të tjerat, sepse nuk mund të thuhet po presim. Edhe në AKR pikërisht zgjedhjet e brendshme që kemi pasur kanë qenë si përgatitje për zgjedhjet lokale. Jemi në fazën përfundimtare të krijimit të shtabeve, strategjisë dhe hartimit të programit zgjedhor. Programi ynë do të jetë për secilën komunë i ndryshëm dhe jemi të gatshëm t'i hyjmë kësaj gare. ■

# Humbja pas fitores



Agim AVDIU

Në zgjedhjet e fundit, kryeministri shqiptar Sali Berisha doli me një fitore të ngushtë, fitore që e shpëtoi ende pa përfunduar procesi i numërimit të votave, edhe kjo falë plasaritjes së pariparueshme të krahut të majtë. Përkundër disa veprimeve pozitive, në veçanti të bërjes së rrugës më të afërt me Kosovën, projekt ky panshqiptar që me gjasë rikuperoi imazhin e qeverisë që në radhët e saj pati Pango e Mehdiu, Berisha nuk arriti të realizonte dot atë që pretendonte, fitoren e thellë. Afera e trafikimit të armëve që rezultoi me tragjedinë e Gërdecit, ministrat korruptivë, lidhjet me sekserin serboboshnjak Damir Fazliç etj., e bënë të veten. Berisha do të rimandatohet edhe për katër vite, por tani e tutje do të jetë në krye të një qeverie hibride, drejtues i një qeverie amalgamë të përbërë prej një konglomerat elementesh që do t'ia vështirësojnë mbajtjen e dizgjinëve në duar. Pas fitores së brishtë, kryeministri doli në mënyrë krejt të beftë për të paralajmëruar një projektligj gjoja kundër diskriminimit. Për të qenë habia më e madhe, diskriminimin e parë kryeministri e vërejti te 'subkultura e gay-ve'. Me këtë ide të tij, ai e shkërmoqi moralisht atë pak fitore të arritur me shumë mund. Berisha u zhyt dhe u fundos moralisht. Kështu simpatinë e parë pas fitores zgjedhore Berisha e mori nga aleanca LGBT (lesbike, gay-homoseksualë, biseksualë, transgjender), gjegjësisht nga 'përfituesit' e këtij ligji. Kryeministri u shpreh pro një ligji që bie drejtpërdrejt ndesh me kushtetutën e vendit dhe me kodin e familjes. Por jo vetëm kaq. Ai me këtë ide atakoi rëndë traditën shqiptare dhe fetë. Legalizimi i lidhjeve të tilla e lufton moralin shqiptar të koduar ndër shekuj të tërë me kanune dhe pleqërime të kultivuara me shumë urti e sakrifica. Lejimi i martesave gay është antifetar, shikuar nga këndvështrimi i cilësdo fe. Në këtë kontekst vlen të ceket se djali i kryeministrit dhe vajza e tij shpesh janë shprehur para medieve si besimtarë të devotshëm që agjërojnë e luten. Ky kontrast i patejkalueshëm është një paradoks i llojit të vet. Pra, si duket, gjërat janë ngatërruar dukshëm. Për liberalizimin e vizave, Bashkimi Evropian nuk kërkon nga Shqipëria liberalizimin e martesave gay, por kërkon pasaporta biometrike, luftimin e korrupsionit, mbikëqyrjen e hollësishme të kufirit etj. Tekefundit, një ligj i tillë nuk u diskutua në asnjë nga vendet që sapo fitoi të drejtën e lëvizjes së lirë drejt Bashkimit Evropian. Zaten ne vendet e BE nuk kemi arritur akoma t'i kopjojmë prej së larti, andaj s'kemi se përse t'i kopjojmë prej së poshtmi. Nëse ky do të ishte kushti për hyrje në BE, atëherë ne s'kemi nevojë për hyrje të mbrapshta. Po që se kemi të bëjmë me provokim të situatës, kujtojmë faktin se kur në Serbi disa homoseksualë i kërkuan 'të drejtat' e tyre, qytetarët serb iu përgjigjën me zjarr, duke i gjuajtur me koktej molotovi. Krahas papunësisë së madhe, krizës së rënduar sociale e ekonomike, shtimit të vetëvrasjeve nga dëshpërimi, kriminalitetit në rritje (së fundi vrasja e katër oficerëve të policisë nga krimineli Dritan Dajti), e shumë probleme të tjera, nuk lejojmë tallje të tilla me popullin. Kryeministri i rimandatuar nuk guxon t'i lejojë vetes të propozojë ligje kundër traditës, normave dhe moralit të popullit të tij. Në të kaluarën familja shqiptare ka qenë model për familjet e tjera në shumë vende të botës, prandaj ajo nuk duhet sjellë në derexhe të mjeruar. Në kohën kur vlerat morale po tundohen, kjo do të nxisë reperkusione të paparashikueshme. Shkatërrimi i familjes nënkupton se do të rriten fëmijë që nuk e njohin nënën e babën e vet, nënkupton shtimin e sëmundjeve vdekjeprurëse, seksualisht të transmetueshme dhe pasoja të tjera të panumërta. Gjersa shumica e mjekëve dhe psikologëve janë të mendimit se prirjet gay janë sëmundje psiko-emocionale për të cilat duhet trajtim, kryeministri shqiptar, krye në vete, mendon të kundërtën: se duhet të motivohen, duke ua bërë të ligjshme madje edhe martesat e përbashkëta. Prej gjithë politikanëve në Shqipëri, shqiptarët këtej kufirit më së shumti e duan Sali Berishën. Megjithëkëtë nuk është hera e parë që Berisha i zhgënjen shqiptarët. Sinqerisht kjo është për të ardhur keq. ■


Sali Berisha

### Shqiptarët e "Kroit të Vitakut" sërish pengohen për rindërtimin e shtëpive të tyre

# Derisa serbët punojnë pa leje, shqiptarët detyrohen të presin vendimet e të tjerëve



**Florije ADEMI**

Banorët e lagjes veriore "Kroi i Vitakut" në Mitrovicë, sërish janë ballafaquar me probleme rreth procesit të rindërtimit të pronave të tyre. Derisa ata nuk kanë shkaktuar as më të voglin problem ndaj serbëve që kanë filluar të ndërtojnë objekte kolektive në pronat e blera nga shqiptarët, pa pasur leje për ndërtim, serbët e lagjes kanë kundërshtuar me gurë fillimin e pastrimit të një shtëpie të djegur të Vitakëve. "Ne e kemi pranuar realitetin e krijuar dhe serbët po ndërtojnë në pronat që i kanë blerë nga shqiptarët, në këtë lokalitet ku s'kanë pas kurrë shtëpi dhe çuditem pse serbët nuk e pranojnë një realitet të tillë, por na pengojnë për rindërtimin e shtëpive, aty ku i kemi pas" - thotë Musa Haliti, përfaqësues i lagjes në fjalë.

Sipas tij, shqiptarët kanë mbi 90 prona që presin të rindërtohen në lokalitetin e banuar dikur me popullatë të përzier, aty ku janë penguar nga serbët për pastrimin e rrënojave të shtëpisë së Shahin Vitakut. Përveç kundërshtimeve të serbëve, shqiptarët ndihen të diskriminuar edhe nga autoritetet ndërkombëtare, gjegjësisht UNMIK-u, që administron atë pjesë të qytetit.

"Serbët i kanë vazhduar punimet para disa jave dhe ne nuk kemi bërë probleme, përkundër faktit se janë duke punuar pa leje përkatëse, ndërsa në momentin kur ne kemi filluar punët përtej tyre, ata i kanë penguar punëtorët", thekson Haliti.

Ai shton se asnjëherë policia e EULEX-it nuk i ka ndërprerë serbët që kanë punuar pa leje, deri ditën kur serbët e kanë kundërshtuar fillimin e punëve për shtëpitë e shqiptarëve.

Megjithatë, shqiptarët ende janë duke pritur vendimet e autoriteteve për të vazhduar pastrimin e rrënojave të shtëpive që përfshihen në fazën e dytë të rindërtimit. Ndërkaq serbët punojnë pa leje pa asnjë problem.

Kryetari i komunës së Mitrovicës, Bajram Rexhepi, konsideron se grupe të organizuara që veprojnë nën dirigjimin e strukturave paralele serbe, tentojnë që të mbajnë një gjendje sa më të tensionuar në këtë lagje, sepse atyre nuk u konvenon situata e qetë dhe normale. Punëtorët shqiptarë disa ditë as që tentuan të punojnë në lokalitetin kontestues, duke pritur ndonjë vendim nga autoritetet lokale. Meqë një gjë e tillë mungoi, ata iu drejtuan strukturave civile dhe atyre të sigurisë duke i paralajmëruar se do të fillojnë punimet, ndërkohë që kërkuan prej tyre ofrimin e sigurisë gjatë procesit. Mirëpo, përkundër paralajmërimeve, ata nuk u lejuan të punojnë në atë vend.

Hasan Vitaku, njëri nga banorët e atij lokaliteti, tha se nuk është hera e parë që ndodh një gjë e tillë, ku ata nuk lejohen që t'i rindërtojnë shtëpitë e tyre, sepse sa herë që banorët shqiptarë kanë tentuar të punojnë në pronat e tyre, serbët janë organizuar dhe gjithmonë kanë protestuar në format më të vrazhda të mundshme, duke penguar, ofenduar, madje edhe duke gjuajtur edhe me armë zjarri.



I ashtuquajturi drejtor i urbanizmit në atë pjesë të qytetit, Dragan Spasojeviq, tha se paraprakisht duhet të respektohet procedura e rregullave të urbanizmit, duke përmendur këtu certifikatat e pronave, projektin ideor dhe një varg dokumentesh të tjera, të cilat, sipas tij, pala serbe i ka siguruar dhe pritet të fillojnë punën menjëherë.

Spasojeviq tha se po punohet që kjo procedurë të kryhet sa më shpejt edhe për palën shqiptare, në mënyrë që edhe ata të fillojnë punimet sa më parë, në mënyrë që "Kroi i Vitakut" të jetë një shembull i mirë për të gjithë. Në anën tjetër, kryetari i Komunës së Mitrovicës, Bajram Rexhepi, ripërsërit për të satën herë se e drejta e qytetarëve për kthimin në pronat e tyre është e pakontestueshme dhe se për shtëpitë e shkatërruara gjatë luftës nuk ka nevojë për ndonjë leje.

Kurse, administratori i UNMIK-ut në veri, Jarosllav Kozak, thotë se për rindërtimin e shtëpive kanë të drejtë të dy palët, mirëpo duhet të bisedojnë paraprakisht dhe të arrijnë marrëveshje mes tyre në lidhje me këtë, në mënyrë që gjatë punimeve të mos ketë incidente të mundshme.

Sikurse kryetari i komunës, Bajram Rexhepi, ashtu edhe Musa Haliti, përfaqësues i banorëve të lagjes në fjalë, të vendosur për vazhdimin e punëve, thonë se do të presin edhe disa ditë me shpresë se do të arrihet një marrëveshje dhe se do të punohet pa kurrfarë problemi, ashtu siç është duke u punuar në anën tjetër të lagjes.

Nga ana tjetër, zëdhënësi rajonal i policisë së Kosovës, Besim Hoti, shpreh gatishmërinë e policisë së Kosovës për të ofruar siguri gjatë kohës së punimeve. Deri më tani, në "Kroin e Vikatut" janë rindërtuar pesë shtëpi të shqiptarëve, një tjetër është meremetuar, ndërkaq gjashtë prona të tjera kanë filluar të rindërtohen.

Rikujtojmë se procesi i rindërtimit në këtë lagje, ku para lufte kanë banuar mbi 150 familje shqiptare, ka filluar i shoqëruar me kundërshtime të shumta nga ana e serbëve, ashtu siç ka filluar edhe faza e dytë e projektit, ku gjatë sulmeve me gurë nga ana e rebeluesve serbë kanë pësuar lëndime zyrtarë të komunës, policë të Kosovës, gazetarë dhe punëtorë të kompanisë ndërtimore. ■

# USHT – Universitet apo

**Përderisa dështuan përpjekjet e maqedonasve që ta shndërrojnë UT në një mësonjëtore pa vlerë të lartë akademike, të papërfillshme nga aspekti shkencor në këto hapësira dhe një vatër thjesht pa perspektivë, pikërisht këtë plan të shëmtuar gradualisht po e jetësojnë partitë politike shqiptare në Maqedoni**



**Avni AVDIU**

Gjëja më me vlerë me të cilën populli shqiptar në Maqedoni ka qenë i lidhur emocionalisht dhe shpirtërisht, pa mëdyshje, ka qenë Universiteti i Tetovës. Ky institucion i lindur në rrethana tejet të vështira, me sakrifica të shumta, madje edhe me gjak, ka qenë një shpresë e madhe. Popullata shqiptare nuk ka kursyer asgjë dhe edhe përskaj gjendjes së rënduar ekonomike e ka ndihmuar në vitet e para me të gjitha mjetet financiare. Kanë qenë emocionuese momentet që ende ruhen në kujtesë, kur gratë e hiqnin floririn nga duart, gishtërinjtë dhe qafat e tyre, kur edhe bujqit e derdhnin kontributin e tyre modest; me një fjalë i gjithë populli ishte i sensibilizuar kur bëhej fjalë për UT dhe nuk ndalej së dhëni. Shprehur figurativisht: UT u bë tempulli i shqiptarëve të Maqedonisë, në të cilin sublimoheshin ëndrra të mëdha për një të ardhme më të mirë. E ngelur mbrapa nga represioni i vazhdueshëm e sistematik i regjimeve, rinia pa në dyert e UT horizontet e para të shndritshme në tunelin e errët që kishin krijuar rrethanat turbulente ekonomike, politike e shoqërore të vendit në tranzicion. Lindja e UT ishte tamam si lindja e një foshnje në shkretëtirë, përplot dhimbje e mundime. Pushteti mundohej me çdo kusht ta dekurajonte stafin drejtues që të zmbrapsej. Mirëpo nuk ia arriti dot qëllimit. Dhe ndodhi e papritura. Përderisa dështuan përpjekjet e maqedonasve që ta shndërrojnë UT në një mësonjëtore pa vlerë të lartë akademike, të papërfillshme nga aspekti shkencor në këto hapësira dhe një vatër thjesht pa perspektivë, pikërisht këtë plan të shëmtuar gradualisht po e jetësojnë partitë politike shqiptare në Maqedoni. Duke garuar me njëra-tjetrën se cila do të ushtrojë ndikimin e saj në këtë institucion, këto parti nuk kaluan vetëm në rrafshin politik, thjesht të ndërrimit të strukturave drejtuese, por vepruan edhe më keq: e mbushën UT me partizanë e simpatizantë partiakë skajshmërisht pa përgatitje akademike, pa përfillur njerëzit me tituj shkencorë vetëm për fajin se kishin paanshmëri partiake. Shumë ligjërues janë të pajisur me diploma e tituj kinse shkencorë, të cilat i kanë marrë pa kryer as fakultetin. Rastis të takosh ligjërues që japin mësim, e që vetë nuk i kanë kryer kurrë studimet e larta, i kanë blerë diplomat diku jashtë vendit, ose kanë mesatare që nuk plotëson as kushtin minimal për të qenë asistent ose ligjërues. Thjesht vullneti i partive është bërë kriter për vlerësime shkencore. Autonomia e universiteteve është e garantuar me të gjitha ligjet dhe konventat shtetërore dhe ndërkombëtare, por në rastin e USHT kjo mbetet vetëm në letër. Shkarkimet dhe emërimet në hierarkinë e Universitetit Shtetëror të Tetovës shkaktuan reagime tek opozita, e cila kishte vepruar ngjashëm kur kishte qenë në pushtet. Veprimet e fundit të MASH-it, me akuzat për abuzime financiare dhe korrupsion të ish-drejtuesve të USHT, sipas tyre, nuk janë gjë tjetër përveçse një tentim për të kamufluar arsyen e motivuar politikisht, se ato veprime cenojnë autonominë e një institucioni dhe se nëse ndiqet kjo logjikë, atëherë ky institucion nuk do të stabilizohet kurrë, gjë që i konvenon shumë pushtetit maqedonas. Tifozllëku partiak i kuadrove të fakultetit i ka rreshtuar profesorët universitarë në kahe të kundërta partiake dhe kjo gjendje mund të konsiderohet si segmenti më shqetësues i skandalit të USHT.



Gjendje aspak më e mirë është edhe në Universitetin e Evropës Juglindore, i njohur ndryshe si Universiteti i Shtulit. Nepotizmi i stërtheksuar, notimi i lartë për pak mësim, parregullsi të shumta dhe joprofesionalizmi i kuadrit janë alfa dhe omega e këtij institucioni. Se është kështu, mjafton ta pyesësh cilindo student prej këtyre universiteteve. Prej shumicës së tyre mund të dëgjosh lloj-lloj 'margaritarësh', që herë-herë të duken të pabesueshme e që janë shkrirë edhe në barsoleta. Dëgjohen fjalë: 'po ta kisha ditur se është kaq lehtë fakulteti, s'do ta kryeja shkollën e mesme, në shkollë të mesme me dysh, në fakultet me dh-

# o mësonjtore partiake?!




jeta etj. Shumë ish-nxënës të dobët që mezi ia arritën ta kryenin shkollën e mesme, përnjëherë u bën me indekse, të cilat i mbushën më pas edhe me nota të larta. Pra, shqiptarët në Maqedoni edhe kanë edhe s'kanë universitete. Kjo njëmend është e hidhur, por mjerisht realitet. Prandaj tingëllojnë ironike disa reklama që janë lansuar në disa media shqiptare përfshirë edhe RTK, ku trumbetohet me pompozitet se arsimimi në këto institucione është diçka që i plotësuaka standardet evropiane. Edhe më ironike është guximi që kanë ndërmarrë këto institucione për të hapur programet e masterit, madje edhe të doktoratës, që më shumë është bërë për efekte profitabile sesa shkencore. Ky zaten është edhe kulmi për të cilin çdo koment do të ishte i tepërt. Sa i përket planprogrameve, teksteve e literaturës, rroftë interneti! – ky burim i pashtershëm vjedhjesh e plagjiaturash. Mjerisht, ky është një fakt shumë i dhimbshëm, andaj edhe duhet ta themi se **tash për tash arsimi është kthyer në mjet korrupsioni, abuzimi e kontrabande.** Ky është moment i volitshëm që shumë




individë me poste partiake dhe qeveritare t'ia mësyjnë universitetit për të marrë një diplomë fakulteti, e në rastet më ekstreme edhe ndonjë titull "shkencor". Këto zhvillime janë shumë brengosëse sepse e dëmtojnë rëndë procesin edukativo-arsimor. E dëmtojnë para së gjithash popullatën. Dhe, për çudi, ndonëse pas gjithë këtyre dukurive alarmi është ndezur, prapëseprapë, nuk alarmohet askush. Nuk del forcë që t'u thotë këtyre: 'stop'. Mirëpo përgjegjësia bie mbi inteligjencinë shqiptare dhe mbi çdo intelektual veç e veç, në veçanti mbi ligjëruesit me tituj të vërtetë shkencorë. Tani për tani ndërgjegjet e tyre janë të fjetura, karakteri i tyre i brishtë dhe fuqia reflektuese e asfiksuar, sepse ose kanë qenë ose janë ose mendojnë të jenë pjesëtarë të ndonjë partie politike. Megjithatë, kur analizon këtë situatë vërtet të keqe, shtrohen disa pyetje jetike, që nuk të lënë të qetë për asnjë moment. Kush do të japë nesër përgjegjësi për studentët që studiojnë në këto universitete kur ata të dalin kuadro të dobëta?! Pse ndodh kështu dhe cilën librezë partiake duhet ta kesh për t'u punësuar në këto institucione?! Si ta ndalojmë këtë proces shumë degradues për arsimin shqip?! Siç po zhvillohen punët është problematizuese edhe të parashikohet se si do të jetë në një të ardhme të afërt. Atëherë kur nga këto institucione të dalin qindra e mijëra të diplomuar, kush do të ketë forcë morale t'u thotë, edhe pasi të dëshmohet padituria e tyre, se thjesht s'keni kryer asgjë dhe se e keni mashtruar vetveten?! Nëse atëherë do të jetë tejet vështirë, atëherë sot është pak më lehtë të thuhet se reklamat e publikuara, ku joshen të rinjtë për t'ia mësyrë këtyre institucioneve ngase na qenkan sipas standardeve evropiane, janë thjesht blofe propagandistike që nuk kanë të bëjnë aspak me realitetin. **Për të mirën e popullit, dy universitetet duhet të ndryshojnë shumëçka, e para së gjithash prej tyre duhet të hiqet ndikimi politik i partive shqiptare**, megjithëse kjo duket diçka e largët, pa u bërë vendi anëtar fuqiplotë i BE-së. Njerëzit e vullnetit të mirë, patriotët e vërtetë dhe njerëzit dinjitoz, duhet ta hedhin hapin e parë në këtë drejtim, sado i kushtueshëm të ishte ai për ta, sepse **nëse nuk u thuhet stop gjërave të tilla është rrezik që ne si popull të hyjmë në librin e Ginesit me numrin rekord të analfabetëve të diplomuar.** ■

# Vizita e reisit në Kosovë



Faik MIFTARI

Me ftesë të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Myftiut të saj Naim ef. Tërnava, në vizitë treditore në Kosovë këtë muaj qëndroi Reis-ul Ulema i Bosnjës dhe Hercegovinës Dr. Mustafa ef. Çeriç me bashkëpunëtorët e tij. Në përbërje të delegacionit të tij, ishin përveç Reisit dhe bashkëshortes së tij, edhe Ed-hem Biçakçiç kryetar i Kuvendit të Bashkësisë Islame të BeH, myftiu i Sanxhakut Muamer ef. Zukorliç, rektori i Uneiversitetit internacional të Novi Pazarit dr. Mevlud Dudiç, Aziz ef. Hasanoviç ndihmës myftiu i Bashkësisë Islame të Kroacisë, Mirza Shabiç përfaqësues i Bashkësisë Islame të Kroacisë, Muhamed Salkiç sekretari gjeneral i Kryesisë së Bashkësisë Islame të BeH si dhe Aziz Kadribegoviç kryeredaktor i gazetës informative islame “Preporod”.

Ditën e parë të vizitës zyrtare në Kosovë, reisi e kaloi në Prishtinë, ku pas takimit zyrtar me nikoqirin e tij myftiun e Kosovës Naim ef. Tërnava, pati takim zyrtar edhe me presidentin e Kosovës zotëri Fatmir Sejdiu. Te presidenti reisi “pa një personalitet të përafërt sikurse të ishin takuar shumë herë. Kam përjetuar një ëmbëlsirë të veçantë në fjalët të tij dhe respektin e plotë të treguar ndaj meje. Takimin me presidenetin e vlerësoj si simbol të miqësisë dhe bashkëpunimit në mes shqiptarëve dhe boshnjakëve në Ballkan”. Ditën e parë të vizitës Reisi me delegacionin e tij dhe nikoqirët vizituan edhe kompleksin memorial të Jasharajve në Prekaz si dhe Tyrben e Sulltan Muratit në Mazgit.

Ditën e dytë të vizitës, reisi vizitoi Prizrenin. Në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit u prit nga kryetari i Bashkësisë Islame të Prizrenit Lutfi ef. Ballëku. Pas pritjes zyrtare reisi me bashkëpunëtorë dhe nikoqirin e tij myftiun e Kosovës Naim ef. Tërnava vizituan xhaminë e Bajraklisë (në të cilin u mbajt Kuvendi i Lidhjes së Prizrenit) si dhe xhaminë e Sinan Pashës, e cila është në fazën e restaurimit dhe konzervimit të saj. Në qendër të Prizrenit, Shadërvan, piu ujë në çeshmen e mirënjohur të Shadërvanit, si dhe një kafe përball



Shadërvanit. Pas kësaj bëri një shetitje të shkurtër duke kaluar mbi urën e vjetër të gurit, vazhdoi kah qendra, duke ecur pranë minares Arasta, përballë hamamit të Gazi Mehmed pashës, gjer te selia e Vakfit të Prizrenit. Enkas për të pritur reisin, erdhi nga Gjakova poeti, shkrimtari dhe publicisti i mirënjohur Mexhid Yvejsi. Pas kësaj suita e reisit vazhdoi për në fshatin Lubinje e Epërme ku u përgatit një pritje madhështore nga vendasit si dhe qytatarët enkas të ardhur nga Prizreni. Pritja iu bë në oborrin e shkollës së fshatit, ku mbajti një fjalim të rastit. Ai në mes tjerash tha:

*"Boshnjakët e Kosovës duhet të kuptojnë se shqiptarët i kanë miq dhe aleat natyror. Porosia jonë është të jeni bashkë, ashtu që t'i bashkojmë forcat për qëllimin tonë final që është gjetja e vendit tonë meritor në Ballkan. Qëllimi ynë është që më kurrë më asnjë boshnjak, asnjë shqiptar dhe asnjë njeri të mos përballet me padrejtësi dhe të keqe, sepse të gjithë njerëzit janë krijesat e Zotit. Edhe atyre që nuk na duan, të mos u ndodh gjenocid e të mos vriten pse i përkasin një feje a populli tjetër. Ky është qëllimi ynë".*

Tubimin e përshëndeti edhe Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava, i cili përveç tjerash tha: *"Shqiptarët dhe boshnjakët kurrë nuk do ta harrojnë Srebrenicën dhe Reçakun dhe se kanë kaluar nëpër sprova të njëjta në fund të shekullit të kaluar. Ne jemi shembull se si neve si muslimanë mund të jetojmë në këto hapësira. Më tepër se 600 vjet prej neve nuk kanë gjetë gjë të keqe. Të gjitha të këqijat të tjerët na kanë imponuar dhe se kurrë nuk kemi insistuar në luftëra, por ato na janë imponuar. Besojmë që ne në Kosovë, por edhe vëllezërit nga Bosnja, me kontributin e tyre, do tëjenë pjesë integruese në Evropë. Ne në Evropë do të hymë ashtu siç jemi, pra synojmë të integrohemi me fenë tonë që e kemi, duke i respektuar fetë tjera katolike dhe ortodokese".*



Pas përfundimit të takimit në xhaminë e fshatit u falë namazi javor i xhumasë, të cilin e udhëhoqi reisi dr. Mustafa Ceriçi. Pas përfundimit të faljes së xhumasë reisi së bashku me delegacionin vazhdoi vizitën pasditore për në fshatrat e Gorës.

Ditën e tretë të vizitës së tij në Kosovë reisi e kaloi në Prishtinë, me ç'rast nënshkroi Memorandumin e Mirëkuptimit në mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Bashkësisë Islame të BeH: për bashkëpunimin e ndërsjellë në nivelet e ndryshme të dy bashkësive fetare. Po ashtu në seminarin e organizuar nga Forumi i Boshnjakëve të Kosovës me titull: "Bashkëpunimi rajonal i boshnjakëve dhe Kosova", mbajti një ligjeratë akademike të nivelit më të lartë.

*"Edhe pse 11 korriku u shpall dita e kujtimit të gjenocidit në Srebrenicë nga Parlamenti Evropian, Brukseli zyrtar prapë bënë gabim, duke rënë në lojrat e Serbisë, me ç'rast ia mundësoi Serbisë së bashku me Malin e Zi e Maqedoninë, lehtësimin e qarkullimit të lirë në vendet e Bashkimit Evropian, ndërsa në rastin e Bosnjës, Shqipërisë dhe Kosovës ia pamundëson qarkullimin e lirë në vendet e Bashkimit Evropian. Merreni me mend e shpërblen agresorin, ndërsa e dënon viktimën. Ne i takojmë civilizimit evropian, jetojmë në Evropë dhe së bashku me popullin shqiptar jemi autokton në Ballkan, e neve duhet në radhë të presim edhe nga dy ditë për një vizë për të udhëtuar në Evropë. Më quajnë albanofil, por unë i falenderohem Allahut që më mundësoi që për këto 3 ditë vizite në Kosovë të zgjerojë edhe më tutje miqësinë time me shqiptarët. Në përfundim ju lë amanet ta ruani dhe zhvilloni miqësinë e mëtejme me shqiptarët dhe së bashku të ndërtojmë një ardhmëri më të mirë në Ballkan në përgjithësi"*, tha ndër të tjera në ligjëratën e tij reisi i Bosnjës e Hercegovinës, dr. Mustafa ef. Çeriçi. ■



**Reflektime nga fjalimi i Presidentit Amerikan në Kajro të Egjiptit**

# A e hodhi Obama topin n



Driton MORINA

Pas ardhjes në pushtet, presidenti amerikan Barack Obama u përkushtua që Amerikës t'ia kthejë imazhin e humbur nga paraardhësi i tij. Për ta rritur këtë synim, administrata e re amerikane, në mënyrë strategjike, planifikoi që presidenti i ri të zhvillojë një turne në Evropë, por edhe në Lindjen e Mesme, duke filluar në Turqi e duke përfunduar në Egjipt. Obama me një stil prej strategu, duke folur para parlamentit turk, më 6 prill të këtij viti, bëri të ditur se "Amerika nuk është dhe kurrë nuk do të jetë në luftë me Islamin". Edhe pse një thënie mjaft shpresëdhënëse, megjithatë përmes këtij deklarimi preciz Obama shfaqi shkathtësitë e tij intelektuale dhe diplomatike, duke lënë të kuptohet se administrata amerikane ka ndryshuar, ngase ai nuk tha se Amerika nuk ishte në luftë me Islamin por nuk është, që nënkupton se ai nuk fliste për dështimet e paraardhësit të tij.

Sidoqoftë, kulmin e retorikës se tij Obama e arriti gjatë fjalimit të tij prej 55 minutash me 4 Qershor 2009 në Kajro të Egjiptit, fjalim ky, i cili u ndoq nga mijëra pjesëmarrës dhe qindra mijëra telespektatorë anekënd globit. Meqenëse, sipas Shkencës se Menaxhimit të Burimeve Njerëzore, sa më i hapur që të jetë njeriu ndaj miteve dhe tabuve të ndryshme, aq më i suksesshëm do të jetë ai në zgjidhjen e krizave dhe mundjen e sfidave, Obama duket të ketë ndjekur me përpikëri rregullat e kësaj shkence kështu që gjatë fjalimit të tij ai rrëzoi të gjitha mitet dhe tabutë, duke biseduar haptazi rreth pothuajse të gjitha problemeve mes otës Islame dhe Amerikës. Ai, madje, u duartrokit 42 herë gjatë fjalimit të tij prej vetëm 55 minutash, veçanërisht kur fliste rreth Islamit dhe paqes mbarëbotërore.

Pasi lavdëroi dy institucionet më të famshme të Egjiptit, Universitetin El Az'har dhe atë të Kajros, që e kishin ftuar, Obama përfitoi zemrat e audiencës me një Esselamu Alejkum, për të cilën u duartrokit gjatë, pastaj ai bëri një prezantim të përgjithshëm të problemit duke kritikuar kolonializmin dhe luftën e ftohtë për trajtimin jo të duhur që iu bënë muslimanëve dhe duke përshkruar modernizmin dhe globalizmin si ndryshues rrënjësor, që shumë muslimanë i bën ta shohin perëndimin si armik të traditave islame. Ai e bëri të qartë synimin e ardhjes së tij në Kajro, pra kishte ardhur për një fillim të ri mes Amerikës dhe muslimanëve anekënd botës, duke u mbështetur në interesa të dyanshme, respekt të dyanshëm dhe mbi faktin se Islami dhe Amerika nuk duhet të konsiderohen si përjashtues të njeri-tjetrit, por përkundrazi si diçka që ndajnë principe të përbashkëta si drejtësinë, përparimin, tolerancën dhe dinjitetin për mbarë shoqërinë njerëzore.



Përveç kësaj, presidenti Obama nxori në pah të vërtetat rreth Islamit, duke pranuar publikisht të arriturat e Islamit në aspektin shkencor, duke potencuar se muslimanët ishin ata që zhvilluan algjebrën, që shpikën kompasin, mjetet e lundrimit, mjeshtërinë e penës dhe shtypjes; të kuptuarit për përhapjen e sëmundjeve dhe shërimin e tyre, poezitë e mrekullueshme, kaligrafitë elegante, vendet magjepsëse etj. që i hapën rrugën renesancës dhe ndriçimit në Evropë, po ashtu në rrafshin edukativ dhe kulturor, duke kultivuar një frymë mirëkuptimi dhe tolerance në mesin e njerëzisë. Islami historikisht ka dëshmuar me fjalë dhe vepër mundësitë e tolerancës fetare dhe barazisë racore, u shpreh Obama. Për fat të keq këto të arritura të Islamit edhe sot e kësaj dite mohohen nga disa vende të muslimanëve, duke mos përjashtuar Egjiptin në këtë rast, ku mbahej ky fjalim.

Më pas, presidenti përmendi shtatë çështje më rëndësi, për të cilat kishte ardhur në Kajro që t'i drejtohej audiencës dhe tërë muslimanëve. E para: çështja e ekstremizmit të dhunshëm, e dyta: situata mes Izraelit dhe Palestinës, e treta: të drejtat dhe përgjegjësitë e kombeve ndaj armëve bërthamore, e katërta: demokracia, e pesta: liria fetare, e gjashta: të drejtat e femrave, e shtata: zhvillimi ekonomik.

Pothuajse në secilën çështje presidenti Obama ishte shumë përgjithësues, duke mos hyrë në specifika e detaje. Sa i përket të parës, ai foli për dëmet që sollën sulmet e 11 Shtatorit mbi civilët, pa i përfillur fare dëmet mbi civilët që u shkaktuan nga sulmet amerikane, qoftë në Afganistan e aq më shumë në Irak. Megjithatë ai bëri të qartë se izolimi i ekstremistëve do të ishte në interes të dy palëve, edhe asaj amerikane edhe asaj myslimane. Këtu duhet të kihet

# ...ë fushën e muslimanëve?



parasysh se fjalimi i tij mbi këtë çështje nuk le të kuptohet se Islami ka ndonjë hise, ose mban ndonjë përgjegjësi për zhvillimet e ekstremizmit të dhunshëm, ngase presidenti para se të fliste për këtë pikë qartësoi se, ditë më parë në Ankara, ai e kishte bërë të qartë se Amerika nuk është dhe kurrë nuk do të jetë në luftë me Islamin. Pra, duke mos dashur të marrë përgjegjësi për atë që shkaktoi paraardhësi i tij, Obama fjalimin e tij e fokusoi në planet e tërheqjes së trupave nga zonat e konfliktit.

Sa i përket çështjes se dytë, presidenti Obama përshkroi vuajtjet e dy popujve në konflikt: çifutët e dënuar, vrarë e masakruar më se 6 milionë anekënd botës, pra më shumë se vetë banorët e Izraelit sot, siç u shpreh Obama dhe palestinezët e vrarë e të persekutuar për më shumë se 60 vite. Këtu presidenti në mënyrë diplomatike u mundua t'i përvetësojë mendjet e dëgjuesve, duke i paraqitur çifutët si një popull i persekutuar dhe nevojën e tyre për një shtet si domosdoshmëri e kohës. Mirëpo një gjë që domosdoshmërisht do sqarim, e që presidenti e anashkaloi, është se persekutimi i çifutëve nuk u bë nga palestinezet, as nga arabët, e as nga muslimanët, përkundrazi nga vetë evropianet. Në anën tjetër, Obama kritikoi Hamasin dhe sulmet e tij si sulme mbi civilë, si të vrazhda dhe me rezultat qorr, ndërsa nuk përfilli terrorin shtetëror të Izraelit të ushtruar në mënyrë të vazhdueshme ndaj civilëve palestinezë, duke arritur kulmin me rastet e fundit në Gaza. E tërë kjo njëanshmëri ishte sigurisht për shkak të asaj që presidenti në fillim të diskutimit të kësaj çështje e quajti si një "lidhje e pathyeshme" mes Amerikës dhe Izraelit. Megjithatë, Obama një gjë e bëri të qartë se "Amerika nuk do t'ia kthejë shpinën aspiratave të ligjshme të palestinezeve për dinjitet, mundësi dhe shtet të vetin", gjë që në mënyrë teorike sjell një optimizëm në vete.

Sa i përket çështjes se tretë, e drejta dhe përgjegjësitë e kombeve ndaj armëve bërthamore, Obama gjithashtu drejtoi gishtin drejt Iranit dhe sistemit të zhvillimit të armëve bërthamore, duke mos prekur fare Izraelin dhe armët e tij. Edhe pse pranoi faktin se asnjë komb nuk duhet të jetë ai që vendos se kush duhet të ketë armë bërthamore e kush jo, Obama vuri në spikamë vetëm anën pozitive të armëve bërthamore, ku edhe Irani sipas tij ka të drejtë në shfrytëzimin e kësaj energjie, por jo në aspektin ushtarak. Presidenti prapë anashkaloi mikun e 'madh' Izraelin, i cili në një formë a tjetër jo vetëm që përbën rrezik potencial për tërë Lindjen e Mesme, por disa nga liderët e tij madje shpesh lëshojnë deklarata kërcënuese madje edhe për vetë SHBA-të.

Ndërsa sa i përket demokracisë, lirive fetare dhe të drejtave të femrës, Obama prapë çmoi lart të arriturat e Islamit në këtë fushë, duke potencuar se Islami ka ndërtuar një histori përplot tolerancë dhe mirëkuptim ndërfetar. Ai madje potencoi se në disa vende muslimane femra ka arritur suksese të mëdha madje duke udhëhequr edhe tërë vendin, sikurse është rasti me Pakistanin a Turqinë. Obama u shpreh pro qëndrimit të femrës në shtëpi dhe përkushtimit të saj ndaj fëmijëve, në qoftë se kjo vendimmarrje rrjedh nga vullneti i saj i lirë dhe pa imponime, gjë që përkon drejtpërsëdrejti me parimet islame në këtë fushë. Presidenti madje foli edhe për zhvillimin ekonomik dhe të arriturat e disa vendeve muslimane në veçanti ato të Gjirit (Emirate, Bahrejn, Katar) dhe premtoi se administrata e tij do ta shtrijë dorën e bashkëpunimit të mëtutjeshëm drejt zhvillimit bashkëkohor, duke i kushtuar rëndësi të veçantë edukimit dhe arsimimit. Pra, ky shekull, sipas tij,

do të jetë shekulli i edukimit dhe i të arriturave arsimore.

Natyrisht se ky fjalim hapi një debat të nxehtë mes përkrahësve dhe kundërshtuesve të administratës se re amerikane. Përderisa disa analistë muslimanë gjykuan se problemet dhe sfidat mes Amerikës dhe botës islame nuk zgjidhen me fjalime, retorika, slogane dhe premtime të parealizuara, nga se fjalime dhe premtime të këtilla kanë bërë edhe presidentët paraprakë të SHBA-ve, pa ndërmarrë asgjë konkrete në këtë drejtim, nga ana tjetër analistët e tjerë menduan se ky mund të jetë një fillim i mbarë për bashkëpunim të mëtutjeshëm. Kështu, Drejtori i Departamentit të Studimeve Islame pranë Universitetit Delaware nga Instituti për Mirëkuptim dhe Politika Sociale, Muktedar Khan, argumenton se pas fjalimit të presidentit Obama para Parlamentit turk në Ankara, kongresi amerikan ka qenë duke u përgatitur për t'u konfrontuar me Izraelin në rast se kryeministri i këtij vendi refuzon përkushtimin e vendit të tij ndaj procesit të paqes. Gjithashtu, Instituti për Gjetjen e Emëruesit të Përbashkët dhe Ndërtimit të Konsensusit (Search for Common Ground and the Consensus Building Institute) nën patronatin e ish-sekretares së shtetit, Medline Albright, në shtator 2008 lansoi projektin Ndryshimi i Lëvizjes: Një Drejtim i Ri rreth Marrëdhënieve të SHBA-ve me Botën Islame (Changing Course: A new Direction for US Realtion with the Muslim World, www.USMuslimEngagement.org).

Së këndejmi, që të dy këto fakte dëshmojnë se në një farë forme administrata e Obamës e hodhi topin në fushën e muslimanëve. Pyetja që parashtrohet është se: a janë liderët muslimanë të gatshëm që, realisht, të veprojnë dhe t'i ofrojnë projekte serioze administratës së re, ashtu që së paku me fakte të argumentohen para opinionit se edhe kjo administratë po përdorka standardet e dyfishta sikurse paraardhëset e saj; apo se mos ndoshta kjo administratë ka vendosur që seriozisht të bashkëpunojë me muslimanët drejt realizimit të paqes, pasi që ka mësuar dhe pësuar nga gabimet e administratave paraprake? ■

*Autori është magjistër i Shkencave Komperative të Religjionit.*

# Raportet ndërmjet k



**Islam PEPAJ**

Raporti mes fesë dhe rregullimit shoqëror është temë e cila nuk e mundon vetëm botën shqiptare, por është pjesë e shumë përpjekjeve të vendeve të ndryshme në botë për përkufizimin relacional të tyre. Në shumicën e vendeve të botës, religjioni është i ndarë nga shteti me kushtetutë. Për shembull, kushtetuta e Shteteve të Bashkuara të Amerikës i referohet kësaj çështjeje që në hyrje. Ajo i ndalon "qeverisë të përforcojë ose të përkrahë çfarëdo religjioni të veçantë, çfarëdo kishe a çfarëdo besimi". Nga kjo nënkuptojmë se politika dhe religjioni janë të ndara dhe s'duhet të përzihen kurrë. Kësaj çështjeje, tradicionalisht, i referohemi si ndarje kushtetuese e religjionit nga shteti.

Por, duhet ta kuptojmë se religjioni është një ndër format e para të mendimit njerëzor që njihet gjatë historisë. Për këtë konstatim, nuk janë të nevojshëm vetëm librat fetarë, por edhe studimet antropologjike, të cilat e dëshmojnë këtë. Rrjedhimisht, reflektimet e këtij procesi kanë marrë interpretime nga më të ndryshmet. Një interpretim që ishte mjaft evident kohëve të fundit ishte ai i filozofit gjenial modern Karl Marks, i cili thoshte se: "religjioni është një vetëdije e shtrembëruar e njeriut dhe se një vetëdije e tillë e tjetërson njeriun nga esenca e tij". Mirëpo, është i pashmangshëm fakti se shumë vendime të mëdha historike janë marrë nën ndikimin e kësaj vetëdije religjioze, e që në raste të shumta kanë qenë fatale dhe dëshpëruese për njerëzimin. Mjafton, të shkoqisim disa tablo neveritëse nga mesjeta, ku kisha merrte vendime unilaterale për djegien e mendimtarëve më të mëdhenj të kohës. Shikuar nga ky këndvështrim, kemi të bëjmë me një proces politik të kohës së mesjetës, ku religjioni kishte influencë të madhe. Mirëpo, ky lloj ndikimi, nga ana tjetër e medaljes, më shumë dukej si një instrumentalizim, për të mbajtur pushtetin klerikët.

Ndikimin më të madh të religjionit gjatë historisë e hasim në Mesjetë, kur religjioni ishte ai që ishte futur në të gjitha pikëpamjet shoqërore, e posaçërisht ndikimin e tij e gëzonte në politikë. Këtu mund të theksojmë ndikimin e kishës në shtet, ku kisha merr fjalën kryesore për qeverisje. Mirëpo, periudha moderne ishte ajo ku dominimit të kishës i erdhi fundi dhe kështu u hapën rrugë të reja në shumë aspekte jetësore, u vunë themelet e civilizimit të ri evropian, kurse Evropa hyri në një periudhë krejtësisht të re të historisë së saj. Në këtë periudhë, çdo aspekt jetësor, si ai politik, ekonomik, shoqëror, kulturor dhe fetar, u shndërrua rrënjësisht dhe hyri në një kornizë tjetër perceptimi. Në këtë periudhë vlen të theksohet ndarja e politikës nga etika dhe religjioni. Makiavelli thotë se veprimtaria politike është diçka krejtësisht e ndryshme nga veprimtaria morale (etike). Ky ishte edhe themeluesi i politikës moderne. Mirëpo, ndikimet indirekte të religjionit ishin evidente. Si duket, gjatë tërë historisë, religjioni ka pasur ndikim të thellë në konstituimin e kulturës politike.

Me kulturë politike kuptojmë: "njohuritë, ndjenjat dhe vlerësimet e popullsisë brenda një shoqërie". Këto duhej të përfshinin njohjen dhe aftësinë e shfrytëzimit të sistemit politik, ndjenjat emocionale pozitive dhe negative ndaj tij dhe gjykimet vlerësuese për sistemin. Koncepti i kulturës politike iu referohet vetive predispozuese, gjendjes së brendshme të individëve, që i predisponon ata të reagojnë ndaj stimujve të caktuar në mënyra të caktuara, një gjë të cilën terminologjia parashkencore nuk e pranonte, thjesht sepse do ta konsideronte



# ulturës politike dhe religjionit

subjektive. Këto veti bëhen pjesë e kulturës politike, iu referohen objekteve politike dhe kur janë aq të shpeshta në një popull, sa mund të quhen tipike.

Rrjedhimisht, duke iu referuar dy përkufizimeve të mësipërme mbi kulturën politike, ndikim recidiv në kulturën politike ka subjekti, vetë njeriu, i cili është i stolisur me bindje, emocione dhe mendime. Në këtë kontekst, nëse shqyrtojmë mirëfilli pozicionin e religjionit në jetën e njeriut, ai i përket sferës subjektive të njeriut, edhe pse mund të ketë ndikime objektive. Pra, kultura politike dhe religjioni janë dy kategori të lidhura mjaft ngushtë mes vete, saqë në disa raste bëhen instrumentalizime të dyanshme të këtyre kategorive, pa dalluar rolin primar dhe më efektiv të njërës a tjetrës.

## Ndikimi i religjionit në kulturën politike

Sa i përket ndikimit të religjionit në kulturën politike, do të mundohem që të sjell dy shembuj që i ka dhënë Hantingtoni. I pari ka të bëjë me kulturën politike, ndërsa i dyti me religjionin. Hantington shprehet: ”Më 16 tetor 1994, në Los Anxhelos marshuan 70.000 njerëz nën një “det flamurësh të Meksikës”, duke protestuar kundër propozimit 187, i cili me referendum do t'u hiqte emigrantëve ilegalë dhe fëmijëve të tyre shumë përfitime nga shteti”. Si arsyetohet kjo: po kërkojnë nga shteti amerikan dhe po ngrihen në protesta me flamuj të Meksikës? Unë këtë e kuptoj si një mungesë të kulturës në përgjithësi dhe të asaj politike në veçanti. Mendoj se ky shembull, ka të bëjë kur ndjenjat kombëtare mbizotërojnë mbi politikën aktuale shtetërore. Shembulli tjetër është kur religjioni bëhet shkaktar kryesor për ta devijuar politikën civile në atë religjioze. Prapë Samuel P. Hantington, në librin e tij tashmë të njohur “Përplasja e qytetërimeve”, shprehet: “Më 18 prill 1994 u mblodhën dy mijë veta në Sarajevë, duke valëvitur flamurët e Arabisë Saudite dhe Turqisë. Duke ngritur lart këta flamuj, në vend të atyre të OKB-së, të NATO-s, ose Amerikës, këta banorë të Sarajevës e njëjtësonin veten me shokët e tyre muslimanë dhe i tregonin gjithë botës se kush ishin miq të tyre të vërtetë e kush jo aq të vërtetë”.

Ndoshta dikush mund të thotë se populli boshnjak ishte zhgënjyer nga perëndimi gjatë luftës dhe ndaj gatishmërisë së zgjidhjes së problemit të Bosnjës. Mirëpo, pa dyshim, ndikimi i religjionit shihet se është i pashmangshëm në formimin e identitetit dhe kulturës politike të Bosnjës.

Ne kemi raste kur është bërë instrumentalizimi i religjionit. Një rast është te kryeministri i tashëm turk Rexhep Tayip Erdogan, partia e të cilit në saje të instrumentalizimit të religjionit, arriti ta marrë pushtetin dhe ai të bëhet kryeministër i saj, mirëpo, qëllimet dhe pikësynimet e tij të fundit ishin për një zhvillim ekonomik të qëndrueshëm dhe futje në Bashkimin Evropian. Partia e tyre mund të jetë prej një trungu islamik, mirëpo, religjioni tek ata është shfrytëzuar vetëm për të marrë pëlqimin e popullatës dhe votat e saj si popullatë me shumicë absolute muslimane, e assesi të ndërtojnë filozofinë politike të ndikuar nga religjioziteti i tillë. Së paku, deri tash ka qenë kështu.

Rast tipik kur kultura politike e një vendi është ndikuar drejtpërdrejt nga religjioni është Serbia. Këtë popull, që nga viti 1280 e gjer më sot, e udhëheq kisha. Kemi parë shumë media duke transmetuar se si priftërinjtë serbë bekojnë ushtarë serbë gjatë nisjes për të luftuar në Kosovë. Pastaj marrja pjesë e priftërinjve serb, në procesin negociator të Vjenës etj. Kisha ortodokse serbe është shtëpia dhe gur themeli i nacionalizmit serb. Në këtë rast vlen të përmendet edhe beteja e Kosovës, kur serbët e shpallën veten popull hyjnor. Pra, ndikimi i kishës mbi të gjitha ka pasur vetëm një qëllim: ruajtja dhe kultivimi i nacionalizmit serb, që ka zgjatur me shekuj, e që është prezent edhe sot e kësaj dite.

Sa i përket popullit shqiptar në veçanti, ndikimi i religjionit në kulturën politike thuajse ishte shumë i dobët. Skënderbeu, edhe pse ishte i edukuar në oborrin e sulltanit, iu kundërvu turqve për të çliruar vendin e tij. Megjithatë, ai nuk mbeti edhe pa u instrumentalizuar nga zyrtarët e Napolit dhe Venedikut, duke i dhënë epitetin “Atleti i Krishtit”. Mirëpo, koekzistenca kombëtare e popullit shqiptar ishte më e shquar se ajo religjioze, nëse i referohemi periudhës së historisë moderne, gjegjësisht, Lidhjes së Prizrenit, edhe pse nismëtar të saj ishin njerëz të shkolluar në Stamboll. Ata treguan një pjekuri të paparë për çlirimin e tokave të tyre. Edhe pse tendencat plaçkitëse ishin të ndara në tri blloqe: të portës së lartë, të perëndimit dhe të shteteve fqinje, epiqendra e mendimit për formimin e shtetit shqiptar i takonte revolucionarëve dhe rilindësve shqiptarë. Po ashtu, edhe gjatë periudhës së komunizmit, teologët iu nënshtroheshin persekutimeve ekstreme, në të gjitha trojet ku gjente shtrirje komunizmi, sepse feja ishte opium për popullin, e lëre më të kishte ndikim në kulturën politike. Në këtë periudhë ndikimi i religjionit nuk ekzistonte fare. Raste të këtyre persekutimeve kemi në Shqipëri, në kohën e Enver Hoxhës, ku të gjitha objektet fetare u shndërruan në muze. Pastaj kemi rastin e shtetit turk, që njihej më herët si Kalifat i Muslimanëve. Më pas lindi Turqia moderne dhe sistemi politik i saj u bë sekularizmi, d.m.th. feja u nda nga shteti.

Religjioni mund të ketë edhe efekte pozitive në kulturën politike, pasi që religjioni kultivon një sfond etik brenda vetes dhe këtë sfond etik mundohet ta plasojë te pjesëtarët e saj. Aktualizimi i çështjes së moralit në strukturat politike do të ishte shumë pozitiv. ■



Këndvështrim sociologjik për një cep të jetesës së rëndë diku në Prishtinë

# Stupci s'ka dalë prej xhenetit!



Mevlude ZEJNULLAHU

Arbeni, 10-vjeçar nga Prishtina, nxënës i shkollës fillore "Faik Konica", të premten ecte kokulur rrugës "Nënë Terezë" të Prishtinës. Dukej sikur kishte shumë halle, të cilat kurrizi i vogël e i ngushtë i tij në atë ditë me diell i barte me zor. Nga shtëpia kishte dalë me duar mbi kokë! Nuk kishte lënë takim me shokët, as s'i pëlqente të shëtiste rrugëve të qytetit, por përpiqej t'i ikte zhurmës në shtëpi, andaj pak rehati gjente në qendër të qytetit.

Babai i tij ka vite që është i papunë. Nëna i punon kohë pas kohe si pastruese në disa shtëpi private. I vëllai i madh 20-vjeçar i vuan nga një sëmundje e rëndë (...), kurse e motra është nxënëse në shkollën e mesme. Benit gjendja ekonomike në familje dita-ditës po i vjen më e rëndë, ashtu sikurse hallet e anëtarëve të saj. Në këtë skamje të rëndë shpërthyen edhe grindjet e prindërve, të cilat, ashtu sikurse mungesat e shumta në ushqime, bëhen më të shpeshta e më acaruese. E ëma e tij akuzon burrin se tërë jetën dhe shëndetin ia ka kushtuar këtij vendi, e shumë shokë të tij, që vetëm i kishin marrë erë luftës nga larg, sot jetojnë si mbretër, pa kthyer kokën kurrë nga ai as për ta falënderuar.

Babi i Benit, me rrudha të holla të mbushura fytyrën e gjerë, sikurse vijat e lumenjve në harta, kokulur i dëgjonte të bërtiturat e gruas nëpër dhomë e korridor të shtëpisë njëkatëshe, e me gjysmë zëri nga karrigia e drurit ku ishte ulur ta qante hallin para nesh, i përgjigjej: "Pusho më! Unë nuk kam luftuar për t'u pasuruar, por për t'u çliruar nga armiku".



Beni e dinte kohën kur prindërit e tij fillonin të grindeshin, zakonisht kur fillonin të hanin mëngjes, kur duhej të mendonin se çfarë të bënin për drekë, kur u ndalej rryma si pasojë e mospagesës, kur vinte koha t'i blinin ilaçet e djalit/vëllait, e në shumë e shumë raste të tjera. Andaj në këto kohë e mbulonte kokën me duar e dilte nga shtëpia. Mundohej mos ta dëgjonte gjithë atë zhurmë në shtëpi. Lëshohej nga një lagje në një cep të Prishtinës poshtë në qendër, e aty shpërndante zhurmën e mllefin në ajër, i vetmuar!

Beni edhe në klasë rrinte i heshtur. S'shoqërohej shumë me shokët e shoqet. I donte dhe e donin, por s'kishte para si ata, e as gëzimin e tyre. I bëhej qejfi që e kishte shoqe të klasës vajzën e një ministri kosovar, djalin e drejtorit të postës, vajzën e njërit menaxher të KEK-ut, nipin e një zëvendësministri. Të gjithë të pasur, të pashëm, të hareshëm. Vetëm Beni më i varfëri e më i pazëshmi. Ai më tregonte atë ditë që e vizituam, të premten, se një ditë në klasë tërë vëmendjen gjatë gjithë orës e kishte sjellë rreth rrobave të shokëve të vet, rreth parave të tyre, rreth gjësendeve të tyre. Mbase i ishte lutur Zotit që s'e fali djalë të njërit prindër të shokëve! Epo, e tillë është jeta. Zoti e ka shkruar të tillë për të.

Ai asnjëherë nuk e harron ditën kur mësuesi ia kishte dhënë një shuplakë të fortë, pasi në mungesë të librit nuk kishte mundur ta kryente një detyrë shtëpie. Koka e vogël e Benit nuk kishte "forcë" të mendonte se jeta për dikë mund të jetë helm e për dikë mjaltë. Ai përjetonte dhunë fizike e psikike. Këso lloj dhune, e disa të tjera, seksuale dhe neglizhim, kanë pësuar edhe fëmijët në të gjitha kohët dhe në të gjitha shoqëritë. Kjo është një shkelje tepër e rëndë e të drejtave të njeriut. Fëmijët kanë nevojë të veçantë për mbrojtje. Për këtë arsye, Asambleja e Përgjithshme e Kombeve të Bashkuara,më 20 nëntor 1959 shpalli

"Deklaratën për të Drejtat e Fëmijës". Që nga kjo datë, 20 nëntori është shpallur Ditë e të Drejtave të Fëmijëve.

Në hyrjen e kësaj deklarate thuhet: "Njerëzimi ua ka borxh fëmijëve gjërat më të mira që ai mund t'ua ofrojë".

Në Kosovë, si në të gjitha vendet e botës, dhuna ndaj fëmijëve shfaqet në forma të ndryshme. Besim Hoti, zyrtar i SHPK-së për informim, ka thënë për revistën "Paqja" se kryesisht viktimat fëmijë janë rezultat i dhunës në familje dhe ato raportohen në forma të ndryshme, "sigurisht puna e policisë në raport me fëmijët ndërlidhet me bashkëpunimin e ngushtë me institucionet e tjera si p.sh.: me Qendrën për Punë Sociale, pastaj me Qendrën për Mbrojtje të Viktimave, dhe së fundi edhe me urdhëresa mbrojtëse të Gjykatës, etj". Sipas statistikave të SHPK-së për rastet e keqtrajtimit të fëmijëve, për vitin 2008 janë shënuar 213 raste. Sa i përket viktimave sipas gjinisë, 142 janë femra, 88 meshkuj. Po statistikave të fëmijëve të keqtrajtuar sipas etnitetit, në Kosovë iu prijnë fëmijët me përkatësi shqiptare. Në tremujorin e parë të vitit 2009, 40 fëmijë janë keqtrajtuar në mënyra të ndryshme.

Shoqëria jonë dhunën ndaj fëmijëve e shikon si diçka që bëhet për të mirën e tyre dhe "vepron" nën moton "stupci ka dalë prej xhenetit".

Tani është koha që shoqëria jonë duhet të fillojë ta kuptojë se fëmijët nuk janë pronë e tyre, madje as e prindërve. Ata kanë të drejtën për një edukim të mirë, trajtim të mirë, mirëqenie, arsimim etj. Atyre duhet t'u mundësohet edhe arsimimi i mëtejshëm. Ata kanë të drejtën për pushim, kohë të lirë, lojë dhe pjesëmarrje në aktivitete kulturore dhe artistike. Fëmijët dhe të rinjtë kanë të drejtën e informimit, shprehjes së mendimit të tyre dhe të drejtën për t'u dëgjuar. Prindërit ose edukatorët e tjerë nuk duhet të përdorin dhunë, e as t`i keqpërdorin fëmijët. ■

Në qendër të Prizrenit, përballë xhamisë së Sinan Pashës, perlës së qytetit, Kosovës dhe Ballkanit në përgjithsi, ku po kryhen punimet në restaurimin dhe konzervimin e saj, po ngritet një billbord gjigant, i cili po mbyll dhe ngulfat pamjen. Nuk e di se me ç'logjikë e ka lejuar Drejtoria e Urbanizmit një gjë të tillë, këtë shëmtim dhe mbyllje të njërit prej objekteve sakrale kulturore të qytetit historik të Prizrenit. Prizreni përveç xhamisë së Sinan Pashës është i njohur edhe me shumë objekte të trashëgimisë kulturore siç që janë: Kalaja, Shtëpia (Ders-hana) e Lidhjes së Prizrenit, xhamia e Bajraklisë, hamami, sahat kulla, kisha e Shën Ljevishës, kisha katolike, minarja Arasta si dhe shumë të tjera që e bëjnë Prizrenin si kandidat potencial për shpalljen e qytetit në mbrojtje të UNESKOS, sikurse janë Gjirokastra dhe Berati në Shqipëri. Ne në vend që të afrohemi për kandidim potencial, me këto veprime vetvetiu ia mbyllim gjasat për këtë. Komenti është i tepërt apo jo!

Faik MIFTARI
7.8.2009



# "Sikur të isha kryetar k

Gëzim QERIMI

### Roli i lidershipit (Vizioni dhe strategjia)

Duke pasur parasysh sfidat që kanë kryetarët e komunave të Kosovës rreth qeverisjes lokale, vlen të theksohet që një prej faktorëve në qeverisjen e mirë është lidershipi që drejton qeverisjen e komunës. Në këtë kontekst, vlen të ceket se lidershipi ka rolin bazik në përgatitjen përfundimtare të vizionit dhe strategjisë së qeverisjes së komunës. Në këtë kontekst, unë, "sikur të isha kryetar komune", në radhë të parë do të formoja një grup punues që do të përbëhej nga ekspertët më të mirë të komunës sonë. Gjithë ekspertët e këtij grupi punues do të duhej që të kishin përgatitjet e tyre profesionale dhe shkollimin superior në fushat e caktuara. Ky grup, duke u bazuar në njohuritë e tyre profesionale e shkencore, do të hartonte vizionin dhe strategjinë e qeverisjes për komunën tonë, për periudhën katërvjeçare. E domosdoshme do të ishte edhe pjesëmarrja e ndonjë eksperti ndërkombëtar në këtë grup punues, pasi ai do të mund të sillte praktikat e mira të qeverisjes evropiane. Vizioni dhe strategjia do të plotësohej dhe riformohej edhe nga diskutimet me të gjitha kategoritë e qytetarëve, të cilët do të shprehnin sugjerimet e tyre se cili duhet të ishte vizioni dhe strategjia e komunës për qeverisjen në këtë periudhë.

### Vizioni dhe strategjia ime, në pika shumë të shkurtra, do të ishin:

Një komunë moderne, me një zhvillim të vazhdueshëm dhe të qëndrueshëm, duke u bazuar në qeverisjen e drejtë, në partneritetin e mirëfilltë me institucionet qendrore të Republikës së Kosovës, si dhe në mbështetjen dhe bashkëpunimin ndërkombëtar. Strategjia dhe vizioni im si kryetar do të ishte: ambient i përshtatshëm për biznes, ndërmarrësi të fortë, të bazuar në iniciativën private, për të shfrytëzuar resurset në lëmenjtë e bujqësisë, turizmit, prodhimeve dhe shërbimeve tradicionale, shoqëruar me një administratë lokale efikase e të pakorruptuar, e cila do të ofronte shërbime të mira për të gjithë qytetarët pa dallim. Qeverisja jonë do të përkrahte dhe do të nxiste në mënyrë aktive rritjen e ndërmarrjeve të vogla dhe të mesme, në funksion të rritjes së cilësisë së jetesës së qytetarëve. Qeverisja do të bazohej në vazhdimësi për zhvillimin e politikave të gjithëmbarshme, ku do të sigurohej qëndrueshmëri politike, siguri dhe rend për të gjithë qytetarët, liria e shprehjes,




e drejta e pronës, mbrojtja e të gjitha të drejtave dhe lirive të njeriut, të sanksionuara me konventat ndërkombëtare, e në veçanti do të zhvilloja politikat e diskriminimit pozitiv për minoritetet që ka komuna. Gjithashtu, prioritet do të kishte zhvillimi i ekonomive familjare, mirëqenia sociale, shërbimet shëndetësore. Arsimimi, kultura dhe sporti do të ishin krenaria e komunës, duke treguar më së miri zhvillimin e gjithëmbarshëm të komunës sonë.

### Cilësi e mirë ndaj shërbimeve për qytetarët (risi për përmirësimin e shërbimeve, transparencës dhe luftës ndaj korrupsionit)

- Shërbime publike dhe administrative efikase, duke u bazuar në E-Qeverisje, përkatësisht digjitalizimi i tërë administratës komunale, e cila do të ofronte aplikime online nga shtëpia për certifikatat e lindjes, letërnjoftimet, pasaportat dhe të gjitha dokumentet e tjera.
- Digjitalizimi i Gjykatës Komunale, ku secili qytetar do të kishte qasje të drejtpërdrejtë në lëndën që ka paraqitur në Gjykatën Komunale, se: kur është pranuar lënda, kur është shqyrtuar dhe cili është vendimi i gjykatës.

Ky digjitalizim i administratës së gjykatës komunale, përfundimisht, do të luftonte krimin e organizuar që shumë herë tenton ta korruptojë edhe gjykatën komunale, deri te rastet më ekstreme duke zhdukur edhe dosje të shumta.

Të gjitha këto veprime do të sillnin risi për përmirësimin e shërbimeve ndaj qytetarëve, si dhe do ta rrisnin transparencën e strukturave komunale në raport me qytetarin. Këto veprime, pa dyshim, do të ishin hapa konkretë për luftimin dhe zhdukjen e korrupsionit.

### Lufta ndaj korrupsionit dhe transparenca

Arsyeja pse korrupsioni lulëzon në sistemin tonë është, kryesisht, për shkak të mungesës së transparencës. Transparenca do të ishte ajo që do të përbënte hapin e madh drejt shoqërisë, me njerëz të dalluar për vlerën dhe ndershmërinë e tyre, pavarësisht se për këto e rrahin gjoksin të gjithë. Në kuadër të transparencës, komuna do të mbështesë fuqishëm dhe do të punojë në ngritjen e mediave të fuqishme dhe të pavarura lokale, duke siguruar pavarësimin e tyre, e në asnjë

# komune"

Në fund të muajit korrik, në Prishtinë u mbajt konferenca debatuese në lidhje me projektin e Asociacionit të Komunave të Kosovës për punimin e eseve me temë: "Sikur të isha kryetar komune", debat në të cilin morën pjesë kryetarët e komunave të ndryshme të Kosovës si dhe zyrtarë të tjerë vendorë dhe ndërkombëtarë. Kryetari i Asociacionit të Komunave të Kosovës, Bajram Rexhepi e quan këtë projekt mjaft të rëndësishëm dhe thotë se me këtë ide është tentuar që studentëve dhe qytetarëve të thjeshtë t'iu jepet mundësia që së paku të pasqyrojnë si vizion idetë e tyre dhe të na ndihmojnë në mënyrë të drejtpërdrejtë në punët e përditshme dedikuar qytetarëve tanë.
Menaxheri i këtij projekti, Arsim Osmani tha se projekti në fjalë është i konceptuar tërësisht në shërbim të kryetarëve të komunave si një nxitje për kryetarët që të kenë ide për punë në prag të zgjedhjeve të ardhshme komunale. Meqë tre muaj na ndajnë nga zgjedhjet lokale, do të ishte në interes dhe në të mirë të kandidatëve dhe qytetarëve të jepet eseja, e cila u zgjodh më e mira në mesin e shumë eseve, shkruar nga Gëzim Qerimi.

rast devalvimin e tyre për interesa personale ose politika ditore. Sikur të isha kryetar komune, unë nuk do ta kisha kuptuar mandatin tim pa një TV-lokale të fuqishme dhe të pavarur, radio dhe gazetë, së paku javore, si dhe institucione të tjera mediale të pavarura, që do të ishin në shërbim të qytetarëve, pavarësisht se kush do të jetë kryetar komune sot e kush do të jetë nesër. Kjo do të çonte në standardizimin e mënyrës qeverisëse për komunën. Kjo transparencë duhet të ndihmohet gjithashtu dhe nga kërkesa për një presion të fortë nga grupet shoqërore në vend, për izolimin e njerëzve të korruptuar. Ndihma e tyre konkrete do të ishte botimi i listave me njerëz të korruptuar, që kanë mundur t'i identifikojnë. Nëse ky material do të konsiderohej me vlerë, ai duhet të prezantohet në organet që janë të ngritura për këtë qëllim. Lufta ndaj korrupsionit bëhet në front të gjerë, ku armiku është i dukshëm (pjesëtarët e lidershipit komunal dhe sistemi gjyqësor) dhe i padukshëm (ajo pjesë e politikanëve të korruptuar, por që janë në opozitë, si dhe grupet e shumta të interesit që janë të lidhura me strukturat komunale).

## Pjesëmarrja qytetare në vendimmarrje

Sikur të isha kryetar komune projekti im do të fokusohej te përpjekjet për t'iu adresuar një prej kushteve më të rëndësishme për një qeverisje lokale të hapur, transparente dhe të përgjegjshme – përfshirjen e qytetarëve në qeverisjen vendore. Kjo iniciativë pason eksperiencën dhe praktikën time më të mirë të krijuar nga vizita dhe studimi i shkurtër i qeverisjes lokale në Norvegji, në vitin 2006. Ky projekt do ta përmirësonte qeverisjen lokale nëpërmjet konsolidimit të rolit të komunitetit në proceset e vendimmarrjes lokale, si edhe nëpërmjet krijimit të një modeli novator të bashkëpunimit midis autoriteteve lokale dhe qytetarëve të komunës, nëpërmjet qendrës që do titullohej Qendra "KOMUNITARE" (Komun – Komuna dhe itare – Komuniteti – Qytetarët) ku do të zhvilloheshin takime, seminare, tribuna dhe konferenca nga lidershipi i komunës me të gjitha grupet shoqërore, duke filluar nga grupet sociale, shëndetësore, arsimore, ekonomike, kulturore, sportive, rinore, pensionale, si dhe të gjitha grupet e tjera që mund të ketë komuna. Synimi i kësaj qendre do të mundësonte pjesëmarrjen e qytetarëve në vendimmarrje, duke ndikuar drejtpërdrejt në hartimin dhe zbatimin e politikave komunale.

Projekti, gjithashtu, synon të ndihmojë përfaqësuesit e shoqërisë civile dhe aktorëve të interesuar lokalë që të përmirësojnë mobilizimin e qytetarëve, aktivitetet vullnetare dhe iniciativat me bazë të gjerë, me qëllim që të rritet pjesëmarrja qytetare në vendimmarrjen lokale për çështjet e rëndësishme për qytetarët dhe standardin e tyre të jetesës. Bashkëpunimi midis komunës dhe qytetarëve do të përbënin çështjet kryesore ku do të fokusoheshin aktivitetet e projektit dhe për këtë qëllim, strukturat komunale do të shërbenin jo vetëm për identifikimin dhe artikulimin e problemeve të qytetarëve, por edhe për zgjidhjen e tyre nëpërmjet pjesëmarrjes aktive në proceset lokale të politikbërjes dhe vendimmarrjes së tyre në komunën ku jetojnë.



Asociacioni i Komunave te Kosoves
Association of Kosovo Municipalities
Asociacija Kosovskih Opstina

Po të isha kryetar komune, unë nuk do ta kuptoja mandatin tim pa një mirëqenie të domosdoshme për të gjithë qytetarët, ku do të përfshihej: furnizimi me ujë pa ndërprerje, duke shfrytëzuar të gjitha kapacitetet njerëzore si dhe burimet ujore të dhuruara nga Zoti për mirëqenien e njerëzimit; rrugë më të mira; qytet më të pastër; më shumë parqe dhe ambiente të gjelbëruara dhe shërbime administrative të kulturuara. Këto janë ambiciet e mia thelbësore që përbëjnë motivin tim politik të programit, sikur të isha kryetar komune.

Në përfundim, unë, "sikur të isha kryetar komune", gjithmonë do të punoja dhe do të veproja duke zbatuar ligjin dhe duke përmbushur interesat dhe kërkesat e qytetarëve.

Për ta bërë realitet vizionin e një kryetari komune për qeverisje efektive dhe të ndershme, do të bazohesha në konsolidimin e reformës për qeverisje moderne lokale, të mbështetur në një plan veprimi të orientuar në katër aspekte:

1. Kushtetues;
2. Ligjor;
3. Institucional dhe
4. Praktik. ■

Histori Islame (33)



Muhamed J. KAJOLLI

# Osmani r.a.

**Sikur të ishte domethënës "hadithi" se prijësi i muslimanëve duhet të jetë kurejshit, atëherë sahabët nuk do të kishin në listën e kandidatëve të tyre asnjë jo kurejshit. Por vetë fakti se në mesin e tyre kishte jo kurejshit tregon se sahabët nuk e kishin këtë parim, por si duket ky parim ka lindur më vonë, nga persona ende të panjohur për mua**

Siç vërejtëm nga numri kaluar, goditja me thikë të helmuar nga Ebu Lu'lu ishte vdekjeprurëse për Omerin r.a. Para se të ndërronte jetë, kalifi mblodhi në mbledhje të jashtëzakonshme stafin e kabinetit të tij për zgjedhjen e zëvendësit të tij. Ditën e nesërme gjithashtu mblodhi kabinetin e tij, por, kësaj radhe për të dëgjuar vendimin për djalin e tij, sepse derisa po kalonte momentet e fundit jetës së tij në këtë botë, ndodhi edhe një ngjarje që e tronditi atë dhe shumë muslimanë të tjerë kur dëgjuan për atë terrorizim. Ubejdi, i biri i Omerit, kishte vrarë disa prej komplotistëve të supozuar, ditën e nesërme pas plagosjes së babait të tij.

Pasi u vërtetua se Omeri nuk kishte gjasa për t'u shëruar, ai mblodhi krerët më të afërt të kabinetit të tij dhe hapën bisedën për personin që mund ta zëvendësonte atë. Për ushtrues të detyrës së Omerit r.a. u caktua Suhejb el Rumiu, të cilin e ngarkuan t'ua falë namazin me xhematë besimtarëve derisa të zgjidhej kalifi i ri. Pasi u zgjodh ky personalitet i dashur ndër besimtarë, Omeri tha: "Sikur të ishte gjallë Ebu Ubejde do ta kisha emëruar atë si kandidatin e vetëm, sepse kam arsyet e mia të shumta para All-llahut të Lartëmadhëruar. Gjithashtu kam arsye edhe për Salimin, shërbëtorin e Ebu Hudhejfes, tek Allahu i Lartëmadhëruar, por ja që këta nuk janë më në mesin tonë. Njëri prej të pranishmëve i tha: -Ç'thua për birin tënd o emiri ynë, ai është i ditur dhe i pranueshëm në mesin tonë? -Të vraftë Zoti, – ia ktheu me shumë nervozizëm – si mund të të shkojë mendja për birin tim, i cili nuk gjeti forcë për ta divorcuar as gruan e tij. Pastaj vazhdoi duke thënë se familjes së tij i mjaftonte vetëm një njeri të përgjigjej para Zotit." *(Taberi: 4/152)*

Transmetuesit kanë mësuar prej tregimeve të të pranishmëve "se atij i shkonte syri për ta emëruar Alinë r.a. si kandidatin e vetëm për kalif, por si duket, për shkak se mendonte se do ta ngarkonte veten më shumë se ç'duhej para Zotit të tij, çështjen e mbylli si vijon më poshtë: "Personat që do t'ua propozoj për kandidatë janë që të gjithë banorë të xhenetit dhe ata janë:

**1. Aliu, i biri i Ebu Talibit**
**2. Osmani, i biri i Afvanit, që të dy janë prej bijve të Abdulmenafit**
**3. Abdurrahman ibn Auf**
**4. Sead ibn Ebi Vekas, këta dy janë dajallarët e të Dërguarit s.a.v.s.**
**5. Zubejr bin el Avam, shoku i tij dhe biri i hallës së tij dhe**
**6. Talha bin Ubejdullah.**

Zgjidheni njërin prej tyre, jepjani përkrahjen tuaj atij dhe ndihmojeni deri në fund" *(Taberi: 4/153 dhe Bidaje: 5/ 373)*

Pasi caktoi kandidatët, iu tha të pranishmëve: -Si mbikëqyrës të vendit ku do ta përcaktoni mbledhjen tuaj caktoj Mikdad ibn Esvedin, pastaj shtoi dhe tha: -Në mesin e tyre le të jetë i shtati djali im Abdullahi, por jo në cilësinë e kandidatit. Më pas, me sa duket, ai ka kërkuar nga të pranishmit që të shpërndahen për një moment dhe ndërkohë e ka këshilluar Mikdadin: -Nëse pesë persona vendosin për njërin prej tyre, ndërsa njëri është kundër dhe vazhdon të rebelohet, vritеni atë. Gjithashtu, nëse katër kandidatë votojnë dhe janë për një person, ndërsa dy të tjerët kundërshtojnë dhe vazhdojnë rebelimin e tyre vritini edhe ata të dy. Nëse ndodh që tre kandidatë të jenë në njërën anë dhe tre të tjerë në anën tjetër, atëherë le të përcaktohet vota e djalit tim Abdullahut. Nëse e sheh se nuk pajtohen me votën e djalit tim, atëherë le të caktohet për kalif personi në anën e të cilit është Abdurrahman ibn Aufi. Ndërsa në fund tha: -Ju urdhëroj që takimet të mos zgjasin më shumë se tri ditë. *(Po aty, Taberi dhe Bidaje)*



Namazin e xhenazes ia fali Suhejb El Rumi. Menjëherë pasi mbaroi ceremoniali mortor, Mikdadi mblodhi kandidatët dhe sipas shumicës së historianëve i dërgoi në shtëpinë e Misver bin Makhremes *(Allahu e di më së miri për vendtakimin)*.

Duke marrë parasysh gjendjen shëndetësore të Omerit r.a., pas plagëve që mori dhe gjithsesi duke marrë parasysh se vendimi kishte të bënte me djalin e tij, ai çështjen ia kaloi kalifit të ri, i cili do të zgjidhej. Ishte shumë e vështirë për të që të jepte instruksione për djalin e tij. Personalisht besoj se ai nuk kishte ndonjë dobësi që të vendoste drejtësi, edhe pse ai ishte djali tij, por rëndonte ngjarja e ndërlikuar dhe truri i tij ishte i preokupuar më shumë me plagët e tij sesa me vetë ngjarjen.

Ubejde, i biri i Omerit, kur e kishte parë babanë e tij të shtrirë në shtratin e vdekjes, ishte betuar se do të hakmerrej menjëherë dhe nxitoi të grumbullonte informacionin e duhur për të mësuar se kush ishin personat e tjerë, përveç Lu'lusë, që ishin përfshirë në vrasjen e babait të tij. Ai, para se të vdiste babai i tij, mësoi se në mesin e atentatorëve ishte edhe një i krishterë i quajtur Xhuhejfe dhe një zjarrputist (pers) i quajtur Hurmuzan. Pa u hamendur fare, i kapluar nga dhembja e babit të tij, ai nuk priti të gjykoheshin sipas rregullave në fuqi,



por i vetëgjykoi dhe i mbyti që të dy. Ia mësyu menjëherë të vriste secilin që dyshonte se kishte dorë në vrasjen e babait të tij, por nuk arriti të mbyste njeri tjetër përveç vajzës së vrasësit Ebu Lu'lu.

Ashtu siç kishte këshilluar Omeri r.a., pas varrimit, Mikdadi mblodhi kandidatët dhe caktoi roje përreth vendit të mbledhjes. Siç thuhet, shumë persona ishin kuriozë të dinin se ç'po flitej aty, por Mikdadi qe besnik dhe nuk lejoi që askush prej sahanëve, që nuk ishin përfshirë, t'i afrohej asaj shtëpie [vendi].

Mbledhja kishte filluar dhe debati dalëngadalë kishte filluar të nxehej prej komenteve të ndryshme. Historianët nuk kanë arritur të nxjerrin të dhëna se si ka vajtur tërë ai debat, por është thënë se personi, i cili e mbylli mbledhjen e asaj dite të nxehtë ishte Talha, i cili iu tha të pranishmëve: "Kam menduar se kemi ardhur që ta mbrojmë njëri-tjetrin, e jo të grindemi në mes vete. Pas kësaj fjalie, ai e lëshoi mbledhjen dhe tha se do të kthehej në ditën e tretë, ndërsa vendimet e tij ia linte Osmanit r.a. *(Bidaje: 5/ 372)* Me këtë sjellje ai sikur paralajmëroi se nuk është i interesuar për të vazhduar si kandidat i mundshëm për kalif. Po kështu veproi edhe Zubejri, i cili çështjen e tij ia la Aliut r.a.

Ndërsa Abdurrahmani, para se të përfundonte, mbledhja tha: -Cili nga ju, gjegjësisht nga ne, do të tërhiqet nga kandidatura do ta zgjedhim si kryesues të komisionit tonë. Kandidatët u hutuan për një çast, por askush prej tyre nuk dha shenja të tërheqjes. Atëherë Abdurrahani tha se do të tërhiqej nga kandidatura dhe kështu të pranishmit u pajtuan që ai të bëhet kryetar i kandidatëve, me përjashtim të Aliut r.a. i cili njëherë hezitoi për pak çaste dhe kërkoi prej tij që të jetë i drejtë dhe i paanshëm. Pasi Abdurrahmani premtoi për këtë, Aliu r.a. u pajtua që ai të bëhej kryetar i kandidatëve.

Pasi Abdurrahmani u bë kryetar, ai kërkoi nga të pranishmit që të largoheshin për pak çaste. Ai filloi t'i thërriste veç e veç secilin kandidat dhe secilit prej tyre iu shtroi pyetjen: -Nëse nuk do të ishe në mesin e kandidatëve të mundshëm, cilin prej këtyre do të preferoje të ishte kalifi yt?



Fillimisht ftoi Alinë r.a. dhe ai iu përgjigj se për të më i preferuari do të ishte Osmani r.a. Ndërsa Osmani preferoi Alinë r.a. Kandidatët e tjerë ishin për Osmanin r.a. me përjashtim të Zubejrit, i cili u përcaktua për Alinë.

Me një fjalë, gjashtë kandidatët u përcaktuan vetëm për dy persona, Alinë dhe Osmanin (Zoti qoftë i kënaqur me të gjithë). Atëherë Abdurrahmani e konsideroi mbledhjen e parë të mbyllur dhe të gjithë shkuan nëpër shtëpitë e tyre.

Deri në ditën e tretë Abdurrahmani nuk caktoi ndonjë mbledhje. Ai, gjatë këtyre ditëve, kishte dalë nëpër rrugët e qytetit dhe shkonte nga një shtëpi në tjetër shtëpi, duke i pyetur se cilin preferonin prej këtyre dy kandidatëve. Në Medinë gjithashtu kishin ardhur edhe mëkëmbësit ose prefektët e rretheve të shumtë të shtetit. Mendohet se Abdurrahmani i ka pyetur të gjithë dhe në ditën e tretë, në mbrëmjen e vonshme (pas namazit të jacisë), shkoi te shtëpia e Misverit dhe e zgjoi nga gjumi. -Po të shoh se paske fjetur mirë, - i tha atij - por po të kujtoj se unë këto ditë as që kam mundur të kotem e lëre më të fle. Ai kërkoi prej tij që fillimisht t'i ftonte kandidatët, përveç Aliut dhe Osmanit.

Të gjithë atyre iu tregoi një nga një se populli dhe personalitet e njohura të shtetit nuk e kishin ndihmuar të jepte vlerësimin e duhur, sepse sipas sondazhit të tij, të dy, si Alia r.a. ashtu edhe Osmani r.a. kishin përkrahje të barabartë. Pasi u konsultua me kandidatët e zgjedhur prej Omerit r.a., dërgoi Misverin që ta thërriste Alinë r.a. Pasi bisedoi me të gjerë e gjatë, dërgoi sërish Misverin që ta thërriste Osmanin r.a. Edhe me të bisedoi gjithashtu gjerë e gjatë, derisa erdhi koha e namazit të sabahut dhe u falën me xhematë në xhaminë e Pejgamberit s.a.v.s.

Pas namazit të Sabahut të gjithë po prisnin vendimin, ndërsa ai, përsëri



mblodhi të gjithë personalitetet e njohura dhe kandidatët dhe në mesin e të pranishmëve, të cilët ishin të shumtë në numër, tha: Me siguri që ju e dini se jemi pranë vendimit të zgjedhjes së kalifit të ri dhe në mesin tuaj kemi këta dy kandidatë, të cilët janë të njohur për ju. Unë e kisha të vështirë të përcaktoj njërin prej tyre, prandaj po ju drejtohem për herën e fundit që të përcaktohemi për njërin prej tyre.

Në xhami filloi pëshpërima dhe u hap debat i sërishëm, në të cilin opinionet ishin të barabarta. Filloi një zhurmë dhe u vërejt që edhe nga ky debat nuk do të përfitohej asgjë. Këtë situatë e qetësoi vetë Abdurrahmani kur tha: -Ngrihu dhe eja tek unë o Ali. E kapi për dore dhe i tha: "A do të deklarosh se do të veprosh konform Librit të Allahut të Lartëmadhëruar dhe sunetit të Pejgamberit s.a.v.s. dhe traditës së Ebu Bekrit dhe Omerit? Ai u përgjigj: -Do të veproj sipas përvojës, dijes sime dhe do ta jap tërë mundin tim dhe energjinë që disponoj." *(Taberi: 4/160)* Ndërsa një historian tjetër thotë se Aliu ka thënë: "Do të veproj sipas Kur'anit dhe synetit dhe mundësive të mia." *(Jakubi: 2/162)* Pastaj thirri Osmanin r.a. dhe ia bëri të njëjtën pyetje. Ndërsa Osmani tha: Po do të veproj.

Pasi Osmani r.a. u përgjigj në këtë mënyrë, Abdurrahmani vlerësoi se përgjigja e tij ishte më e mirë dhe ia zgjati dorën, e ngiti kokën nga qielli dhe tha: -O Allah dëgjo dhe dëshmo për këtë dhe e njohu për kalifin e tij." *(Taberi: 4.160)*

Pasi Abdurrahmani ia zgjati dorën Osmanit, filluan t'ia japin besën edhe të tjerët që ishin të pranishëm, saqë Abdurrahmaani u detyrua të hipë dy shkallë lart, te mimberi i Resullullahit s.a.v.s., ndërsa Osmani qëndroi një shkallë poshtë tij, prej turmës së madhe që po ia jepnin besën Osmanit. Në këtë moment, i impresionuar, Aliu citoi ajetin kuranor dhe tha: ***"Ata që të janë betuar për besnikëri, në të vërtetë, i janë betuar për besnikëri Allahut. Dora e Allahut është mbi duart e tyre! Ai që e prish betimin, e prish në dëm të vetes, por, nëse e mban besën ndaj Allahut, Ai do t'i japë atij shpërblim të madh"***. Pas këtij ajeti përdori fjalën tradhti, tradhti. Por nuk vonoi aspak dhe pa u hamendur fare ia zgjati dorën Osmanit r.a. dhe e njohu për kalif të tij.

Fjalët e Aliut ishin tronditëse për të gjithë ata që e dëgjuan, por shumë komentues dhe analistë sjellin një arsye të kësaj thënie. Në kohën kur Abdurrahmani paska mbledhur mbledhjen konsultative të ditës së fundit në xhaminë e Pejgamberit s.a.v.s., Amër bin Asi i paska pëshpëritur Aliut duke i thënë: "Abdurrahmani është një njeri shumë i zellshëm. Kur iu dha kjo përgjegjësi atij, që në fillim ai kishte simpati ndaj teje, prandaj ai kërkon zellshmëri dhe energji nga ti, sepse këto cilësi të tua i pëlqejnë më së shumti. Pastaj paska shkuar tek Osmani dhe i paska thënë: "Abdurrahmani është njeri shumë i zellshëm, ndërsa ai nuk ka preferenca të mëdha për ty. Ai do ta bënte këtë, nëse ti e pranon atë që do të të pyesë ty, prandaj pranoje." *(Taberiu: 161)*

Si duket, kjo ishte arsyeja pse Alia r.a. kishte përdorur shprehjen, tradhti, tradhti. Sido që të jetë, nga e tërë kjo sa u tha më sipër, vërehet se sistemi i zgjedhjes së kalifit të tretë u bë me përzgjedhjen e kandidatëve. Në kohën e tashme kjo përzgjedhje i ngjason përzgjedhjeve të kandidatit të një partie për postin e presidentit, në këtë rast të Amerikës. Fillimisht, hapet debati i brendshëm partiak, dhe më vonë bëhet përzgjedhja e kandidatëve të mundshëm, derisa të fitojë më i miri prej tyre. Pastaj fillon gara midis kandidatëve të partive të tjera dhe kështu zgjidhet presidenti i vendit.

Nga kjo përzgjedhje, sa u tha më sipër, mësuam se Aliu (Allahu e fisnikëroftë fytyrën e tij) ishte njëri prej gjashtë garuesve për kalif. Katër prej të cilëve ishin mekas (prej fisit kurejsh) dhe dy muhaxhirë të tjerë nga Mekka por me prejardhje nga Medina. Shpeshherë Muhamedi s.a.v.s. mburrej me dajallarët e tij në kohën derisa ishin në Meke, në veçanti me Seadin.

Këtë ndarje nuk e bëj për ndonjë gjë tjetër, përveçse që të tregoj se në mesin e kandidatëve kishte edhe jo kurejshit. Sikur të ishte domethënës "hadithi" se prijësi i muslimanëve duhej të jetë kurejshit, atëherë sahabët nuk do të kishin në listën e kandidatëve të tyre asnjë jo kurejshit. Por vetë fakti se në mesin e tyre kishte jo kurejshit tregon se sahabët nuk e kishin këtë parim, por si duket ky parim ka lindur vonë, nga persona ende të panjohur për mua.

Gjithashtu, kemi dëgjuar të manipulohet rreth Aliut *(Zoti e fisnikëroftë fytyrën e tij)*, se ai ishte i nominuar nga Muhamedi s.a.v.s. për kalif, por këtë e demanton vetë Aliu r.a., pasi ai i njohu të gjithë paraardhësit e tij si kalifë dhe iu qëndroi shumë besnik të gjithë kalifëve të zgjedhur deri tek Osmani r.a. Ai dha kontributin e tij duke mos kursyer asgjë nga jeta e tij. ■

I dashuri mik Agron!

*Më erdhi keq kur dëgjova nga familjarët e mi se më kishe kërkuar në telefon e s'kam mundur të të përgjigjem. Gjatë katër ditëve të kaluara nuk kam qenë në shtëpi dhe nga nxitimi kam harruar ta marr telefonin me vete. Tani po ta shkruaj këtë letër që të të njoftoj se si rrodhën gjërat!*

*U zgjova në ora 05:30 të mëngjesit, një kohë e pazakonshme e të zgjuarit për mua, siç e di edhe ti, për dallim nga ditët e tjera. Të hënën, më datë 03.08.2009, u bëra gati me nxitim dhe u nisa për të stacionin e autobusëve që të zija autobusin Pejë – Prishtinë. Shkak i tërë këtij nxitimi ishte dëshira që të arrija me kohë para Fakultetit Filologjik të Universitetit të Prishtinës. Atje po na priste autobusi që do të nisej në orën 09:30 drejt parkut nacional të Prevallës, (28 km larg qytetit të bukur të Prizrenit). Kur arrita te fakulteti takova disa kolegë dhe studentë të tjerë që nuk i njihja, por që shpresoja se do të njiheshim gjatë kampingut katërditor "Paqja 2009", organizuar nga organizata studentore "Paqja Studentore".*

*Dhe ja erdhi edhe momenti i nisjes. Autobusi u nis. Aty ishim pesëdhjetë studentë të fakulteteve të ndryshme (por të gjithë nga Universiteti i Prishtinës) që po largoheshim dalëngadalë nga zhurma, pluhuri dhe monotonia e përditshmërisë së kryeqytetit tonë, për të kaluar tranzit nëpër qytetin e Ferizajt me qëllim që të arrinim deri te caku i dëshiruar. Gjersa po udhëtonim, unë po mendoja vallë se si do të dukej Prevalla, a do të dukej si ma kishin përshkruar të tjerët, apo më e bukur nga ajo që ma kishin përshkruar. Ia bëja vetes këto pyetje pasi nuk kisha qenë asnjëherë në Prevallë. Mendimet në kokën time fluturonin sa në një vend në një vend tjetër. Edhe koha rrodhi me shpejtësi e ne arritëm në Shterpcë. Gjersa po udhëtonim, gjëja që po më linte shumë përshtypje ishte sjellja e mirë, kultura dhe qetësia që po mbretëronte në autobus, edhe përkundër faktit që të gjithë udhëtarët ishim të rinj studentë. Tani kishim kaluar Shterpcën dhe autobusi filloi të ngjitej nëpër një rrugë gjarpërore, rrugë e cila më ngjasonte me rrugën Pejë – Rozhajë, me ato kthesa të rrezikshme dhe me ato tatëpjeta, që nuk ishin aq të lehta për autobusin.*

*Pas dy orë udhëtimi arritëm në Prevallë. Përshkrimet që m'i kishin bërë të tjerët për këtë park nacional nuk më zhgënjyen, përkundrazi, bukuria e atij vendi po i tejkalonte të gjitha përshkrimet e mundshme me atë peizazh përrallor, me ajrin e pastër dhe me qetësinë shpirtërore që po gjente secili.*

*Vendi ku do të qëndronim ne ishte një hotel i bukur (ky hotel është pjesë e shoqatës "Kalliri i Mirësisë"), që quhej "Kulla e Jetimit". Një gjë që më la përshtypje për të mirë ky hotel, qysh në minuat e parë, ishte kur e kuptova pse ky hotel kishte marrë këtë emër. Emrin "Kulla e Jetimit" e kishte marrë ngaqë i tërë fitimi i të hollave që nxirrej nga puna që bëhej në këtë hotel, u jepej ndihmë fëmijëve të mbetur jetimë gjatë luftës në Kosovë. Kjo më bëri të mendoj për shpirtmadhësinë e atyre njerëzve dhe kujdesin që po tregonin ata për zogjtë e luftës, siç quhen në një film. Gjatë kampingut pashë shpirtbardhësinë, butësinë dhe rrezatimin pozitiv tek ata të rinj që kishin ardhur në kamping me Paqen Studentore. Tek ata djem, unë pashë një edukatë të nivelit të lartë që do t'ua kishte pasur zili çdokush, sepse edukata e tyre ishte ndërtuar mbi bazat e shëndosha islame të respektit dhe mëshirës dhe mbi traditën shqiptare të miqësisë, bujarisë dhe harmonisë së ndërsjellë me të tjerët.*




*Gjatë atij qëndrimi katërditor, patëm turne sporti në lojërat e futbollit, volejbollit, basketbollit dhe pingpongut. Dhe për ata që fituan, organizatorët ishin kujdesur që t'u shpërndanin*



mirënjohje dhe shpërblime modeste.

Pastaj në planprogram ishte edhe dalja në shëtitje nëpër bjeshkët e Prevallës dhe shkuarja tek Ujëvara. Për t'i vizituar këto vende na duheshin tri orë ecje në këmbë. Edhe pse po ecnim nuk po e ndienim lodhjen fare, ngaqë ishim mahnitur nga bukuritë e atyre bjeshkëve dhe nga ajri i pastër që po na e lehtësonte frymëmarrjen. Në fund të këtij udhëtimi mbërritëm tek Ujëvara. Ishte pamje mahnitëse që na mrekulloi të gjithëve. Aty pamë barinjtë që kishin dalë me delet e tyre dhe kishin ndërtuar stane për ta kaluar verën pranë asaj ujëvare, për të cilën nuk po gjej fjalë të tjera që t'ia përshkruaj bukurinë.

Ditët rrodhën dalëngadalë deri te mbrëmja e fundit. Në këtë mbrëmje ishte organizuar një ndenjje e të gjithë studentëve së bashku. Aty pati lojëra dhe humoreska të ndryshme nga pjesëmarrësit që na shkrinë së qeshuri, por e mira e kësaj ishte se askujt nuk i ngeli hatri dhe u kënaqëm të gjithë.

Kaloi edhe kjo natë dhe erdhi çasti i kthimit. Te të gjithë vëreja një mërzitje që po e linim atë vend, e sidomos atë shoqëri që tashmë e kishim krijuar ndërmjet vete. Edhe nikoqirëve të hotelit u vinte keq pse po ndaheshim dhe të gjithë na përqafuan, duke na uruar rrugë të mbarë. Arritëm në Prishtinë me energji dhe forca të reja për t'u ballafaquar me sfidat e së ardhmes.

Tjetër nuk kam ç'të tregoj mik i dashur, vetëm se më vjen keq që nuk ishe edhe ti pjesë e asaj shëtitjeje. ■

**Dukagjin AVDYLI**



**Universiteti i Prishtinës (UP) hap dyert për 10.380 studentë**

# UP - monopolizon Arsimin e Lartë në Kosovë

**Ajo që e bën Universitetin e Prishtinës edhe ne të ardhmen të pakonkurrent është edhe mosakreditimi i asnjë institucioni arsimor të lartë privat si universitet nga Agjencia për Akreditim. Sipas kësaj agjencie asnjë universitet privat nuk i ka plotësuar kushtet për t'u emërtuar universitet por vetëm si kolegje**



Gëzim QERIMI

Për vitin akademik 2009-2010 pjesa më e madhe e indeksave të rinj që do të shpërndahen nga Universiteti i Prishtinës do të jenë për Fakultetin Ekonomik dhe atë Juridik. Që të dyja fakultetet kanë regjistruar nga 1.200 studentë, prej tyre 700 të rregullt dhe 500 me korrespodencë.

Për kah kuotat, pas tyre radhiten: Fakulteti i Shkencave Matematike Natyrore, i cili ka pranuar 1.000 studentë të rinj, Fakulteti i Edukimit 980, Fakulteti i Filologjisë 900, Fakulteti Filozofik 690, Fakulteti i Inxhinierisë Elektrike dhe Kompjuterike 700, Fakulteti i Bujqësisë dhe Veterinës 640, Fakulteti i Inxhinierisë Mekanike 600, Fakulteti i Shkencave të Aplikuara të Biznesit në Pejë 520, Fakulteti i Xehetarisë dhe Metalurgjisë në Mitrovicë 450, Fakulteti i Ndërtimtarisë dhe Arkitekturës 350, Fakulteti i Mjekësisë 290, Fakulteti i Shkencave Teknike të Aplikuara në Mitrovicë 300, Fakulteti i Arteve 210, Fakulteti i Shkencave Teknike të Aplikuara në Ferizaj 200 dhe Fakulteti i Kulturës Fizike dhe Sportit 150.

Në konkursin e Universitetit të Prishtinës të drejtë konkurrimi kanë pasur të gjithë kandidatët, të cilët e kanë përfunduar me sukses shkollën e mesme në Kosovë dhe e kanë diplomën për shkollimin e kryer, si dhe ata që vijnë nga shtetet e tjera, në bazë të kuotave të përcaktuara nga ana e Ministrisë së Arsimit.

Për nxënësit që kanë diplomë për kryerjen e shkollës së mesme e nuk kanë patur provim të maturës si dhe për kandidatët që paraqiten për pranim në Universitetin e Prishtinës e të cilët nuk e kanë kryer shkollën e mesme në Kosovë vlejnë kritere të njëjta. Deri në 20 për qind të pikëve mund të marrin nga rezultati i suksesit në shkollën e mesme dhe deri në 80 për qind nga rezultati i provimit pranues në fakultet.

Vlera e provimit pranues ka rënë për nxënësit që i janë nënshtruar maturës shtetërore. Deri 20 për qind të pikëve ata kanë mundur t'i arrijnë nga suksesi i shkollës së mesme, deri 50 për qind nga provimi i maturës dhe vetëm deri 30 për qind të pikëve nga provimi pranues që organizon fakulteti.

## Fakulteti Ekonomik me hapësirë të pamjaftueshme për organizimin e provimit pranues

Ekonomiku organizoi provimin në tri orare të ndryshme brenda një dite. Organizimin e provimit në tri turne, drejtuesit e fakultetit ekonomik e kanë arsyetuar me numrin e madh të studenteve konkurrent për këtë vit. Të njëjtët kanë thënë se përveç këtyre "ngecjeve të vogla", çdo gjë tjetër ka qenë në rregull.

Liridon Veliu, kryetar i Këshillit të Studenteve të Fakultetit Ekonomik, ka thënë se duke pasur parasysh numrin prej rreth 5 mije e 700 konkurrenteve në fakultet ekonomik, atëherë organizimi ka qenë në rregull. Ai është shprehur se të gjitha pyetjet që kanë qenë në provimin pranues kanë pasur për bazë atë që është mësuar në shkollën e mesme.

*"Unë iu premtoj të gjithë konkurrenteve se deri në maksimum do të përpiqemi që të ketë vlerësim të drejtë"*, ka thënë kryetari Veliu, duke theksuar se do te bëjnë kërkese te Ministria e Arsimit që ta rritë numrin e studenteve të rinj në këtë fakultet pasi çdo vit interesimi është më i madh.



Liridon Veliu



Karakteristikë pse këtë vit numri i kandidatëve në disa drejtime të Universitetit të Prishtinës ka qenë shumë i madh është pasi deri me tani nuk ka pasur asnjë konkurs nga Universitetet Private në Kosovë. Interesimi më i madh i studentëve për të studiuar në UP ka qene në këto drejtime: Shkenca Politike dhe Administratë Publike, Menaxhment dhe Informatikë, Edukim-drejtimi fillor, Sociologji, Gazetari, Banka dhe Financa, Marketing, Ndërtimtari, Arkitekturë dhe Mjekësi.

Ajo që e bën Universitetin e Prishtinës edhe ne të ardhmen të pakonkurrent është edhe mosakreditimi i asnjë institucioni arsimor të lartë privat si universitet nga Agjencia për Akreditim. Sipas kësaj agjencie asnjë universitet privat nuk i ka plotësuar kushtet për t'u emërtuar universitet por vetëm si kolegje.

Republika e Kosovës do të këtë vetëm një Universitet edhe atë Universitetin Publik të Prishtinës, pastaj do të këtë tre kolegje universitare, të cilat janë: Kolegji Fama, AAB-Riinvest dhe kolegjin Iliria si dhe do të ketë me dhjetëra institute. Por me një vendim të veçante të qeverisë së Republikës së Kosovës asnjë institucion privat nuk do ta këtë të drejtën për të organizuar studimet e masterit. ■



# Kur do të ndryshojmë?

**Halil ASLLANI**

Ishte hera e parë që e takoja këtë njeri. Ishte një i lindur dhe i rritur në perëndim. Ky ishte Petriti me të cilin po flisja për herë të parë pas 14 viteve. Ai më tha se ishte në klasën e tetë të shkollës fillore. Nga vetë fakti që ai kishte lindur në një vend të huaj, droja se nuk do të mund të komunikoja me të lirshëm në gjuhën shqipe. Biseduam e biseduam dhe i tregova për atë se pse kishte ardhur për të na vizituar me familjen e tij, pra i tregova lidhjen me familjen time, sepse për të ishte më e vështirë që t'i kuptonte këto lidhje farefisnore. Gjatë bisedës mësova shumë gjëra dhe kryesisht flisnim rreth shkollës dhe aktiviteteve të ndryshme që ai po vijonte atje, gjëra për të cilat përshtateshin me moshën e tij. Ajo çka më la më së shumti përshtypje tek ai ishte se që në moshën 14 vjeçare ishte zotërues i shqipes dhe gjermanishtes, të cilat i ka mësuar thuajse paralelisht, shqipen në rrethin familjar, ndërsa gjermanishten në atë shkollor. Provova të flisja në anglishte sepse isha kureshtar të dija se sa mësohet gjuha e huaj deri në atë fazë shkollore dhe mbeta i habitur me nivelin e zotërimit të kësaj gjuhe nga ana e tij. Për një çast mendoja dhe më shkonte mendja te nxënësit dhe studentët kosovarë, derisa biseda me të riun që tashmë kishte aftësi komunikuese në tri gjuhë vetëm sa bëhej interesante dhe emocionale për mua, sepse vazhdimisht paramendoja veten time më atë moshë dhe nivelin edukativo-arsimor që kishim në përgjithësi ne kosovarët. Erdhi koha që të përshëndeteshim dhe m'u bë shumë qejfi që ai mund të fliste në tri gjuhë. Derisa me një buzëqeshje në fytyrë u mundova që ta inkurajoj dhe ta nxis në sukseset e mëtutjeshme i thashë se tashmë flet tri gjuhë dhe duhet të vazhdosh përpara. Ai ma ktheu se mund të fliste edhe frëngjisht, pasi ata mësonin dy gjuhë të huaja njëkohësisht. Petriti 14 vjeçar mund të fliste 4 gjuhë, fakt që më bënte të ndihesha mirë në njërën anë, ndërsa në anën tjetër ndihesha tepër keq dhe gjithnjë në kokën time më silleshin ndërmend nxënësit dhe studentët kosovarë. Pa dyshim se rol vendimtar në edukimin e këtij djaloshi ka luajtur sistemi cilësor edukativo-arsimor, pjesë e së cilit ka pasur fatin të jetë.

Edhe sa kohë duhet të presim që të ndryshojë sistemi i arsimimit në Kosovë?! Kë duhet të fajësojmë për këtë gjendje të keqe në të cilën fatkeqësisht ishim, jemi dhe me sa duket do të jemi edhe për një kohë të gjatë? Sa i përket mësimit të gjuhëve të huaja, i cili është vetëm njeri nga segmentet e vogla të arsimimit, mund të thuhet se është një dështim total dhe 14 vjeçarin nuk mund ta krahasoj me shumicën e studentëve kosovarë e lëre më me nxënësit [e kam fjalën për mësimin e gjuhëve të huaja]. Dështimi në këtë segment nënkupton se nxënësit kosovarë po dështojnë edhe në fusha të tjera dhe dështimi në fusha të tjera tregon dështimin e tërë sistemit arsimor në Kosovë. Ky është një fakt që, për fat të keq, është evident dhe vetëm sa po rrënjoset. Ky dështim është një varg i gjatë dhe kërkon kohë, vullnet, dëshirë, sakrificë, motiv dhe veprime qëllimmira në mënyrë që të ndryshojë pozitivisht.

Duhet investuar dhe i duhet kushtuar rëndësi e skajshme sistemit edukativo-arsimor, i cili jep frytet e çdo shoqërie përparimtare. Duhet sjellë një frymë e re në këtë sistem, si edhe duhet ndryshuar: mënyra e mësimdhënies, mënyra e mësimnxënies, planprogramet, stafi akademik etj.

Nëse duam që edhe ne të jemi pjesë e botës perëndimore duhet që të ndryshojmë shumë gjëra, në radhë të parë në këtë sektor, i cili është si një lloj motori që prodhon kuadro të reja në fusha të ndryshme dhe rezultati i këtij ndryshimi shihet në mënyrë direkte në sistemin edukativo-arsimor. Në këtë mënyrë, një arsimim cilësor do të ushqente një shoqëri me ide dhe vizione të qarta e përparimtare dhe do të ndikonte shumë në zhdukjen e shumë dukurive negative. Ne jemi ata që duhet ta fillojmë këtë ndryshim dhe nuk duhet vetëm të shpresohet dhe të shikohen gjërat me optimizëm, por duhen ndërmarrë veprime konkrete për një ndryshim në të mirë të të gjithëve. ■

### Rritet numri i aksidenteve në trafik

# Afër 80 të vdekur për tetë muaj



Fatos SHALA

**Statistikat e tetëmujorit të parë të këtij viti tregojnë për një gjendje shqetësuese në komunikacionin rrugor. Afër 80 persona kanë gjetur vdekjen në aksidente, ndërsa mbi tre mijë të tjerë kanë marrë lëndime të rënda e të lehta trupore**

Vetëm në tetë muajt e parë të këtij, viti afër 80 persona kanë vdekur, ndërsa mbi 3 mijë të tjerë kanë marrë lëndime trupore nga aksidentet në trafik.

Numri i aksidenteve, në krahasim me periudhën e njëjtë të vitit të kaluar, ka shënuar një rritje të theksuar.

Arbër Beka, zëdhënës i përgjithshëm në Policinë e Kosovës, ka deklaruar se numri i aksidenteve, në përgjithësi, ka shënuar një rritje në krahasim me vitin e kaluar.

Në tetëmujorin e këtij viti, nga 64 aksidente fatale, kanë gjetur vdekjen 78 persona, ndërsa në periudhën e njëjtë të vitit të kaluar nga 47 aksidente fatale patën vdekur 54 persona.

Totali i numrit të aksidenteve në periudhën janar-korrik të këtij vitit është 8.134 aksidente, ndërsa një vit më parë, në të njëjtën periudhë, kanë ndodhur 6.683 aksidente.

Sipas rajoneve, numrin më të madh të aksidenteve e ka Prishtina, ndërsa rajoni që ka më se paku raste të aksidenteve është Ferizaj.

Sipas Bekës, shtimi i numrit të automjeteve në sezonin e verës, ndikon edhe në rritjen e numrit të aksidenteve. Ai tha se vetëm gjatë vikendit kanë ndodhur mbi 100 raste të aksidenteve, mirëpo për fat të mirë asnjë nuk ka përfunduar me pasoja fatale.

Statistikat e aksidenteve të komunikacionit tregojnë se në muajin korrik dhe gusht rritet edhe numri i aksidenteve për arsye të ardhjes së numrit të madh të automjeteve motorike nga vendet e ndryshme të perëndimit.

Duke pasur parasysh se shumica e aksidenteve në komunikacion ndodhin për shkak të shkeljeve të rënda të rregullave themelore të komunikacionit, policia e Kosovës është angazhuar maksimalisht në funksion të mbikëqyrjes dhe kontrollimit të qarkullimit rrugor (pajisjet për matjen e shpejtësisë, pajisjet për konstatimin e alkoolit në gjak) etj - theksoi Arbër Beka, zëdhënës i përgjithshëm në Policinë e Kosovës. ■



Arber Beka

# Mulla Jakup Hasipi (195



Mexhid YVEJSI

*Mulla Jakup Hasipi ishte një hoxhë dijetar, një burrë atdhetar, një trim luftëtar; një shëmbëlltyrë për besimtarë, një pasqyrë për çdo shqiptar!*


Jakup Hasipi

Mulla Jakup Hasipi lindi më 2 shkurt 1951, në katundin Sllupçan të Likovës, në rrethin e Kumanovës. Rrjedh prej një familje fshatare, bujqësore, por besimtare e punëtore…

Shkollën fillore e kreu në vendlindje dhe posa e kreu, në vend të librit, i mbeti shati në dorë, ishte dëshira e babës që djali të bëhet punëtor…!

Të bëhet punëtor, të bëhet krah i tij, në punë të ndryshme në bujqësi… Ndërsa, Jakup Hasipi, djal'i ri, punoi për disa vite me shat n'dorë, por mendjen nuk e kishte te bujqësia, prej së cilës varej shtëpia, por gjithnjë mendonte te libri, dituria…

Kështu, një ditë, kur Mulla Jakupi ishte në shtëpi, siç kishte dëshirë, i ndodhi një "mrekulli" e mirë. E zgjoi babën nga gjumi dhe i kërkoi do pare, për në Austri me shkue, për me punue. Por, babai i tij, sapo u zgjue i tha: "Jo biro, ti s'ke nevojë të shkosh në Austri me punue, por do të shkosh në Sham (Siri) për me mësue, kjo asht ma mirë, kështu edhe zemra ka dëshirë!"

Nga këto fjalë, Mulla Jakupi jo vetëm që u gëzue, por edhe më shumë u befasue, qysh në këtë mënyrë dëshira iu plotësue…! Më vonë, nana i kishte tregue, se: *"Kur e ke zgjue babën prej gjumit, ai sapo e kishte pa në ëndërr Pejgamberin (a.s.), i cili i kishte thanë: " Po, pse ore nuk po e lejon djalin m'i vazhdue mësimet që i ka në zemër!"*

Në vitin 1975, në moshën 24 vjeçare, shkoi në Damask, Siri, regjistrohet në Medresenë "El-Furkan", ku diplomoi në vitin 1980.

Posa e kreu medresenë në Damask, Mulla Jakupi shkoi në Kajro, Egjipt, për të vazhduar studimet e larta në teologji, ku regjistrohet në Universitetin e famshëm "El-Az'har", ku diplomoi në vitin 1985.

Pas diplomimit në Kajro të Egjiptit nuk kthehet në vendlindje, por shkoi në Gjermani, në qytetin Leverkuzen, ku shërbeu pranë mërgimtarëve, kryesisht shqiptarë, në xhaminë e qytetit. Shërbeu me përkushtim, me devotshmëri, deri në vitin 1990, si imam, predikues e mësues.

Në vitin 1990, pas 15 viteve shkollim e shërbim në mërgim, kthehet në vendlindje plotë përmallim. Menjëherë, në katundin e tij, e filloi punën në xhami.

Në xhami të katundit Sllupçan të Likovës, me punë vetëmohuese, Mulla Jakupit i doli zëri në çdo anë të Kosovës.

Pamje nga Sllupçani-Përvjetori i luftës 2001

# 51-2006)

Zëri i tij u përhap nëpër Maqedoni, u përhap me shpejtësi edhe në Shqipëri… Si ndodhi kjo?

Në fillim të vitit 1994 në Kumanovë u hap radioja e parë, me emrin Radio "Zëri i Kumanovës", ku Mulla Jakupi mbante predikime, fjalime, të cilat dëgjoheshin me vëmendje.

Jo vetëm që dëgjoheshin me vëmendje e kënaqësi, hytbet, predikimet dhe fjalimet e tij, por ato regjistroheshin nëpër kaseta dhe u përhapeshin si raketa, përhapeshin me shpejtësi nëpër Kosovë, Maqedoni e Shqipëri…

Mulla Jakupi ka ligjëruar, ka predikuar, ka mbajtur mbi 5000 fjalime, me përmbajtje fetare-atdhetare, në të gjitha trojet shqiptare, në një kohë kur armiqtë donin të na shkulnin fare…Një pjesë e ligjëratave të tij për diturinë është kthyer në libër dhe sivjet ka dalë libri i tij i parë me titull për diturinë.

## Kudo që shkonte – kudo frymëzonte...

Frymëzonte nëpër xhami, nëpër salla të kinemave, nëpër pallate të kulturës, nëpër salla të sporteve dhe asnjëherë mundi nuk i shkoi kot, sepse nga gëzimi e frymëzimi në sallat e mbushura përplot kishte edhe lot, …!

Kur me 22 Janar 2001 krisi pushka e lirisë në Tearcë të Tetovës dhe pas dy muajve u përhap edhe në anën e Likovës, në katundin Sllupçan u vendos Komandanti i lavdishëm, Fadil Nimani – Tigri, me bashkëluftëtarët e tij, pikërisht në shtëpinë e Mulla Jakupit.

Në këtë shtëpi u themelua Shtabi i UÇK-së për komunën e Likovës, ku Mulla Jakupi jo vetëm që mori pjesë në luftë, por ishte ndër luftëtarët më të dalluar, ndër trimat më të shquar…

Pas luftës nuk shërbeu më në xhaminë e Sllupçanit të Likovës, sepse u zgjodh Myfti i Kumanovës…

Me 7 janar 2006 në rrugën Shkup-Kumanovë, Mulla Jakup Hasipi, që luftoi ditë e natë aq trimërisht, humbi jetën, për një çast, tragjikisht… ! U varros në varrezat e dëshmorëve të kombit.

Siç ishte i madh në jetën e tij, në shërbim të Zotit, në shërbim të popullit, një jetë me plotë përpjekje, po aq i madh ishte edhe në vdekje. Në varrimin e tij, në katundin Sllupçan, ku iu bënë shërbimet fetare e kombëtare, morën pjesë mijëra qytetarë nga të gjitha trojet shqiptare…

Mulla Jakupin e kam takuar disa herë, para e pas luftës. Tek ai shiheshin qartë shenjat e hoxhës së sinqertë, dijetarit, trimit, luftëtarit. Poeti, Burhanudin Fili, e ka përshkruar në vargje personalitetin e tij…:



### Mulla Jakup Sllupçani

*Kuj don Allahu i jep hidajet*
*E udhëzon, e mëson si don Vet.*
*Me mirësinë e Tij gjithkah e shëtit,*
*Me nurin e Tij rrugën ia ndritë.*
*Në jetë shumë raste i përjetojmë*
*Mulla Jakupin këtu e përkujtojmë*
*Hoxhë Jakupi i Sllupçanit*
*Brum shqiptari, fryt i Imanit.*
*Le ta njohim vëlla Jakupin:*
*Me davet e ngarkoi supin.*
*I la arat, e la shatin,*
*E la familjen edhe fshatin;*
*Kumanovë e Vilajet,*
*U nisë rrugës për gurbet;*
*Për tixharet ai asht nisë*
*Jo për marka, as devizë…*
*Por me dritë t'Zotit m'u pajisë.*
*Mbas shumë rrugë n'Sham arritë*
*Për t'marrë dije, që asht dritë.*
*Ndej në sofër të burrnisë,*
*Në terbjet të Muhamedisë.*
*Ditë e natë atje mësoi…*
*Për ma lart në Misir shkoi;*
*Se atje, vëlla, asht Ez-heri*
*Qe për dije asht muteberi.*
*E prej luleve t'diturisë,*
*Mori nektarin e mirësisë;*
*Edhe u kthye në Vilajet,*
*Punës ju vu, ai, për davet…*
*N'krah janxhikun, n'dorë qitapin,*
*N'rrugë t'davetit shtrini hapin:*
*Në Sllupçan e Gjermani,*
*Në Kosovë, ma vonë n'Shqipni.*
*Kudo që shkoi e kë takoi,*
*Me davet, ai, i frymëzoi.*
*Allahu i dha dije dhe zell,*
*Që Islamin me këndell.*
*Allahu Vetë, atë, e nderoi,*
*Që fjala e tij n'zemra e përshkoi…*
*Dituni, besë e bujari,*
*Gërshetu bashkë me trimni,*
*Në mejdan t'jetës i nxori*
*Kush qe i zoti, prej tyre mori.*
*Porse të vehten ban exheli:*
*Kur t'i vijë dikuj apeli,*
*Nuk ka shteg për pa u nisë…*
*Se kështu Allahu e ka ujdisë.*
*Me shumë nderime u përcjell*
*Shumë xhemat aty u mbledh:*
*Vilajet, Kosovë, Shqipni,*
*Prej vendeve tjera e Turqi.*
*Fort me mall e përcollën,*
*Deri n'mjekrra lotët rrodhën.*
*Por, prej Allahut t'gjithë jemi,*
*E tek Ai, sërish kthehemi!*
*Vepra e tij kurrë s'harrohet,*
*Pema matet mbasi t'rrxohet,*
*E kush donë atë me nderu*
*Veprën e tij me vazhdu.*
*Rahmet past Jakup Sllupçani,*
*Në Xhenet iu baft Mekami!*

Kritikë letrare



Flamur MALOKU

# Vija e ftohtë

**Jeta me thyerjet e saj absurde deri në ekstrem është bërë skenë e mërzisë në të përhershmen jetësore, e cila tani në shumë poezi del në variante të shumta të deklamimit e të argumentimit, variante jetësore nëpër të cilat autorja është sprovuar e lënduar vazhdimisht**

Në shtrirjen e mendimeve të shumta imagjinatave, karshi filozofisë së heshtur subjektive shkruhet teksti poetik "Vija e ftohtë" e poetes së re Shkurtë Kadriu. Vija e ftohtë bëhet vepër e mërzisë subjektive, figurë personale/pozicionim personal/sinonim i dhembjes, e cila del nga bota e filozofisë subjektive përmes një sistemi të menduar figurativ, e që do të ndërtohet e rindërtohet në tërësinë e tekstit nëpërmjet heshtjes shpirtërore në kohë. Heshtja në diskursin metaforik bëhet ftohtësi e njeriut të dëshpëruar e të thyer shpirtërisht. Thyerja shpirtërore bëhet dhembshuri emocionale në kohën e shkrimit. Poetja nëpër rrugët e tanishme jetësore thur ngadalë vijën e ftohtë, pra vijën e heshtjes, vijë në të cilën personalizohet së bashku me dhembjen që ka në jetë. Jeta me thyerjet e saj absurde deri në ekstrem është bërë skenë e mërzisë në të përhershmen jetësore, e cila tani në shumë poezi del në variante të shumta të deklamimit e të argumentimit, variante jetësore nëpër të cilat autorja është sprovuar e lënduar vazhdimisht. Lëndimet janë të mëdha në jetë. S'ka harrim të asaj që ka bërë varrë në shpirt. Pra, shkrimi i figurshëm shënjon idenë se autorja nuk ka më forcë, ndihet e ligështuar dhe kërkon një kapërcim të kësaj gjendje, por me pamundësi veprimi. Shkurt, mungon forca, për të dalë përtej kësaj ligështie të mërzitshme, sepse jeta është bërë skenë e mërzisë, skenë e monotonisë shpirtërore. Shenjat e mërzisë/vetmisë/pikëllimit/dëshpërimit, vendosen në trupin e tekstit në diskursin e mundshëm shpirtëror. Diskursi i mundshëm përcillet me përsëritje të vazhdueshme të dhembjes të të qenit njeri, me shkeljet, me turpërimet e vazhdueshme që i bëhen në jetën reale. Andaj autorja mundohet të ikë nga realja e lodhshme dhe dëshiron të futet në botën e vetvetes, botë kjo që bëhet përherë e pranishme. Edhe në këtë hyrje të vetvetes nuk ka qetësi, sepse reflektohet kudo një zhgënjim, një mospajtim subjektiv. Mospajtimi del në gjuhën e figurës, ashtu lehtësisht me përplot emocione, duke e theksuar shenjën subjektive ndaj asaj që të shkakton dhembje, mërzitja jetësore:

*Diku brenda meje*
*Ngjyrat plastike*
*Lozin me errësirën*
*Nga pëlhurë e mugët*
*Mbi xhamin e thyer*
*Nuk shoh rrezet e ftohta*
*Ku nxin jeta*

Ngjyrat plastike, që kanë hyrë brenda së bashku më errësirën, shënjojnë monotoninë e mërzitshme të jetës subjektive. Jeta është bërë lodhje-vrarje shpirtërore në kohën e tanishme. Xhami i thyer në tërësinë tekstore shënjon konotacionin e thyerjes shpirtërore, pse jo edhe atë të fatit jetësor. Të menduarit subjektiv shkon dhe zgjatet. Rrugët degëzohen emocionalisht, që mbesin përherë në dhembje. Rrugët e dhembjes kanë lënë gjurmë të vrarjes-ligështisë. Këto gjurmë autorja i sheh kur i rikthehet pasqyrës. Pasqyra bëhet reflektim i kësaj vrarje brendore-emocionale në kohë:

*Hapi sytë koka seç mu mpi*
*Në rrugët që zgjateshin*



*Si gjethet e librit*
*Degëzuar me dhembjen*
*E pash të vrarë*
*Vetën në pasqyrë*

Njeriu në pasqyrë sheh vetveten. Duke e parë vetveten ai futet në botën e mendimit. Duke rikujtuar para pasqyrës, ngadalë, thur kohën e përjetimit-gëzimit-hidhërimit. Duke qëndruar pranë pasqyrës sheh gjurmët e kohës reale. Nganjëherë njeriu nuk ka forcë të përballojë pasqyrën, ndihet i ligështuar dhe ikën nga ajo që ia paraqet pasqyra. Mirëpo, autorja në këtë rast nuk largohet, rri pranë dhembjes, sheh veten të vrarë në kohë, me përplot degëzime të lodhjes-molisjes shpirtërore.

### Anonimiteti

Gjithnjë duke i parë figurat tekstore, të cilat konotojnë përhumbjen e subjektit në kohë, koha bëhet e papërballueshme dhe nganjëherë e shndërrojnë subjektin në një gjendje oniriste shpirtërore. Kjo gjendje subjektive pranohet. Duke u pranuar ajo edhe figurohet, çdoherë nëpërmjet semantikës diskurseve, pra thuret ajo që autorja e quan kafshim ngushëllimesh mes veti, që nis e soset mbi ndjenjën e mundimshme:

*Kafshohen ngushëllimet mes veti*
*Ditët gjelbëroshe hutohen*
*Në shikimet syhapuar*
*Turpshëm shtrydhen ndjenjat*

Këtu turpshëm shtrydhen ndjenjat e njeriut. Ngushëllimet në trupin-shpirtin kafshohen e thellohen në fundosjen e hutuar të jetës. Dhembja shtrihet përmes një horizonti të flakëruar, e cila çdoherë niset nga individualja duke shkuar të metafizika shpirtërore. Njohjet e dikurshme subjektive humbasin në të trishtën kohë, qyteti bëhet i panjohur X, anonimitet i ekzistenciales. Vetëm fjalët, pse jo edhe të pakuptimta, bëhen rrugë të vetmisë. Autorja jeton me këtë vetmi të rëndë, në anonimitetin ekzistencial e shpirtëror. Mosnjohja merr gradacion të

theksuar, ndërsa fati i brishtë luan lojën e tij të vazhdueshëm, ashtu symbyllas që kthehet në natën e zezë subjektive:

*E qyteti më bëhet x*
*Rrugët më janë fjalë*
*Përdredhur me vetminë*
*.................................*
*Symbylltas luani fati*
*Në natën e zezë*
*Ëndrrat mjegullohen*

Ëndrrat mjegullohen bëhen të paqarta, duke vënë në pah ligësinë personale. E gjithë kjo realizohet kryesisht mbi zhgënjimin që figurshëm elaborohet në tekst. Nata e zezë i shkon për shtat trupit të molisur. Ndërsa dhembja subjektive vazhdon në kohë. Lotët, ashtu vjedhurazi, dalin në heshtjen plot vetmi:

*Vjedhurazi lotova*
*Heshtja u shkallëzua*
*Murkinez i vetmisë*
*Kurorëzoi vuajtjen*

Vetmia këtu shkon dhe bëhet figurë, zgjatet e shkallëzohet në heshtjen, për të marrë epitetin e figurshëm Murkinez, duke depërtuar gjithnjë mbi vuajtjen shpirtërore, tanimë e kurorëzuar, që ka prekur pothuajse edhe qiellin. Monotonia shihet, preket, shmangie nuk ka, thuajse jeta e subjektit ka marrë tatëpjetën. Sfida jetësore, me baticat dhe zbaticat e saj, deklamohet gjithnjë mbi fajësinë. Autorja e ka të qartë se jeta është pafajësi në esencë, mirëpo për tjetrin kjo nuk kuptohet, andaj edhe vepron në mënyrë të pakontrolluar, të pavetëdijshme, duke ia mbyllur të gjitha shtigjet e mundshme të pafajshmit deri në ekstremin e mundshëm. Nëpër këto sprova të përditshme subjektive, mërzia, dhembja, bëhen të mëdha dhe pa dëshirë kacafyten ndërmjet vete në trupin-shpirtin e njeriut, duke shkaktuar traumë-çmendi. Duke e parë këtë çmenduri të kohës bashkëkohore, ku i pafajshmi nuk vërehet fare nga turma poshtëruese, nga turma që jeton në kohën e injorancës. Autorja mundohet të këmbëngulë, duke i vënë në pah këto gjëra që e kanë kapluar jetën e njeriut të sotëm. Mbi këto gjëra, lodhja është bërë e mundimshme, mundësia për t'i shmangur është e vogël dhe forcë nuk ka. Andaj, heshtja lidhet e preket deri në atë masë, saqë poetja jetën e quan skenë e mërzisë, ku i pafajshmi bie viktimë i të fajshmit në të përhershmen jetësore. ■

# Vitrina e librit

## "Mythosi i jetës"
**Flamur MALOKU**




Këto ditë Flamur Maloku ka botuar librin me poezi Mythosi i jetës. Ai, përpos që merret me studime të veçanta në fushën e letërsisë e të filozofisë, merret edhe me krijimtari letrare. Libri poetik Mythosi i jetës është i strukturuar në sistem të veçantë poetik. Tri ciklet, tri format e ligjërimit të Malokut; Thema e shpirtit/Mythosi i jetës/Eidosi i frymës, japin shenjën empirike të filozofisë/ Jetës/ Shpirtit. Në secilën poezi, krijohet Eidosi, pra krijohet rrjeti në formën e të menduarit të tematikës. Të gjitha figurat në konkretizim të tekstit bëhen njohje për trupin e shpirtin. Njohja e diferencimi në nivelin estetik/ aksiologjik të poezisë, shpall vetvetiu rrjetin e figurave. Figurat e Antikitetit, si Helena, Penelopa, Odiseu, Hadi, e të tjera, japin interkomunikimin e poezisë me figurat e lashtësisë, por me një artikulim tjetër, me një paraqitje tjetër, duke e dhënë çdoherë shenjën postmoderne të ligjërimit. Shenja postmoderne vërehet në rikthim të Eidosit/Frymës së jetës. Andaj, për Malokun, rikthimi në figurë të antikitetit nënkupton rikthimin e shpirtit, pra sforcohet figura, për t'u bërë e re, pastaj e vjetër në shkrim. Nga kjo, edhe Jeta/ Dashuria është bërë e vjetër, pra është bërë Mit i shpirtit. Miti i shpirtit ruhet në brendësinë e tij të figurës me ngjyrime të forta melankolie. Vetvetiu metafora, e cila në esencë formon sistemin poetik të librit që nga fillimi e deri në fund, shënon ekzistencën empirike të Mythosit ndaj Asaj. Çdo gjë në humbje e në mosrealizim, tani në ligjërimin poetik e estetik të Flamur Malokut, është bërë Mythos i jetës, duke kaluar pastaj në Mythosin neutral të shpirtit ekzistencial.

Librin "Mythosi i jetës" e botoi SHB "Zef Serembe", Prishtinë, 2009, faqe 60.

## "Në klubin e të shëmtuarve"
**Gëzim ALIU**




Prozatori Gëzim Aliu, kohë më parë, ka botuar romanin e tij më të ri "Në Klubin e të shëmtuarve". Ky roman bart në vete një shenjë të veçantë dalluese: ritmin e një proze të mirëfilltë artistike dhe kompleksitetin e një poetike të kalkuluar. Me këtë vepër autori Aliu ia ka dalë të realizojë një vepër letrare në të cilën figura dhe ngjarja mpleksen në një pikë të përbashkët, duke u shkrirë dhe shndërruar në një sintezë artistike, e cila do të përfshijë në vete thellësitë e të vërtetave të shpirtit njerëzor në një spektër shumëdimensional.

**Përgatiti: Esat VATOVCI**

**Bisedë me drejtorin e Galerisë së Arteve, Fahredin Spahija**

# Spahija premton reforma në Galerinë e Arteve



Fitim VELIU



Fahredin Spahija, drejtori i Galerisë së Arteve

Në Galerinë e Arteve të Kosovës, gjatë këtyre dhjetë viteve të pasluftës, nuk është bërë sa duhet sa i përket ekspozimit të arteve pamore. Kjo për faktin se bashkëpunimi mes Galerisë dhe komunitetit artistik nuk ka qenë në nivelin e duhur. Pra, Galeria nuk ka qenë edhe aq transparente ndaj komunitetit artistik dhe kjo ka bërë që komuniteti artistik të mos ketë hapësirë sa duhet për të ekspozuar të arriturat në fushën e artit pamor. Sigurisht se gjatë këtyre dhjetë viteve janë hapur ekspozita të ndryshme në fushën e artit pamor, por ekspozimi i tyre është bërë në vende të ndryshme jashtë Galerisë dhe kjo për pasojë ka rezultuar që artet pamore të mos vërehen shumë nga mediet e shkruara dhe ato elektronike. Galerinë e Arteve të Kosovës, gjatë këtyre dhjetë viteve, po ashtu e kanë përcjellë edhe probleme të ndryshme si: mungesa e Bordit Artistik dhe marrëdhëniet jo të mira përbrenda punonjësve të vetë Galerisë. Por, Ministria e Kulturës ka vendosur që, më në fund, të gjitha këto probleme të akumuluara prej dhjetë vitesh të zgjidhen me ndërrimin e drejtorit të Galerisë së Arteve. Ministri i Kulturës, Valton Beqiri, ka emëruar mjeshtrin e fotografisë, Fahredin Spahija, në postin e drejtorit të Galerisë së Arteve të Kosovës. Vendimin për zgjedhjen e Fahredin Spahisë në postin e drejtorit të GAK-së, ministri Beqiri e ka marrë në bazë të rezultateve të konkursit publik, përkatësisht në bazë të vlerësimit dhe rekomandimit të Këshillit Drejtues të Galerisë së Arteve të Kosovës, anëtarët e të cilit, në cilësinë e Komisionit intervistues, kandidaturën e Fahredin Spahisë e kanë vlerësuar me pikët maksimale. Drejtori i sapozgjedhur, Fahredin Spahija premton reforma të shpejta brenda Galerisë së Arteve, si dhe relaksim të marrëdhënieve brenda stafit të Galerisë etj. Spahija u shpreh për revistën "Paqja" se: "Gjatë këtyre viteve të pasluftës, në galeri nuk është punuar sa duhet, - duke potencuar faktin se - qasja ndaj komunitetit artistik ka qenë jo transparente, ku për një kërkesë të bërë për të ekspozuar arte të ndryshme pamore është dashur të pritet dhjetë ditë dhe në fund shumë prej kërkesave kanë rezultuar negative". Spahija premton se shtatori do ta gjejë Galerinë e Arteve edhe me bordin e saj artistik, i cili pritet të ketë tre deri në pesë anëtarë. Ky bord do të merret me vlerësimin e kërkesave të komunitetit artistik për të ekspozuar artet e tyre pamore brenda hapësirës së Galerisë. Këtë bord pritet ta themelojë këshilli mbikëqyrës i Galerisë së Arteve. Ndërsa sa i përket marrëdhënieve jo të mira brenda anëtarëve të Galerisë, Spahija premton se ky problem do të rregullohet "pasi çdokush duhet ta respektojë punën e tij në bazë të kontratës, e cila nuk është respektuar më herët nga punonjësit e Galerisë". Por, drejtori i ri i Galerisë, z. Spahija, thekson si problem serioz buxhetin e vogël që është ndarë nga Ministria e Kulturës, pasi kjo shumë është e vogël për t'i realizuar të gjitha projektet e Galerisë. Buxheti i Galerisë për këtë vit kap shumën prej 70.000 mijë eurosh, në krahasim me buxhetin e vitit të kaluar i cili ka qenë 120.000 mijë euro. Por ky shqetësim nuk do të na zmbrapsë për asnjë moment nga synimet tona drejt realizimit të projekteve në të ardhmen. Spahija fton të gjitha komunitetet artistike që të bashkëpunojnë me Galerinë, për t'i paraqitur të gjitha idetë dhe projektet e tyre lidhur me artin pamor. Ai, po ashtu, fton asociacionet e ndryshme, individët dhe artdashësit pamorë që të mos hezitojnë, por t'i ekspozojnë projektet e tyre brenda hapësirës së Galerisë. Tani, me iniciativën e drejtorit të ri, brenda Galerisë së Arteve organizohen debate lidhur me artin pamor në përgjithësi, apo me ekspozitën aktuale në veçanti. Z. Spahija shprehet se: "Mungon kritika për artin, pra, kritikët janë të paktë në raport me komunitetin artistik, por ky është problem rajonal gjithashtu". Mbetet të shihet se si do të funksionojë Galeria e Arteve në të ardhmen, pasi që me ndërrimin e udhëheqjes së këtij institucioni premtohen ndryshime dhe përmirësime të disa gabimeve të udhëheqjes së kaluar. Kjo shtëpi e artit pamor, pritet të rrezatojë vlera kulturore për ngritjen e cilësisë edhe në vendet e tjera të rajonit e më gjerë. ■







# Gjuha dhe shoqëria

Shkelzen RRECAJ

Gjuha është një mjet komunikimi pa të cilën nuk do të mund të komunikonin njerëzit apo shoqëritë e caktuara. Çdo shoqëri ka gjuhën e vet me të cilën komunikon, e cila ka edhe varietetet e veta gjuhësore. Gjuha është një pikëtakim i përdorimit më të hershëm për të transmetuar kulturën prej brezit në brez. Me fjalë të tjera, gjuha është një mjet shoqërizimi. Sidoqoftë, pjesa më e madhe e kulturës transmetohet përmes fjalës dhe shpeshherë thuhet se ka qenë zhvillimi i mundësisë së të folurit të qenieve njerëzore, që ka qenë faktor mbizotërues në zhvillimin tonë të "evolucionit biologjik", që operon me genet, me "evolucionin kulturor", që operon me mendjet. Por, nuk mund të këmbëngulim në faktin se gjuha është një përbërës (komponent) qendror i procesit të shoqërizimit.

Një gjë është e qartë: gjuha u lejon "shoqërizuesve" që të na mësojnë fakte (si p.sh "Maradona ishte një lojtar", "Erat e ndryshme dëmtojnë ambientin"), që t'i emërtojmë konceptet tona. Çështja është nëse mund të thuhet se gjuha është e para që i ndërton konceptet e tilla, apo nëse ajo i pasqyron konceptet që sidoqoftë do të ekzistonin, pavarësisht nga ajo.

Disa prej këtyre koncepteve i kemi mësuar si fëmijë, rreth vitit të parë të jetës, para se të mësojmë të flasim, kurse konceptet e tjera janë formuar më vonë. Por mund të jenë zhvilluar pa iu referuar gjuhës. Kështu që ka forma të ndryshme të koncepteve.

Shoqëria është një bashkësi njerëzish, të cilët jetojnë në një ambient të përbashkët që kanë gjuhën e vet dhe traditën e vet të jetesës. Kjo shoqëri dallon prej shoqërive të tjera. Dallimet janë esenciale dhe kanë të bëjnë me aspektet e të folurit, marrëdhëniet ekonomike, shtresat e arsimuara dhe të paarsimuara. Këto janë disa prej dallimeve që mund ta dallojnë shoqërinë. Një familje mund të dallohet nga gjuha të cilën e flet, ose i takon një regjioni tjetër që d.m.th e ka dialektin e vet gjuhësor, i takon shtresës së pasur ose të varfër, nivelit të caktuar të arsimimit etj.

Këto mund ta dallojnë shoqërinë nga një shoqëri tjetër. P.sh. një person i cili e njeh veten si intelektual dhe i takon një shtrese të lartë ekonomike dallohet nga një person nga fshati, i cili i takon një shtrese të ulët ekonomike dhe të paarsimuar.

Po ashtu, edhe brenda familjes nuk i takojnë të gjithë të njëjtës shoqërie, sepse të rinjtë flasin një gjuhë tjetër kundrejt atyre të vjetërve që flasin një gjuhë ndryshe nga të rinjtë.

Pra, dialektet, shtresa e pasur dhe varfër dhe arsimimi janë disa prej faktorëve kryesorë që e dallojnë shoqërinë. Gjuha me të cilën komunikojnë në forma të ndryshme, shtresa e ulët dhe e lartë nga pikëpamja ekonomike dhe arsimimi – këto janë çështjet që e preokupojnë shoqërinë. Ka edhe shumë mënyra të tjera studimi që kanë të bëjnë me faktorë të ndryshëm të gjuhësisë. ■

# Aforizma




**"Fama e disa personave të sotshëm varet vetëm nga idiotësia e admiruesve"**
***Henrih Heiner (1797-1856, poet gjerman)***

**"I padijshmi është personi, i cili ka përgjigje për çdo gjë, por ato përgjigje nuk janë të sakta"**
***Kurt Tuholski (1890-1935, publicist gjerman)***

**"Edhe sikur ju të mos merreni me politikë, prapëseprapë politika do të merret me ju"**
***Sharl Forb de Trion Montalamber (1810-1870, shkrimtar francez)***

**"Kush i toleron njerëzit e këqij, i dëmton të mirët"**
***Publil Sir (shek. I p.e.r, poet romak)***

**"Budallallëqet ekzistojnë te të gjithë: i mençuri nuk i shpreh"**
***Bush Vilhelm (1832-1908, poet e piktor gjerman)***

**"Atë njeri që e ka humbur turpin, llogariteni të vdekur"**
***(Plaut, shek. III, komediograf romak)***

**"T'u bësh mirë budallenjve është njësoj sikurse të derdhësh ujë në det"**
***Miguel de Servantes (1547-1616, shkrimtar spanjoll)***




Poezi

Raif GASHI

## Kotësia

Në hijen e kaluar
Në hijen e sotme
Duke prekur ngadalë
Rimën e njëjtë
Jetë
Fare i vogël
Por i shënuar jam
Në këto male të lodhura

Hapërim i ardhur
I lindur
Në shpirtin e fikur

# Gripi i derrave erdhi edhe në Kosovë

**Deri më tani autoritetet shëndetësore kosovare kane konfirmuar dy raste të gripit të derrave në Kosovë, edhe pse sipas tyre situata është nën kontroll dhe nuk ka vend për panik. Nga autoritetet shëndetësore kosovare është vlerësuar se aktualisht Kosova posedon medikamente të mjaftueshme të ilaçit tamiflu, por është kërkuar që ky ilaç të përshkruhet ekskluzivisht nga infektologët**



Artan N. BEJTA

## Ç'është në të vërtetë gripi i derrave?

Është sëmundje tejet ngjitëse e organeve të frymëmarrjes të derrave që shkaktohet nga virusi i tipit A. Njerëzit zakonisht nuk sëmurën nga gripi i derrave, por infeksioni ndër njerëz mund të ndodh. Aktualisht te njerëzit është raportuar infeksioni me virusin e gripit të derrave, tipi H1N1. Edhe pse prek në masë derrat, ngordhshmëria e tyre nga kjo sëmundje mbetet e ulët. Ky lloj gripi shfaqet gjatë gjithë muajve të vitit te derrat, por epidemitë më të shpeshta shfaqen në periudhën vjeshtë – dimër, ashtu siç ndodh edhe për epidemitë që godasin njerëzit. Ky virus është zbuluar për herë të parë në vitet '30 të shekullit të shkuar.

## Sa lloj virusesh të gripit të derrave ekzistojnë?

Si të gjithë viruset gripalë edhe ata të gripit të derrave kanë vetinë që të ndryshojnë dhe të pësojnë vazhdimisht mutacione. Derrat mund të sëmuren si nga gripi i pulave ashtu edhe nga ai i derrave. Kur viruset gripalë të specieve të ndryshme të kafshëve infektojnë derrat, këto lloje virusesh mund të pësojnë mutacione dhe nga këto ndryshime lindin viruse të rinj njerëzorë, të pulave, të derrave. Gjatë viteve kanë lindur disa variante të gripit te derrat. Gjer më tani janë identifikuar 4







nëntipa kryesore: H1N1, H1N2, H3N2 dhe H3N1. Megjithatë, kohët e fundit, virusi i izoluar më së shumti te derri ka qenë pikërisht i tipit H1N1.

### Cilat janë shenjat e sëmundjes së gripit të derrave tek njerëzit?

Simptomat e gripit të derrave janë të njëjta me ato të gripit të zakonshëm: temperaturë, kollë, dhembje fyti, dhembje trupi, dhembje koke dhe plogështi. Në disa raste mund të paraqitet edhe vjellja dhe diarreja. Komplikim më i shpeshtë i sëmundjes është pneumonia.

### Si përhapet gripi i derrave tek njerëzit?

Virusi i gripit të derrave përhapet në të njëjtën mënyrë si gripi i zakonshëm (sezonal). Virusi përhapet nëpërmjet ajrit nga një person në tjetrin, gjatë kollitjes dhe teshtitjes së personave të sëmurë me grip. Virusi përhapet edhe duke prekur gojën, hundën dhe sytë me duar të papastra ose gjësende që përmbajnë virusin e gripit. Personi i infektuar me virusin e gripit të derrave përhap sëmundjen te personat e tjerë një ditë para se të shfaqen shenjat e sëmundjes dhe shtatë ditë pasi të jenë shfaqur shenjat e sëmundjes.

### Si parandalohet sëmundja (gripi i derrave)?

Edhe pse laboratorë të shumtë në botë për hulumtime shkencore po punojnë në prodhimin e vaksinës kundër gripit të derrave, ende nuk ka diçka adekuate. Mirëpo për të parandaluar sëmundjen duhet të respektohen këto parime:

- Mbuloje hundën dhe gojën me shami gjatë kollitjes dhe teshtitjes.
- Hidhe në vend të sigurt facoletën pas përdorimit.
- Pastroji rregullisht duart me sapun dhe ujë të nxehtë, veçanërisht pas kollës, teshtitjes dhe prekjes së gjësendeve.
- Mos i prek sytë, hundën dhe gojën me duar të papastra.
- Evitoni kontaktet me personat e sëmurë nga gripi.
- Nëse sëmurësh me grip mos shko në punë, shkollë, hapësira publike, qëndro në shtëpi për të parandaluar përhapjen e infeksionit. ■




# Lorik Cana

**Pas katër vitesh qëndrimi në Marsejë të Francës, Lorik Cana ndërron skuadër. Ai ka nënshkruar kontratë 4 vjeçare për 5.8 milionë euro, me pagë vjetore 2.5 milion euro**



Alban BILALLI

Lorik Cana u bë lojtari më i shtrenjtë në historinë e klubit nga Premier Liga angleze, Sunderland. Ai nënshkroi për këtë klub një kontratë 4 vjeçare për 5.8 milionë euro. Tifozët e klubit anglez i bënë një pritje të ngrohtë Canës, ditën kur u prezantua para klubit. Lorik Cana pohoi për faqen zyrtare të klubit se ai ishte "shumë i entuziazmuar" për të luajtur në fanellën e Sandërlendit në Premier Ligë. Cana e përshkroi veten si një lider natyral dhe tha se ai synon të sjellë eksperiencën e tij të nivelit të lartë te "macet e zeza". Lorik Cana ishte emri më i përfoluri i kësaj vere ndër futbollistët shqiptarë. Shumë nga klubet më të njohura të Evropës, përfshirë Arsenalin, Liverpulin, Evertonin, Totenhemin, Hamburgun, Volfsburgun, shfaqën interesim të dukshëm për të, por mesfushori shqiptar vendosi të firmosë për një ekip të vendeve të fundit në kampionatin anglez. Lorik Cana zbuloi për mediat edhe arsyet e vërteta të largimit nga Marseja, skuadër për të cilën shpenzoi katër vite të karrierës së tij dhe motivet që e shtynë ish-kapitenin e skuadrës më të dashur transalpine t'i bashkohej Sandërlendit modest dhe jo gjigantëve të tjerë evropianë. "Kisha thjesht dëshirë të zbuloja një botë tjetër jashtë (Francës) - tha 26-vjeçari i pyetur nga gazeta franceze "La Provance", e afërt me klubin e Marsejës. – Gjithsesi, kjo nuk më pengon ta konsideroj Marsejën si shtëpinë time të dytë, kuptohet pas vendit tim Shqipërisë. Familja ime do të vendoset pranë meje, në Provense, kështu do të kem mundësi të vij kohë pas kohe për të parë ndeshjet e Marsejës.

Mesfushori shqiptar, lojtari më i shtrenjtë kuqezi i të gjitha kohërave, nuk e fshehu keqardhjen e mosarritjes së një

# a lojtari më i shtrenjtë kuq e zi

objektivi të madh të tij: "Unë largohem me ndjenjën se i kam plotësuar detyrat. Sigurisht, kam një keqardhje të madhe që nuk ka arritur të shpallem kampion, por e ndjej se kam kontribuar për të rivendosur Olimpikun e Marsejës në shina, në rikthimin e tij në majë. Dhe mesa e kam ndjekur, tani ka bërë rekrutime të mira lojtarësh. Olimpiku i Marsejës do të qëndrojë në krye". Cana më parë ka luajtur edhe për klubin zviceran FC Lausanne Sports, pastaj për skuadrën franceze Paris Saint-Germain, për tri vite. Nga Parisi, Cana u transferua në Olimpik Marsej për 4 milionë euro. Cana është pjesë e pandashme e përfaqësueses së Shqipërisë. Deri tani ka zhvilluar 36 ndeshje dhe ka shënuar vetëm një gol. Në fanellë bart numrin 19, të cilin e konsideron të shenjtë. Luan në pozitën e mesfushorit defanziv. Lorik Cana do të jetë kapiteni i ri i Sanderland -"Black Cats" ("maceve te zeza"), siç është edhe nofka e ekipit anglez të Premier League. Lajmin e ka dhënë vetë trajneri i ri skuadrës, Steve Bruce. "Është më të vërtetë një lojtar luftarak, - deklaroi menaxheri i Sanderland. - Ai ishte kapiten i Marsejës dhe është kapiten i ekipit të Shqipërisë. Të jesh kapiten te një ekip si Marseja do të thotë shumë për një lojtar dhe për karakterin e tij, ndaj edhe te Sanderlend, ai do të mbajë këtë shirit". Pesë rekordet shqiptare të Canës janë:




**1.** Lorik Cana do të jetë i pari lojtar shqiptar (me pasaportë shqiptare) që luan në Premier League. Aktualisht në Angli luan edhe Valon Behrami, por mitrovicasi i Uest Hemit ka pasaportë zvicerane. Në kampionatin anglez kanë luajtur edhe vëllezërit Shefki e Njazi Kuqi (vushtrrias me pasaportë finlandeze), Artim Shaqiri (shqiptari me pasaportë maqedonase).

**2.** Lorik Cana, një prej futbollistëve më të njohur shqiptarë në Evropë, do të jetë lojtari shqiptar për të cilin është paguar më shumë, 6 milionë euro për të kaluar nga Marseja te Sanderland, një shifër kjo dy milionë më e madhe, sesa ajo kur Cana kaloi nga Paris Sën Zhermeni te Marseja (4 milion euro).

**3.** Është lojtari më i paguar shqiptar i të gjitha kohërave, 2.5 milionë euro në sezon, 75 mijë euro në javë. Kontrata bruto e Lorikut shkon në 3.5 milionë euro. Cana do të përfitojë gjithashtu bonuse të veçanta në varësi të rezultateve të ekipit.

**4.** Bëhet kapiteni i parë shqiptar i një skuadre angleze, për më tepër që ka qenë edhe kapiten i Marsejës. Cana do të mbajë te Sanderlendi numrin 19, një numër që Loriku e konsideron gati të shenjtë.

**5.** Është ndër të vetmit futbollistë dhe jo vetëm shqiptarë, që bëhet kapiten i një skuadre që në firmosjen e kontratës së tij të parë. Të arriturat në karrierë: Fitues i Kupës së Francës më 2004 me Paris Saint-Germain, nënkampion i Ligës së Parë të Francës 2004 me Paris Saint-Germain, Finalist i Kupës së Francës me 2006 me Olimpique Marseille, Finalist i Kupës së Francës me 2007 me Olimpique Marseille, nënkampion i Ligës së Parë të Francës 2009 me Olimpique Marseille. ■



| Autor : Gazmend Morina - BENI | AKTORI SHQIPTAR NË FOTO | QË KA ERË TË KËNDSHME | KËNGËTARJA VALBONA | GURRA | VOZË E MADHE DRURI | IGLI TARE | STRUGA | E APROVOVA | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| PËSHPËRITE FJALË MAGJIKE | | | | | | | | | | | | | | | |
| MË VJEN GJUMË DUKE NDENJUR | | | | | | | BASHKËTINGËLLORE PEMË E VENDEVE TË NGROHTA | | | | | | | | |
| VEPËR LETRARE | | | | | | BELGJIKA, ISLANDA REOMIR, URAN | | | | | | | | | |
| GRIMCOVA (bised.) | | | | BUJK VEGËL MUZIKORE | | | | | | | | | | | |
| ÇAMËRIA, APOLLONIA | | | QYTET NË SHQIPËRI ALBIN KURTI | | | | | | | | | | | | |
| SHTET NË EVROPË | | | | | | ALBERTO TOMBA ANDORA | | | | | | | | | |
| PILOTI I "Formula 1" HAKINEN | | | | | AMONTERA (shk.) KËNGËTARE E VJETËR SHQIPTARE | | | | MJESHTËRIA E PARASHTRIMIT TË PYETJEVE NË MËNYRË TË DUHUR | AKTORI YNË MUÇAJ | LEJA PËR TË SHKUAR NGA ODA (krah.) | AKTORI YNË ADRIAN | AKTORJA E VJETËR SUEDEZE MARGRET | PJESA E ERRËT E DITËS | TOTENHAM |
| XHAMAJKA, KATARI | | | RESHAT ARBANA AKTORJA ME FAMË BOTËRORE HUDSON | | | NGJARJE E RËNDËSISHME ALYSSA MILANO | | | | | | | | | |
| EMONA | | SHTETI MË I POPULLUAR NË BOTË ELEMENT KIMIK | | | | | SHTET FEDERAL NË SHBA LUMË NË AUSTRI (poshq.) | | | | | | | | KASOLLE E BARINJVE |
| KUNDREJT REFUZIMI | | | | | | | | AKTORI EGJIPTIAN SHARIF KOMPOZITORI KOCI | | | | | DY BASHKËTINGËLLORE ROSAKU | | |
| TOP JASHTË LOJE (sh.shq.) | | | | | | PAKTI USHTARAK MË I MADH NË BOTË RIZONI | | | | | PASURI E PATUNDSHME QË SILLTE TË ARDHURA PËREMËR VETOR | | | | |
| | GRADË USHTARAKE I SHKALLËS MË TË ULËT A I CAKUT MË TË POSHTËM | | | | | | EMËR MASHKULLI TURK (shq.) ELEMENT KIMIK | | | | | | | ZANORE OKSIGJEN, TITAN | |
| BASHKË, TOK | | | AFRIM TOVËRLANI AMATOR, FILLESTAR (bised.) | | | SHTRAT I ULËT, PREJ DËRRASASH (vjet.) AZOT, ERBIUM | | | | E ZATET, E ..... | | | | | |
| KRYEPROKURORJA E SHQIPËRISË ... RAMA | | | | SOLISTJA SHQIPTARE MIMANI ZANORE | | | | | | AUSTRIA PORTIERI SPANJOLL KASILLAS (shq.) | | AGIM TEJECI ZANORE | | | PËRSHENDETJE (turq.) |
| SHKRONJA XIX | | MODEL I ZVOGËLUAR I NJË OBJEKTI SOLISTJA GJERMANE .... KONOR | | | | | | PËREMËR VETOR ISH ATLETI AMERIKAN MONTGOMERI (shq.) | | | MUZIKANTI PRESHEVA FUTBOLLISTI ANGLEZ .... SMITH (prgj.) | | | | |
| REGJISORI QOSJA | | | | POEZIA E DASHURISË AKTORJA AMERIKANE FARIS | | | | | | | | INTER INTENSITET, TANTAL | | SHKRONJA VII SOLISTJA SKOCEZE LENOKS | |
| SPIUNIA E NJOHUR .... HARI | | | | | AZEM MAKSUTAJ | METAL ME SHKËLQIM SI TË ARGJENDIT (shq.) TEDI ALVARES | | | | | | | ELBASANI, LIBRAZHDI OLIVER TUIST | | |
| VEND - LUFTIMI I GLADIATORËVE (sh.shq.) | | | | | | | VRAPIMI MË I GJATË NË ATLETIKË NANTES | | | | | | | | |
| AI QË ËSHTË LARA-LARA NË TRUP A NË FYTYRË, I LARMI | | | | | | | | | INATOSJE | | | | | | |

# PAQJA

REVISTË PËR AKTUALITET, KULTURË, ARSIM, ETIKË







Prof. dr. Naser Ramadani
**SHUMËANSHMËRIA E AGJËRIMIT TË RAMZANIT**

Osman D. Gashi
**RAMAZANI DUHET PRITUR SI E PRET TOKA E ETUR SHIUN**

Erzen Bujupi
**RAMAZANI NË QYTETIN E PEJËS**

**PYETJE-PËRGJIGJE PËR AGJËRIMIN**

Ajni Sinani
**AGJËRIMI - NJË DHURATË E MADHE HYJNORE**

Iliriana Alloqi & Bernard Tahirbegolli
**AGJËRIMI DHE SHËNDETI**

R. Xheladini
**RAMAZANI**

Mr. Driton Morina
**IDENTITETI, RELIGJIONI DHE IDENTITETI RELIGJIOZ**

Muhamed J. Kajolli
**SHTYLLAT E BESIMIT**

# MIRË SE VJEN RAMAZAN I BEKUAR

# Shumanshmëria e agjërin



Prof. dr.
Naser RAMDANI

Muaji i Ramazanit është shenja identifikuese më e hapur për botën islame karshi të tjerëve. Gjatë këtij muaji te bota joislame zgjohet kërshëria më e madhe për muslimanët dhe jetën e tyre. Një pjesë e madhe, në veçanti ateistët, i perceptojnë muslimanët gjatë këtij muaji si mazohistë dhe shikojnë me habi çdo sjellje të tyre. Ata assesi s'mund ta dekodojnë mënyrën se si manifestohet dhe se si reflektohet ky muaj. Me fjalë të tjera, Ramazani do të mbetet për një kohë të gjatë një enigmë e padeshifruar dhe, gjithashtu, do të flitet pandërprerë për fuqinë e tij të jashtëzakonshme të ndikimit. Ajo çfarë është njëmend për t'u çuditur vlen të përmendet ndjenja që shkakton ky muaj edhe te muslimanët injorantë, të cilët nuk janë edhe aq praktikues të fesë, ose janë adhurues naivë mekanikë, që janë mësuar vetëm për t'i kryer formalisht disa obligime. Ramazani sikur e riformaton mentalitetin e tyre. Ata i qasen më me seriozitet obligimeve, adhurimeve dhe janë denjësisht më të përkushtuar. Kjo kompaktësi e tyre i ka nxitur shpesh ligjëruesit fetarë të mendojnë se si ta mbajnë gjallë këtë frymë edhe pas kalimit të Ramazanit, ndonëse përpjekjet e tilla gjithnjë kanë qenë pa rezultate. Pra, Ramazani kumbon gjithandej te të gjithë me një fuqi mahnitëse ndikimi. Ç'është për t'u habitur, edhe forcat antifetare nuk e kanë atë potencial veprimi që e kanë jashtë këtij muaji. Pa gjuhë hiperbolizuese, është fakt të thuhet se ky muaj ka karakteristikat e tij që lënë mbresa të pashlyeshme, lënë efekte çudibërëse dhe ushtrojnë ndikime të fuqishme tek njerëzit. Madje vetë atmosfera e tij është e tillë. Kjo e bën atë temë të shpeshtë diskutimi, trajtimi dhe referimi. Dimensionet e shtrirjes së Ramazanit janë të shumta. Ndër to veçojmë disa prej tyre:

**1. Njerëzor:** Asnjë kafshë, nuk abstenon nga ngrënia dhe pirja për hir të diçkaje. Pra, agjërimin nuk e praktikon kurrfarë organizmi i gjallë, përveç njeriut, prandaj **është veçori njerëzore**, d.m.th. **tipar që e karakterizon vetëm njeriun**. Rrjedhimisht, Ramazani bëhet muaj dallues që e ndan një komunitet njerëzish nga turma e madhe e species së tyre, të cilët vazhdojnë të mbeten vetëm gjitarë që hanë e pinë pa ndërprerë e së tepërmi, duke mos njohur thelbin e kufizimit në asgjë.

**2. Historik:** Agjërimi ka karakter historik, sepse **është praktikuar ndër shekuj të tërë dhe me gjenerata të tëra**, që prej fillimit të ekzistencës së njeriut në tokë (2/183). Pra, Ramazani përmes agjërimit, nuk ka sjellë diçka të re e të panjohur më parë (46/9).

**3. Fetar:** Religjionet e ndryshme kanë edhe format e llojllojshme të praktikimit të agjërimit. **Agjërimi ndikon në forcën e besimit, në fuqinë e devotshmërisë** (2/183). Lutja e agjëruesit nuk refuzohet (Bejhakiu 3/345).

**4. Shkencor:** Agjërimi është dëshmuar, në veçanti në mjekësi, **si kurë për shërimin e disa sëmundjeve, si preventivë për parandalimin e disa të tjerave, por në përgjithësi edhe për përmirësimin e gjendjes shëndetësore dhe ruajtjen e vitalitetit të organizmit**. Gjatë agjërimit zhduken yndyrat e tepërta dhe zemra, gjatë 24 orëve, rreh 14.000 herë më pak. Agjërimi mjekon obezitetin dhe uljen e tensionit të gjakut, shkatërron papastërtitë nga barku dhe zorrët, largon materiet e dëmshme nga organizmi, ndalon depërtimin në mëlçi të sasive të dëmshme të acideve, sheqereve e kripërave që përfitohen nga ushqimet dhe lëngjet, duke mundësuar përtëritjen e shpejtë e të lehtë të tyre, ul përqindjen e sheqerit në gjak, çrrënjos mundësinë e shfaqjes së tumoreve në trup, parapengon kancerin dhe sëmundjet malinje, ndihmon në shpërbërjen e gurëve në veshkë, ndihmon frymëmarrjen etj.

**5. Filozofik:** Gjatë agjërimit njeriu është i prirë më shumë të meditojë rreth jetës dhe vdekjes, krijimit dhe zhdukjes. Pra, **te njeriu zgjohet frymëzimi për të menduar më thellë për të gjitha dukuritë**. Madje ngjallet edhe inspirimi poetik.

**6. Etik:** **Agjërimi ndikon në ngritjen dhe përsosjen e moralit njerëzor**. Është veprim i fshehtë, që mbetet ekskluzivisht mes robit dhe Zotit, sepse askush veç Zotit nuk mund ta dijë nëse dikush agjëron a jo. Pra, mbetet vepër e pastër që s'le asnjë fije dyshimi për maska hipokrizie dhe e nxjerr në pah më së miri sinqeritetin e besimtarit (Fet-hul Bari, vëll. V, f. 10). Për këtë shkak, Krijuesi gjatë këtij muaji ka premtuar shumëfishimin e shpërblimeve (Sahihul Buhari, nr. 1894).

**7. Estetik:** Duke iu përmbajtur strikt kohës së syfyrit, iftarit dhe rregullave të agjërimit, **njeriu përfiton një elegancë ndryshe nga koha e zakonshme jashtë Ramazanit**. Eleganca e Ramazanit më tepër është shpirtërore sesa trupore, nga fakti se agjërimi nuk nënkupton formalitete – vetëm abstenim nga ngrënia dhe pirja, sepse nuk ka nevojë për to, nëse nuk braktisen gjërat e pahijshme (Buhariu 1903). Era e gojës së agjëruesit është më e mirë tek Allahu sesa era e parfumit (Muslimi 2/807).



# mit të Ramazanit



<u>8. Psikologjik:</u> Kur njeriu është duke agjëruar ndryshe mendon, ndryshe sillet dhe ndryshe vepron. Po ashtu, ai ndryshe i percepton dukuritë e shumta përreth. Tek ai zgjohen si asnjëherë më parë ndjenjat e empatisë dhe altruizmit, të cilat e nxisin për bamirësi. **Agjërimi i forcon ndjenjat pozitive dhe i dobëson ato negative**. Ai është qetësues për depresionin, stresin dhe ngarkesa të tjera emocionale. Largon nga grindjet, thashethemet, polemikat e panevojshme etj. Personalitetin e njeriut e bën më stabil, më të fuqishëm dhe më sfidues për t'u përballur me problemet dhe vështirësitë e jetës.

<u>9. Sociologjik:</u> Gjatë agjërimit njeriu mundohet të bëhet shembull në mjedisin ku jeton, por edhe gjetkë. Ai bëhet më i ndjeshëm për t'i përjetuar dertet dhe hallet e të tjerëve. Në këtë mënyrë, ai pushon së menduari vetëm për vete, sheh më larg se vetja, preokupohet për gjendjen e rëndë të të tjerëve dhe mundohet t'u ofrojë çfarë mundet. Pra, **tek agjëruesi zgjohet solidariteti i cili ndikon në kohezionin social** ('Sahihut-targibi vet-tarhibi', Albani 1065)

<u>10. Humanitar:</u> Duke qenë shumë më i ndjeshëm, **agjëruesi nuk mund të mbetet indiferent përballë skamjes së të tjerëve**. Meqë agjërimi e bën edhe më të përkushtuar ndaj Islamit, ai nuk mund t'i anashkalojë imperativët e Allahut për dhënien e zekatit, sadakasë dhe formave të tjera të lëmoshës.

<u>11. Pedagogjik:</u> Agjëruesi i nënshtrohet një regjimi të caktuar kufizimesh, të cilave iu përmbahet me vetëdije dhe bindje. Kjo ia rrit atij ndjesinë e disiplinës në përgjithësi. Rrjedhimisht, çdo agjërues ka edhe sens të veçantë në të kuptuarit e edukatës. **Agjërimi e edukon njeriun që të jetë në gjendje t'i zotërojë dëshirat, t'i frenojë epshet dhe t'i tolerojë të tjerët** (Buhariu 1894).

<u>12. Arsimor:</u> Është e këshillueshme që **agjëruesi krahas leximit të Kuranit ta intensifikojë edhe leximin e librave të tjerë të dobishëm.**

<u>13. Juridik:</u> Gjatë muajit të agjërimit, pra **në Ramazan, zbriti ligji i përkryer nga Zoti** (Kurani). Krijuesi i gjithçkaje i ofroi njerëzimit sheriatin si sistem të vetëm për shtetin islam dhe qytetarët e tij.

Duke parë disa nga këto përmasa të agjërimit të Ramazanit, mund të rezymojmë se ky muaj është një **mundësi e dhënë për të bërë revolucion shpirtëror, për ta nxjerrë veten nga bataku i rëndomësisë dhe veprimeve monotone e rutinore të jetës, për t'i dhënë domethënie botës dhe ekzistencës sonë në të**. Mirëpo një gjë është shumë e vlefshme për mendjet më të ndritura. Ato duhet të përgatiten psikikisht për ta pritur Ramazanin jo vetëm emocionalisht, por edhe intelektualisht. Pastaj e një rëndësie të veçantë është që **të shfrytëzohet ky muaj për të brumosur personalitet të shëndoshë, që do të jetë i gatshëm të rrezatojë në jetë dritë ramazani edhe pas përfundimit të këtij muaji. Zaten nëse ky nuk do të ishte efekti i Ramazanit, atëherë nga agjërimi do të mbeteshin vetëm disa flluska kujtese nga uria dhe etja e pakuptimtë.** ■

### Pritja e Ramazanit te shqiptarët

# Ramazani duhet pritur s



Osman D. GASHI

Muaji i bekuar i Ramazanit, i nënti me radhë, prej dymbëdhjetë muajve, sa ka kalendari hënor i muslimanëve, edhe për ne shqiptarët ka vlerë dhe rëndësi të madhe. Ky muaj, siç quhet nga shumë njerëz të ditur, si mysafir i Allahut te njerëzit, edhe te ne pritet në atë mënyrë, si një musafir, duke u përgatitur shpirtërisht, fizikisht, financiarisht e në çdo mënyrë tjetër për ardhjen e tij.

Gjatë këtij muaji, përpos largimit nga të ngrënit dhe të pirit, muslimanët, i shtojnë më tepër aktivitetet dhe punët e mira, duke shtruar iftare, duke shtuar ibadetin, duke lexuar më shumë Kur'anin, duke vizituar të afërmit e shumë gjëra të tjera të mira.

Të vetëdijshëm, kush më shumë e kush më pak, për madhështinë dhe rëndësinë e këtij muaji edhe regjioni i Prizrenit, saktësisht rrethi i Rahovecit, regjion ky me një traditë shumë të gjatë islame, e ka pritur këtë muaj me dëshirë dhe gëzim, gjeneratë pas gjenerate, kohë pas kohe e stinë pas stine. Një fakt shumë interesant për rëndësinë që muaji i Ramazanit ka për banorët e asaj ane është që ka të atillë muslimanë që nuk e kryejnë faljen e rregullt ditore që bëhet pesë herë në ditë, kurse agjërimin e Ramazanit nuk e kanë ndërprerë kurrë, asnjë ditë gjatë jetës së tyre, prej se kanë filluar ta agjërojnë këtë muaj.

### Ramazani këtë vit, më i vështirë

Si çdo vit tjetër, edhe sivjet, Ramazani troket në dyert e secilit. Ky muaj po vjen më nga stina e verës, kur dita është më e gjatë dhe agjërimi bëhet më i vështirë. Sivjet, sipas kryetarit të Bashkësisë Islame të Rahovecit dhe njëkohësisht imam i xhamisë kryesore në Rahovec, Shani ef. Sylka: "Ramazani do të jetë më i vështirë pasi dita është më e gjatë dhe me një farë forme bëhet një proces filtrues për të gjithë ata që nuk e kanë marrë seriozisht çështjen e agjërimit të këtij muaji të madhërishëm."



Shani ef. Sylka

Ndërkaq, ai theksoi se përveç ditës që është e gjatë, ndër faktorët që do të ndikojnë "në pakësimin e besimtarëve muslimanë që do të agjërojnë sivjet, është fakti se shumë qytetarë të Rahovecit dhe fshatrave përreth merren me punë bujqësore dhe e shpenzojnë energjinë e tyre, e ata që nuk janë të vendosur dhe të bindur si duhet për agjërimin e Ramazanit, ka mundësi që të mos agjërojnë. Por shpresoj që, prapëseprapë, ajo hijeshia dhe lumturia e këtij muaji nuk do të humbasë."

"Gjatë muajit të Ramazanit, viteve të kaluar kemi pasur shumë aktivitete, kemi shtruar shumë iftare. Për shembull, vitin e kaluar kemi shtruar një iftar për besimtarë, që ka qenë donacion i përbashkët i Bashkësisë Islame të Kosovës dhe organizatës WIO (Waqf al-Islam Organization), pastaj një iftar tjetër për femra që ka qenë donacion nga një shoqatë vendore nga Prizreni. Kemi organizuar tribuna të ndryshme për qytetarë dhe kemi mbajtur ligjërata të rregullta fetare në xhami gjatë ditëve të muajit të Ramazanit."

### Ramazani më mirë pas luftës së fundit, se para saj

Në fillim kemi theksuar se feja islame, ku përfshihet edhe agjërimi i muajit të Ramazanit, pasi është një prej pesë shtyllave bazë të kësaj feje, ka traditë të gjatë te ne si shqiptarë. Krahasuar me vitet e paraluftës, gjendja pas saj është më e mirë. Numri i agjëruesve është rritur, i aktiviteteve gjithashtu. Ka më shumë muslimanë që vizitojnë shtëpitë e Allahut, qoftë gjatë teravive e po ashtu edhe gjatë faljes së






# si e pret toka e etur shiun


Xhamia e Çarshisë - Rahovec

rregullt ditore të namazeve.

Gjithashtu, pas luftës, është bërë edhe një traditë e mirë. Kryetari i komunës shtron iftar të përbashkët për agjëruesit, gjë e cila nuk ndodhte para luftës.

Një detaj që cilësohet si negativ është se para luftës njerëzit kanë pasur respekt për agjëruesit dhe agjërimin në përgjithësi. Ka qenë turp për atë që nuk ka agjëruar që të dalë dhe të hajë haptazi, kurse, pas luftës, kjo fatkeqësisht po ndodh.

### Si duhet pritur Ramazani?

Përveç përgatitjes materiale, gjë të cilën muslimanët e kësaj ane e bëjnë gjithmonë, duke i mbushur frigoriferët plot e përplot me ushqime, nevojitet një përgatitje edhe më e madhe shpirtërore.

Secili musliman duhet ta përgatisë veten për ta mirëpritur këtë muaj të bekuar nëpërmjet forcimit shpirtëror të tij përmes Kuranit Famëlartë. Me fjalë të tjera, muslimani këtë muaj duhet ta presë si e pret toka e etur shiun, ose si i sëmuri mjekun, ose si një njeri që e do shumë, por të mungon. Muslimanët përveç abstenimit nga të ngrënit, të pirit dhe marrëdhënieve intime, duhet që të përmbahen edhe nga të folurit e pavend dhe nga fjalët fyese dhe të këqija. Gjatë këtij muaji, siç u tha edhe më sipër, duhet që të shpeshtohet leximi i Kur'anit, pasi një prej emërtimeve të muajit të Ramazanit është edhe muaji i Kur'anit. Po ashtu, duhet të jemi bamirës dhe të mëshirshëm ndaj të tjerëve aq sa kemi mundësi, ta përkujtojmë dhe ta përmendim Allahun sa më shumë, etj. ■






# Ramazani në qytetin e Pejës

**Erzen BUJUPI**



Ora dy e mëngjesit. Qyteti gumëzhin nga grupe njerëzish që presin në radhë. Janë radhët e njerëzve para furrave të bukës, prej të cilave vjen një aromë e këndshme, që të bën të mendosh të hash edhe nëse nuk je i uritur. Është muaji i madh i Ramazanit ai që i ka mbledhur këto turma njerëzish, të cilët janë zgjuar qysh herët që t'i zënë radhët për të blerë 'samuna'. Tradita e vjetër pejane e këtij muaji të madhërishëm e bën edhe më madhështore këtë festë të madhe muslimane. Në qytet ekzistojnë ca "rregulla" të pashkruara që i takojnë ekskluzivisht vetëm Ramazanit. Përgatitjet e një dite adhurimi ndaj Allahut fillojnë që në orët e mbrëmjes, kur e zonja e shtëpisë fillon përgatitjen e syfyrit. Ushqimet e llojllojshme, e posaçërisht ato kalorike, janë pjesë e gatesave të syfyrit. Djali i shtëpisë është ai që duhet të sigurojë bukën dhe zgjohet herët për të arritur të sigurojë samuna të nxehtë. E kënaqësia e pritjes qëndron në atë se aty do të takosh muslimanë të tjerë që bëjnë të njëjtën gjë e me të cilët sigurisht mund të ndërrosh dy-tri fjalë. Sigurisht, ky është një rast i mirë të mësosh nga të tjerët për çështjet e botës dhe të ahiretit....

Ndërkohë që buka e nxehtë servohet në sofrën e begatshme, i zoti i shtëpisë ulet pranë anëtarëve të familjes së tij dhe bashkë me humorin e rastit që vjen spontanisht në ato orë të hershme të mëngjesit hanë dhe pinë nga të mirat që Allahu u ka dhënë sofrës së tyre.

Pas faljes së sabahut, disa nga të rinjtë vazhdojnë gjumin edhe për disa orë të tjera, ndërsa më të vjetrit fillojnë një ditë të gjatë pune e adhurimi ndaj Krijuesit Fuqiplotë. Nuanca të shumta të devotshmërisë dhe përkushtimit ndaj këtij muaji të begatshëm karakterizohen në shtresa të ndryshme të njerëzve, nga mosha e tyre dhe nga niveli i arritjes intelektuale e spirituale të secilit. Ka të tillë që e shfrytëzojnë këtë muaj që të afrohen më shumë me Krijuesin, të tjerët e kalojnë këtë muaj me të njëjtat aktivitete ditore sikur ky muaj të ishte vetëm që ta ndalojnë vetveten nga ushqimet dhe pijet.



Xhami në Pejë

Kurse institucionet fetare dhe OJQ-të e ndryshme, që janë të shumta në qytetin tonë, vazhdojnë me programet e tyre për vetëdijesimin dhe edukimin e qytetarëve me Islamin e vërtetë. Organizimi i tribunave fetare e shkencore me tema që prekin në çdo çast në vetë thelbin e jetës së secilit prej nesh dëgjohen çdo ditë në radio, televizion, ose edhe në teatrin e qytetit....

Kështu kalojnë ditët një mbas një. Kur ditëve të Ramazanit u vjen fundi, qytetit të bukur buzë maleve të Rugovës i pakësohen kalimtarët nëpër rrugë, përveç furrave, të cilat prapë vizitohen pothuajse nga të njëjtit njerëz që kanë ardhur prapë për samunat e tyre. Pas furnizimit me ushqimin më të preferuar të Ramazanit (samunin), të gjithë shpejtojnë që t'i kryejnë edhe punët e fundit dhe të ulen pranë sofrës dhe, me shpresën se Allahu ua ka pranuar agjërimin, fillojnë iftarin.

E iftari është pjesa që të gjithë e presin me padurim, e kjo jo vetëm për shkakun

se tashmë “do ta mbushin barkun me bukë”, por iftari është edhe një takim i prenotuar në mes miqsh, shokësh e vëllezërish, që pothuajse çdo natë janë vizitorë të njëri-tjetrit. Ata shfaqin krenarinë e një detyrimi të përfunduar me sukses ndaj Atij që u dha trup dhe shpirt. Pas ushqimit të shijshëm, pejanët pushojnë duke kryer biseda të përditshmërisë, biseda këto që për shumicën prej tyre janë të mundimshme, ndërkohë që bëhen gati për një rit tjetër që muslimanëve ua ofron ky muaj i madhërishëm...

Burra e gra, fëmijë e pleq, së bashku mësyjnë drejt xhamive të qytetit tonë. Falja e taravisë edhe pse për disa ka mbetur vetëm si një zakon, prapëseprapë është njëri prej riteve më të respektuara nga banorët e qytetit tim. Një rrëqethje të përshkon trupin derisa e sheh një qytet të tërë që dyndet drejt dyerve të xhamisë. Secili hoxhë, në mënyrën e tij, mundohet të ligjërojë që fjala e Allahut të dëgjohet nga një numër sa më i madh njerëzish, duke iu bërë thirrje njerëzve për punë të mira dhe për bashkim në mes muslimanëve.

Pas faljes së taravisë, secili vazhdon me ritmin e tij të jetës. Dikush duke vizituar të afërmit, dikush duke qëndruar pranë familjes. Por është e sigurt se që të gjithë e kanë mendjen te aktivitetet e ditës së nesërme, e një dite të re, e një mundësie të re që Krijuesi u jep atyre që të afrohen edhe më tepër pranë Tij dhe nesër kur të dalin para Zotit ta kenë edhe një tjetër ditë adhurimi dhe përkushtimi të sinqertë ndaj Atij që u dha çdo mundësi që të jenë ata vetë që e fitojnë apo humbin botën e përjetshme.

Ah, sikur çdo muaj të ishte Ramazan!...



# Pyetje-përgjigje për agjërimin

AGJËRIMI???



RAMAZANI???

**PYETJA:** ***A duhet të agjërojë personi me diabet?***

**PËRGJIGJJA:** Ata të cilët e kanë diabetin e tyre nën kontroll, me dietë ose pilula, mund të agjërojnë. Megjithatë, mjeku i tyre mund të kërkojë që t'i ndërrojnë medikamentet, në mënyrë që t'i marrin tabletat jashtë kohës së agjërimit.

Ata që kanë nevojë për insulinë, për ta mbajtur diabetin e tyre nën kontroll, janë të këshilluar të mos agjërojnë.

**PYETJA:** ***Personi me migrenë a duhet të agjërojë patjetër?***

**PËRGJIGJJA:** Ata të cilët kanë migrenë të pakontrolluar janë të këshilluar të mos agjërojnë. Megjithatë, te shumica e njerëzve kontrolli adekuat i migrenës është i mundshëm duke përdorur medikamente dhe ndryshime në mënyrën e jetesës. Ju lutem këshillohuni me doktorin tuaj për këshilla më të mira dhe për kontrollin e migrenës suaj.

**PYETJA:** ***A duhet të agjërojnë personat me tension të lartë apo të ulët?***

**PËRGJIGJJA:** Ata që kanë kontroll të mirë të tensionit të lartë mund të agjërojnë me ndryshime në mënyrën e jetesës (shujtat e të ushqyerit) ose me ndihmën e medikamenteve. Doktori i tyre mund të kërkojë që t'ua ndërrojë medikamentet në mënyrë që t'u ndihmoj atyre që të marrin tableta jashtë kohës së agjërimit. Personat me shtypje të ulët të gjakut, që janë në gjendje të mirë shëndetësore, mund të agjërojnë. Një shtesë e marrjes së lëngjeve dhe kripës është e preferuar.

**PYETJA:** ***A është agjërimi i dëmshëm për shtatzëna? A është i detyrueshëm agjërimi gjatë kohës kur je shtatzënë?***

**PËRGJIGJJA:** Agjërimi nuk është i detyrueshëm gjatë shtatzënisë, por femrat që janë shtatzëna, ditët e agjërimit ose duhet t'i kompensojnë më vonë, ose në qoftë se nuk është e mundur kjo duhet që të bëjnë fidjeh.

Janë disa fakte mjekësore të cilat tregojnë së agjërimi gjatë shtatzënisë nuk është i preferuar. Nëse një femër ose grua shtatzënë ndihet e fuqishme dhe e shëndetshme në mënyrë të mjaftueshme që të agjërojë, veçanërisht ditëve të hershme të shtatzënisë, ajo mund të agjërojë. Por nëse nuk ndihet mirë që të agjërojë, ligjet islame i japin asaj leje të qartë që të mos agjërojë dhe që t'i kompensojë ato ditë më vonë.

**PYETJA:** ***A është ramazani koha ideale për lënien e duhanit?***

**PËRGJIGJJA:** Po. Pirja e duhanit, është rrezik permanent për shëndetin e personit. Zoti na ka siguruar neve një trup të shëndoshë dhe është e ndaluar që

me dije dhe me dëshirë ta dëmtojmë atë.

Ramazani është mundësi shumë e mirë që të shmangen dhe që të mënjanohen shprehitë e këqija, dhe pirja e duhanit është definitivisht njëra prej tyre.

**PYETJA:** ***Nga cila moshë mund ta fillojnë agjërimin fëmijët?***

**PËRGJIGJJA:** Fëmijët janë të obliguar që ta fillojnë agjërimin nga mosha e pubertetit dhe kjo nuk është e dëmshme. Agjërimi para kësaj moshe është i toleruar, varësisht nga gjendja e përgjithshme shëndetësore. Agjërimi para moshës 7 ose 8 vjet nuk është i preferuar, megjithatë është ide e mirë që fëmijëve t'ua bëjmë me dije praktikimin e agjërimit në rrethanat përreth tyre dhe t'ua japim atyre shijen e agjërimit. Është treguar se shoqëruesit e fëmijëve mund t'i mashtrojnë ata më lodra nëse janë të uritur afër kohës së iftarit, kështu ata do të mund të mësoheshin për t'ju bashkuar pjesës së tjetër të shoqërisë për të ngrënë gjatë iftarit, më mirë se të hanë para perëndimit të diellit, gjatë ramazanit.

**PYETJA:** ***A mund të përdoret bombol (pufufer) astme gjatë agjërimit?***

**PËRGJIGJJA:** Juristët muslimanë dallojnë në këtë çështje: disa nga juristët kryesorë argumentojnë se përdorimi i bombolës së astmës nuk është në nivelin e ngrënies ose pirjes dhe kështu është i lejuar gjatë agjërimit (nuk e prish agjërimin).

Të tjerët argumentojnë se për shkak të një sasie medikamentesh, në formën e lëngjeve, që bombola e astmës fut në mushkri, ajo e prish agjërimin.

Ndoshta argumenti i parë është më i fortë pasi që bombola ndihmon frymëmarrjen dhe njëkohësisht ndihmon personin që të agjërojë, që nënkupton së i mundëson personit të mos hajë bukë dhe të mos pijë ujë. Duke u bazuar në mendimin e parë, astmatikët mund të agjërojnë dhe të përdorin bombolat e tyre gjatë agjërimit sa herë që të jetë e nevojshme. Bazuar në mendimin e dytë, astmatikët me kontroll jo të mirë të sëmundjes së tyre janë të këshilluar të mos agjërojnë, derisa të arrijnë të kenë një kontroll të mirë mbi sëmundjen. Të tjerët, ata të cilët kanë nën kontroll astmën e tyre, mund të ndërrojnë bombolën e tyre me ndonjë ilaç afatgjatë, në mënyrë që agjërimi të jetë i mundshëm. Ju lutem vizitoni doktorin tuaj për këshilla të mëtejshme.

**PYETJA:** ***A mund të notojmë gjatë agjërimit?***

**PËRGJIGJJA:** Po, por jo të pini ujë. Të pastroheni, apo të bëni dush, apo të notoni, nuk ndikon në agjërimin tuaj. Është e qartë se gjatë këtyre veprimeve nuk bën që uji të futet në organizmin tuaj, sepse një gjë e tillë e prish agjërimin.

**PYETJA:** ***A mund të agjërojë personi që është duke bërë transfuzion gjaku në spital?***

**PËRGJIGJJA:** Personi që është duke bërë transfuzion gjaku këshillohet që të mos agjërojë. Ai mund të agjërojë në ditët e tjera, kur nuk ka nevojë për transfuzion.

**PYETJA:** ***Ata që janë në mjekim të vazhdueshëm, a duhet të agjërojnë?***

**PËRGJIGJJA:** Nëse keni nevojë për ilaçe të tilla të rregullta, që t'i marrësh gjatë kohës kur agjëron, ju duhet të mos agjëroni. Nëse ky mjekim është i nevojshëm për të trajtuar një sëmundje afatshkurtër, atëherë ju mund t'i kompensoni ditët tuaja të humbura të agjërimit në ditët kur ju jeni mirë.

Nëse ilaçet ose mjekimi i tillë është i nevojshëm në periudha të gjata, si pjesë e ndonjë sëmundje e cila duhet të trajtohet vazhdimisht, siç është për shembull shtypja e gjakut ose diabeti, atëherë ju duhet të konsultoheni me doktorin tuaj për ndërrimin e ilaçeve me ndonjë tjetër që është afatgjatë ose afatshkurtër, ashtu siç edhe ju përshtatet juve në mënyrë që të mund t'i merrni ato jashtë kohës kur agjëroni. Nëse sëmundja juaj është jo stabile dhe nuk mund të kontrollohet mirë, jeni të këshilluar të mos agjëroni. Ata të cilët nuk mund t'i kompensojnë ditët e humbura të agjërimit janë të këshilluar të bëjnë fidjeh.

**PYETJA:** ***A duhet të agjërojë gruaja që e ka fëmijën në gji?***

**PËRGJIGJJA:** Jo. Ligji islamik e përjashton nënën gjidhënëse nga agjërimi. Ditët e humbura të agjërimit është e nevojshme të kompensohen, ose të bëhet fidjeh.

**PYETJA:** ***A mundet një pacient musliman të marrë tableta, injeksione, inhalues etj, gjatë agjërimit?***

**PËRGJIGJJA:** Marrja e tabletave prish agjërimin. Megjithatë injeksionet inhaluese, pikat e veshëve ose të syrit e tjera, të cilat nuk mund të krahasohen me ushqimin dhe pijen, nuk e prishin agjërimin. Megjithatë, është e këshillueshme që t'ju shmangemi nëse është e mundshme për shkak të opinioneve të ndryshme mes muslimanëve.

Ligjet islame e përjashtojnë të sëmurin nga agjërimi. Ju lutem shikoni përgjigjen numër dhjetë, për detaje të tjera.

**PYETJA:** ***A mund që dehidrimi të shkojë në atë shkallë saqë duhet të prishet agjërimi?***

**PËRGJIGJJA:** Po. Personat të cilët humbin sasi të madhe të ujit (dehidrohen në shkallë të lartë) mund të kenë dëme shëndetësore, për shkak se ndoshta ata nuk kanë marrë sasinë e mjaftueshme të ujit para se të fillojnë të agjërojnë, ose mund të bëhen edhe më keq duke bërë aktivitete të ndryshme, ose nga kushtet e motit.

Nëse ndokush prodhon ose urinon shumë pak, ose nuk urinon fare dhe ndihet i disorjentuar dhe konfuz, ose i bie të fikët nga dehidrimi, personi i tillë duhet ta prishë agjërimin dhe të pijë ujë.

Islami nuk kërkon nga ju ta dëmtoni vetveten në mënyrë që ta plotësoni agjërimin. Nëse një ditë e agjërimit është prishur, ai duhet të kompensohet në një ditë tjetër të mëvonshme. Kjo nuk do të thotë që ju mund ta prishni agjërimin pa arsye, për shkak të urisë a etjes dhe jo të ndonjë komplikimi të cekur më lart.

**PYETJA:** ***A mund të agjëroj në qoftë së jam në dializë?***

**PËRGJIGJJA:** Dializa (peritonieal) kërkon përdorim të herëpashershëm të njollave të lenta në abdomen dhe pacientet e tillë janë të këshilluar të mos agjërojnë. Hemodializa bëhet tri herë në javë dhe rezulton në sasi të marrjes së ujit dhe kripërave në trup. Pacientët e tillë janë të këshilluar të mos agjërojnë.

(fidjeh – metodë e kompensimit në Islam e akteve të humbura të adhurimit, të cilat duhet të përmbushen. Nëse ju nuk jeni në gjendje ta përmbusheni ose ta kompensoni agjërimin e humbur për shembull për shkak të ndonjë sëmundje të pandërprerë, ju duhet të ushqeni persona të uritur (dy racione në ditë nëse keni mundësi). ■

***Përgatitën: Arlind Koci, Artan Bejta dhe Arber Zeka***

# Agjërimi dhe shëndeti

Iliriana ALLOQI &
Bernard TAHIRBEGOLLI



Agjërimi, një ritual fetar i muslimanëve, është një adhurim i veçantë tek Allahu. Një adhurim në të cilin organizmit të njeriut i privohen shumë gjëra për një kohë të caktuar brenda muajit Ramazan. Shkenca e sotme ka zbuluar se agjërimi forcon sistemin imunitar tek agjëruesi, për t'u bërë ballë shumë sëmundjeve. Agjërimi kryen funksionin e kirurgut duke eliminuar qelizat e shkatërruara e të dobëta prej trupit. Uria që shoqëron agjërimin vë në lëvizje aparatet e brendshme të trupit, duke konsumuar qelizat e dobëta për të përballuar këtë uri, kështu që trupit i jepet rasti i volitshëm të rikthejë gjallërinë dhe aktivitetin e tij. Gjithashtu, agjërimi është mbrojtje për trupin prej shumë tepricave të dëmshme si për shembull: gurët, shtesat e mishit, gjëndrat dhjamore, madje edhe vetë plagët në fillimin e formimit të tyre.

Agjërimi është një trajtim i efektshëm për çrregullimet psikike dhe emocionale. Dhe jo vetëm kaq, lidhja e agjërimit me shëndetin nuk përfundon këtu, agjërimi ndihmon në lehtësimin e sëmundjeve si: artriti, koliti, astma, alergjitë e ndryshme dhe largon lodhjen, duke ulur kalimin e pjesëzave të vogla të patretura mirë nga zorrët në enët e gjakut, kështu që e kursen organizmin nga shumë agjentë të panevojshëm për një kohë.

Agjërimi ka një ndikim normalizues në sistemin autonom nervor. Ul shqetësimet në sistemin tretës, si dhe qetëson gjendjen e ankthit.

Agjërimi përbën një periudhë pushimi për organet e sistemi tretës:

- Mëlçia pushon 4-6 orë;
- Stomaku pushon, nuk grumbullohet acid tretës;
- Zorrët, kanë një periudhë pushimi për sa i përket sekrecionit të lëngjeve, si dhe ulet ritmi i punës së muskujve. Pllakat e Pajerit që ndodhen në zorrë, nën endodermë, janë pjesë e sistemit mbrojtës dhe gjatë agjërimit bëhet revizionimi mbi to dhe njeriu bëhet më i qëndrueshëm ndaj sëmundjeve që kalojnë në sistemin tretës.
- Mosdjegia e plotë e mbeturinave të lëndëve ushqimore në enët e gjakut shkakton dëmtimin dhe konsumimin e tyre, kurse gjatë agjërimit sidomos para iftarit të gjitha lëndët ushqimore në gjak eliminohen.
- Veshkat gjatë agjërimit pushojnë dhe ripërtërihen.
- Gjatë agjërimit, palca e kockave (vendi ku prodhohen elementet qelizore të gjakut) ngacmohet dhe shtohet sasia e prodhuar e gjakut.

Sa i përket marrjes së kalorive, ndryshimi mes agjërimit dhe konsumit të shujtave të rregullta qëndron te përcaktimi i vakteve të ushqimit. Gjatë Ramazanit ajo shujtë që humbim është dreka, ndërsa mëngjesin e hamë pak më herët dhe nuk hamë më pas derisa të perëndojë dielli. Lloji i ushqimit që konsumohet gjatë agjërimit nuk karakterizohet nga kritere përzgjedhëse si ai i dietave të mangëta, si për shembull tipi i atyre të pasura thjesht me proteina a vitamina. Ngrënia e ushqimit në masë të shumtë menjëherë me perëndimin e diellit nuk i kontribuon për mirë organizmit por vetëm sa i shton problemet shëndetësore. Kështu që të gjithë agjëruesve iu rekomandohet që në shujtën e parë, pas mbarimit të agjërimit të ditës, të mos konsumojnë sasi të madhe të ushqimit përnjëherë, por të ndahet në dy shujta: e para me pak ushqim dhe e dyta me më shumë ushqim. Moskonsumimi i ujit për afro 12-18 orë nuk është i papërballueshëm për organizmin, i cili në fakt mundëson koncentrimin e të gjitha lëngjeve brenda organizmit, duke prodhuar një dehidrim të lehtë. Trupi i njeriut zotëron një mekanizëm që rezervon ujë. Në analogji me këtë është vërtetuar se dehidrimi i lehtë dhe uji i rezervuar, së paku në botën bimore, shtojnë jetëgjatësinë.




Ndër efektet fiziologjike të agjërimit mund të përmendim uljen e sasisë së sheqerit në gjak, uljen e kolesterolit dhe të presionit sistolik të gjakut. Në të vërtetë, agjërimi do të ishte një rekomandim për diabetikët e shkallës së mesme, për obezët dhe për njerëzit me hipertension. Në anën tjetër, pacientët që vuajnë nga sëmundje të rënda si diabeti i shkallës I, sëmundje të arterieve të zemrës, gurët në veshka etj, përjashtohen nga ky rekomandim dhe për ta vlen rekomandimi i mjekut personal për agjërimin. Gjatë agjërimit trupi ka një periudhë pushimi të plotë nga e cila përfiton në mënyrë të shpejtë. Më poshtë do të njiheni me rolin e agjërimit në shumë sëmundje.

## Infeksionet

Dobia e agjërimit shfaqet në mënyrë të hapur edhe te të sëmurët me infeksionet periodike të tretjes e në krye të tyre janë: infeksioni periodik i stomakut, vështirësia e tretjes dhe trazimi i zorrëve. Agjërimi i jep këtyre organeve mundësinë e pushimit për më se një muaj.

Gjithashtu, ai ka ndikim të madh edhe në kurimin e tyre, madje edhe të sëmurët me kolonë përfitojnë shumë prej agjërimit. Te të sëmurët me alergji, agjërimi dhe racionalizimi i ushqimit ndihmojnë të largohen shumë sëmundje alergjike. Pushimi i aparatit tretës është i domosdoshëm për të shëruar shpejt disa sëmundje.

## Diabeti

Diabeti është një sëmundje që ka prekur një numër të madh të njerëzve dhe vazhdon t'i prekë në masë të madhe, kryesisht moshat e vjetra, por që nuk i kursen as moshat e reja. Agjërimi është një rast i mirë për të zvogëluar përqindjen e sheqerit në gjak në pikën më të ulët të tij. Ai i jep gjëndrave të pankreasit një rast të mirë për pushim, sepse detyra e tij është të prodhojë insulinë, e cila e shndërron sheqerin në yndyra që depozitohen në inde.

Kur ushqimi e kalon masën e insulinës së sekretuar, pankreasi lodhet dhe si rrjedhojë ndërpret aktivitetin e tij, kështu sheqeri grumbullohet në gjak duke rritur përqindjen e tij gradualisht, derisa shfaqen simptomat e sëmundjes. Për këtë arsye, klinikat e ndryshme kuruese, në tërë botën, praktikuan agjërimin si metodë kurimi për të sëmurët me diabet, në periudha të ndryshme kohe, në varësi të gjendjes shëndetësore të tyre. Kjo metodë ka pasur rezultate dhe sukses të kënaqshëm pa përdorur ilaçe të tjera.

## Sëmundjet e zemrës

Sëmundjet e zemrës bashkë me sëmundjet infektive dhe ato neoplazmike janë nga shkaktarët më të shpeshtë, të cilët çdo ditë marrin jeta njerëzish. Agjërimi ka një vlerë të madhe për shumë sëmundje të zemrës, pasi 10 për qind e gjakut të pompuar nga zemra shkon në aparatin tretës gjatë procesit të tretjes. Kjo sasi zvogëlohet gjatë agjërimit, sepse nuk kemi proces tretjeje gjatë ditës. Kjo do të thotë më pak lodhje dhe më shumë qetësi për muskujt e zemrës.

## Tromboza

Tromboza, kohët e fundit është një sëmundje mjaft e përfolur. Agjërimi ka ndikim të madh në mbrojtje prej trombozës së zemrës dhe trurit. Shumë studiues shkencorë e mjekësorë kanë vërtetuar se agjërimi zvogëlon përqindjen e yndyrave në trup, duke zvogëluar kështu kolesterolin. Kjo lëndë ngjitet në muret e enëve të gjakut duke sjellë rritjen e përqindjes së tij dhe rritjen e yndyrave në trup, si rrjedhim çon në



mbylljen ose ngushtimin e enëve të gjakut, duke shkaktuar edhe ndërprerjen e furnizimit me gjak të një pjese të caktuar të organizmit.

## Sëmundjet e lëkurës

Agjërimi është i dobishëm në kurimin e sëmundjeve të lëkurës, pasi ai pakëson përqindjen e ujit në gjak. Pakësimi i tij në lëkurë, sjell forcimin e imunitetit të lëkurës dhe rezistimin ndaj mikrobeve dhe sëmundjeve epidemike, pakësimin e sëmundjeve të lëkurës, të cilat përhapen në sipërfaqe të mëdha të trupit, pakësimin e sëmundjeve alergjike duke i vënë kufi problemeve të lëkurës së yndyrtë. Me agjërim pakësohen sekrecionet helmuese të zorrëve dhe zvogëlohet përqindja e thartimit që shkakton puçrra të vazhdueshme.

## Dhjamosja dhe humbja në peshë

Nuk është një strategji primare për rënien nga pesha, por ndihmon. Ndihmon në fitimin e zakoneve të një ngrënieje të rregullt, meqenëse reduktohet pirja e duhanit, pastrohet gjaku dhe forcohen mushkëritë. Atmosfera shpirtërore gjatë agjërimit ul stresin. Stresi ndikon në cilësinë e jetës dhe është shkak potencial për shumë sëmundje. Organizmi i obezëve gjen mundësinë e pushimit si dhe i jepet mundësia që të rregullojë mënyrën e të ushqyerit.

Agjërimi pa e tepruar është mjeku më i aftë dhe më i lirë. Ai çon në uljen e peshës me kusht që ta shoqërojë normaliteti në sasinë e ushqimit në kohën e iftarit dhe njeriu të mos e fryjë stomakun me ushqim e lëngje pas agjërimit.

Është traditë ndër myslimanë, por njëkohësisht edhe e dobishme për organizmin e atij që agjëron që në kohën e iftarit, marrjen e ushqimit ta fillojë me kokrra të hurmës ose me pak ujë. Pas ndërprerjes së ushqimit për orë të tëra, dobia nga ngrënia e hurmës si fillim të marrjes së ushqimit shpjegohet kështu:

Sheqeri i gjendur në hurma i sjell njeriut ndjesi ngopjeje, pasi gjaku atë e thith shumë shpejt e në të njëjtën kohë i jep trupit energjinë e nevojshme për të vazhduar aktivitetin e mëtejshëm. Por nëse e fillon ngrënien pas një urie të gjatë duke ngrënë mish e bukë, atëherë tërë këto ushqime duan një kohë të gjatë të treten e një pjesë e tyre të shndërrohet në sheqerna e si rrjedhim njeriu nuk ndien ngopje. Kështu njeriu vazhdon të mbushë stomakun e tij mbi masë, duke menduar se ai akoma është i uritur. Rrjedhimisht agjërimi e ka humbur specifikën e tij në sjelljen e shëndetit dhe elegancës, duke u kthyer në fatkeqësi për njeriun, sepse i shtohet më tepër shëndeti dhe dhjami.

## Neuroadoptimi

Agjërimi ndihmon censorët e shijes që të përshtaten me një nivel më të ulët të kripës që merret me ushqimin. Kjo gjë i mundëson trupit të adoptohet me shpejtësi me një dietë të shëndetshme me më pak kripë. ■

# Agjërimi – një dhuratë e madhe hyjnore

**Rrallëherë në histori trupi ka pasur përparësi dhe ka dominuar ndaj shpirtit sikurse në ditët tona. Vështirë që ndonjëherë pasioni dhe dëshirat e pakontrolluara të kenë pasur lirinë sikurse e kanë sot. Sa më shumë që njeriu prosperon në planin material, aq më shumë ai molepset dhe asfiksohet shpirtërisht, duke u bërë skllav i prodhimit dhe i konsumit. Ai trajtohet si kafshë, si nga ana e biologëve ashtu edhe nga ana e filozofëve, kurse mendësia materialiste e kundron thjesht si një vegël dhe makinë lëvizëse**



Ajni SINANI

Shpeshherë njeriu i bën padrejtësi vetes dhe e dëmton atë duke iu nënshtruar pasioneve dhe dëshirave trupore të tij. Ai largon dobinë dhe të mirën me veprime të pamenduara mirë. Nën cytjet e djallit, egoizmi, urrejtja dhe pangopësia po e bëjnë gjithnjë e më të vështirë jetën e tij. Për rrjedhojë në shumë shpirtra njerëzorë sundon boshllëku dhe zbrazëtia.

Mirëpo sikurse ujërat e tokës, përrenjtë dhe lumenjtë që ndjekin një vijë drejt derdhjes në dete dhe së bashku formojnë oqeanet e gjëra të botës, ashtu edhe dispozitat islame synojnë që njeriu të ecë drejt vullnetit, mëshirës dhe kënaqësisë së Zotit.

Adhurimet që i ka obliguar Islami kanë për qëllim që ta mësojnë muslimanin të jetojë jetë të vërtetë dhe të pajiset me moral të mirë pavarësisht kushteve dhe rrethanave, larg mëkateve që e zemërojnë Krijuesin.

Çdo dispozitë që vjen nga Allahu i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëmëshirshëm është për të mirën e njeriut. Ato synojnë pastrimin e njeriut dhe të shpirtit të tij nga çdo njollë, si dhe pajisjen e karakterit të tij me virtyte dhe cilësi pozitive. Agjërimi, pa dyshim, është i dobishëm për trupin dhe shëndetin e tij dhe motivon të falënderuarit e Allahut.

Agjërimi është faktor i pazëvendësueshëm në edukimin moral të njeriut dhe formimin e personalitetit të tij. Pejgamberi a.s. thotë: **"Essijamu Xhunnetun" (Agjërimi është mbulesë, pengesë)** që do të thotë është pengesë nga gjynahu e gabimi dhe mburojë nga zjarri i xhehenemit.

Prandaj me të drejtë Ramazani konsiderohet muaji i devotshmërisë, i ngritjes shpirtërore dhe afrimit me Zotin, muaj në të cilin çdo vepër shpërblehet shumëfish, e veçanërisht agjërimi që bëhet vetëm në emër të Zotit. Në një hadith kudsi Allahu xh.sh. ka thënë: **"Për çdo vepër të mirë do të jepet shpërblimi dhjetëfish e më shumë, kurse agjërimi është i Imi dhe Unë do të shpërblej për të** (në mënyrë të veçantë)."

### Dukuritë negative

Dukuritë negative kanë vërshuar shoqërinë tonë për shkak se njohuritë fetare janë shumë të përcipta e sipërfaqësore. Familja është në rrezik. Shoqëria ballafaqohet jo vetëm me varfëri ekonomike, por ajo po përjeton edhe mjerim të madh moral. Kultura dhe tradita fetare, që e kanë mbajtur familjen të shëndetshme dhe e kanë mbrojtur nga ndikimi i kulturave të huaja dhe nga infektimi i dukurive negative, kanë filluar të zbehen dhe sot asaj i kanoset rreziku i shthurjes dhe zvetënimit.

Prandaj, Ramazani është rast i volitshëm që të evitojmë çdo gjë që është në kundërshtim me mësimet islame dhe që zbeh vlerat e mirëfillta në familjet tona. Ramazani duhet të shfrytëzohet si një përvojë e papërsëritshme që të përmirësojmë gjendjen tonë jo të mirë morale sepse **"Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç'kanë në vetvete."** (Er Ra'd: 11).





Secili përgjegjës i familjes duhet të kujdeset për familjen e tij veçanërisht në këtë muaj, duke i nxitur ata të agjërojnë, të dinë rregullat e tij, të pendohen, të falen, të lexojnë Kuranin dhe të shtojnë veprat e mira. Secili duhet të kultivojë tek ata ndjenjën se bindja ndaj Allahut është rruga e suksesit dhe e shpëtimit në dynja dhe Ahiret.

Ramazani është muaji i pendimit, i dhikrit dhe adhurimit të Allahut në çdo çast dhe i shtimit të veprave të mira. Në të filloi zbritja e Kur'anit fisnik, me të cilin Muhamedi a.s u urdhërua nga Allahu që t'i ftojë njerëzit në fenë e vërtetë – në Islam. Ai është muaji i mirësive dhe i begative, muaji i shpërblimeve dhe dhuratave të pamasa: **"Kush e kalon muajin e Ramazanit duke u falur gjatë natës, duke besuar fort dhe duke shpresuar shpërblim të mirë** (vetëm nga Allahu)**, atij do t'i falen mëkatet e mëhershme".** (Buhariu dhe Muslimi)

Ramazani është si mysafir i veçantë që gëzon zemrat dhe shpirtrat tanë duke sjellë me vete begati dhe mirësi të pamasë. Fillimi i tij është mëshirë, mesi i tij falje prej gjynaheve dhe fundi lirim nga dënimi i zjarrit. Në këtë muaj Allahu ofron favore dhe shpërblime të shumta për agjëruesit. Secili individ duhet të përgatitet që ta shtojë intensitetin e ibadetit të tij dhe t'i pakësojë sa më shumë shprehjet dhe veset e këqija.

Gjatë Ramazanit kalitet shpirti dhe trupi, prandaj ai konsiderohet një shkollë hyjnore ku individi dhe shoqëria pajisen me mësimet e tij të vlefshme sikurse janë: bindja, vullneti, këmbëngulja, qëllimi fisnik, pastrimi i vetes dhe sinqeriteti.

Agjërimi i pastron zemrat që janë vend i dashurisë, mëshirës dhe guximit dhe kultivon te muslimani cilësinë e vigjilencës së vazhdueshme ndaj Allahut. Ai është lartësim i shpirtit dhe ngritje drejt dëlirësisë. Ai fisnikëron shpirtrat, që janë vend i përkushtimit, devotshmërisë, nderit, moralit dhe virtyteve njerëzore: **"O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat."** (El Bekare: 183)

Agjërimi është një gjendje e veçantë dhe përmbajtje jo vetëm nga ushqimet dhe pijet e lejuara, marrëdhëniet intime etj., por edhe nga çdo gjynah: shpifja, gënjeshtra, shikimi i ndaluar. Prandaj agjërimi më shumë duhet të ndihet me zemër dhe shpirt sesa të njihet dhe kuptohet me logjikë e arsye.

## Aspekti social

Vlera dhe rëndësia e Ramazanit ngërthen jo vetëm aspektin fetar dhe moral, por edhe atë social. Agjërimi i kuptuar drejt si një institucion social zhvillon altruizmin dhe dashurinë te njeriu dhe edukon ndjenjën e vetëmohimit dhe sakrifikimit. Ai zhvillon ndjenjat për nevojat e të tjerëve dhe nxit bamirësinë. Islami dëshiron të brumosë njerëz që sakrifikojnë të mirat materiale dhe jetën e tyre për të mirën e shoqërisë. Pikërisht për këtë, krahas agjërimit, në këtë muaj të bekuar është bërë obligim edhe sadakai-fitri dhe preferohet dhënia e zekatit, si dhe ndihma ndaj të varfërve.

Shoqëria islame nuk guxon të ketë mjerim social dhe dallime klasore. Egoizmi dhe individualizmi i skajshëm duhet të jenë të panjohur për muslimanin. Muhamedi a.s. ka thënë: **"Nuk është musliman i vërtetë ai që ka barkun plot, kurse fqinji përkrah tij është i uritur."** Prandaj, të gjithë muslimanët gjatë këtij muaji janë më të devotshëm, më dorëlirë dhe më modestë.

Kusht për një jetë të virtytshme dhe të moralshme është harmonia e brendshme mes instinkteve të nevojshme dhe synimeve morale: **"Allahu nuk ka nevojë për njeriun që e braktis ushqimin e pijen, e nuk e braktis fjalën e keqe dhe veprën e ligë!"** (hadith, Buhariu).

Agjërimi është një dhuratë e madhe hyjnore dhe burim i virtyteve të larta. Ai është e kundërta e rrymave të kohës së sotme, sepse filozofirat materialiste që dominojnë në Lindje dhe Perëndim e njohin tokën, por nuk e njohin qiellin, e njohin trupin por nuk e njohin shpirtin, e njohin dynjanë por nuk e njohin ahiretin.

Duke mposhtur epshet që nxisin në mosbindje dhe gjynah, duke u liruar nga gjërat materiale dhe nga robërimi ndaj tyre, agjëruesi bëhet rob i vërtetë i Allahut. Njeriu, me durimin e urisë e të etjes, zgjon forca të brendshme duke zotëruar dëshirat e ulëta, sikurse janë shpërthimi i epsheve, i zemërimit dhe i grykësisë. Duke agjëruar, njeriu nuk e shkatërron epshin e tij, por e mban nën kontroll atë. Agjërimi është një metodë perfekte për zhvillimin e virtyteve individuale dhe për kontrollin e vetvetes. Ai synon ta pasurojë shpirtin dhe zemrën me sinqeritet, mëshirë, mirësi dhe humanizëm.

Pejgamberi a.s. i përgëzonte shokët e tij me ardhjen e muajit fisnik dhe u thoshte: **"U erdhi muaji i Ramazanit, muaji i bekuar. Allahu ua ka obliguar agjërimin e tij. Në të hapen dyert e xhenetit, mbyllen dyert e xhehenemit dhe lidhen shejtanët. Në të është një natë më e vlefshme se njëmijë muaj, kush privohet nga e mira e saj është privuar** (prej shumë të mirave)." Sigurisht se besimtari gëzohet me hapjen e dyerve të xhenetit, mbylljen e dyerve të xhehenemit dhe me lidhjen e shejtanëve.

Muhamedi a.s ka thënë: **"Ditën e Ringjalljes, edhe agjërimi edhe Kur'ani, do të ndërmjetësojnë për besimtarin. Agjërimi do të thotë: O Zot! Unë agjëruesin e pengova ditën nga të ngrënët, të pirët dhe nevojat e tjera të natyrshme. Pranoma ndërmjetësimin për faljen e tij!"** Edhe Kur'ani do të thotë: **"O Zot! Unë e pengova lexuesin natën nga gjumi dhe pushimi: Jepmë leje të ndërhyj për faljen e tij!"**

O Allah! Na bëj prej atyre që e meritojnë këtë ndërmjetësim! ■

**R**amazani për muslimanët dallon prej muajve të tjerë. Ai nuk është si të tjerët i zakonshëm, por është i veçantë, prandaj ai duhet pritur edhe në mënyrë të posaçme. Rrjedhimisht për të duhet edhe përgatitje e veçantë. Ky muaj kërkon aktivitet, përkushtim dhe përqëndrim ndryshe nga muajt e tjerë. Është muaj i garimit drejt të mirës dhe ikjes prej të keqes.

**A**llahun e Madhërishëm duhet ta falënderosh që ta mundësoi pritjen e këtij muaji. Prej dhuntive të mëdha të Zotit është edhe mundësia që ta jep për të qenë i shëndoshë, ashtu që ta falënderosh pa mundim. Imam Neveviu në librin e tij "El Edhkar" ka thënë: "Dije se preferohet që atij të cilit Allahu i jep ndonjë begati të dukshme ose ia largon atij ndonjë sprovë, t'i bëjë sexhde Allahut si falënderim për të, ose ta lavdërojë Allahun për atë që posedon Ai." Rëndësi para së gjithash ka shëndeti. Mu për këtë duhet të kujdesesh për shëndet të mirë. Në këtë kontekst para Ramazanit duhet të jesh i kujdesshëm për t'u ruajtur nga infeksionet, ftohjet dhe rrugët tjera që thejnë imunitetin e trupit, e bëjnë atë të brishtë dhe ia humbin fuqinë. Pra para ardhjes së Ramazanit duhet shtuar kujdesi ndaj preventivave efikase. Muslimani duhet ta dëshirojë, ta synojë dhe të lutet për shëndet të mirë, ashtu që të jetë plotësisht i gatshëm dhe i aftë për ta pritur muajin e agjërimit.

**M**undësia që ke për të agjëruar është një kënaqësi e veçantë, e cila duhet të të bëjë të ndjehesh i gëzuar. Pra gëzoju ardhjes së këtij muaji! Është vërtetuar nga Pejgamberi alejhiselam, se i përgëzonte shokët e Tij për hyrjen e muajit të Ramazanit duke thënë: "Po vjen muaji i Ramazanit, muaji i bekuar, në të cilin Allahu ka obliguar agjërimin e tij. Në të hapen dyert e xhenetit dhe mbyllen dyert e xhehenemit..." (Transmeton Ahmedi). Arsyeja për të qenë i gëzuar ka shumë shkaqe: për shkak të begatisë që ka ky muaj, shtimin e shpërblimeve, pranimit të lutjeve e shumë të tjera. Sahabët i gëzoheshin pa masë ardhjes së Ramazanit dhe mallëngjeheshin shumë kur afrohej fundi i tij. E si të mos i përjetonin këto emocione, kur Ramazani është sezona e gjitha të mirave.

**A**jo që këtë muaj e bën me vlerë të madhe është se nga ky muaj muslimani duhet të përfitoj maksimalisht në ngritjen dhe përsosjen e tij shpirtërore. Kryerja e obligimeve me përkushtim të sinqertë pa asnjë fije doze të syefaqësisë, manifestimi i devetshmërisë me vepra konkrete: si intensifikimi i leximit të Kuranit, praktikimit të lutjeve shtesë, dhënia e pasurisë për nevojtarët e kështu me radhë duhet ta reflektojë agjërimin e muslimanit, në fytyrën e tij dhe në tërë qenien e tij. Për gjithë këtë duhet pastruar qëllimin, pra robi duhet të bëjë gjithçka vetëm për hir të Zotit. Muslimani duhet të hartojë një plan praktik që do t'i mundësonte shfrytëzimin të këtij muaji në mënyrë sa më të mirë.

**Z**batimi me përpikëri i rregullave të agjërimit duhet të jetë një ndër prioritetet e besimtarit. Besimtari duhet ta adhurojë Allahun përmes dijes, prandaj do të ishte nonsens që besimtari të mos dijë gjë për rregullat e agjërimit. Pra muslimani duhet t'i mësojë rregullat e agjërimit para se të vijë Ramazani, ashtu që agjërimi i tij të jetë i vlefshëm dhe i pranueshëm tek Allahu i Madhërishëm. Përmes tyre, ai heton edhe qëllimin e agjërimit, i cili është i njohur, e kupton se ai nuk është vetëm një detyrim rigjid për t'i ngarkuar besimtarët, por është një program i caktuar jete që është instaluar me një qëllim të caktuar nga Zoti, Krijuesi i gjithçkas për të mirën e robit të tij. Kjo e mirë buron nga të kuptuarit e fudshmërisë në raport ndaj pafundshmërisë, të kuptuarit e kufishmërisë në raport ndaj pakufishmërisë. Njeriu si krijesë që di të mendojë duhet t'i njohë kufijtë.

**A**gjërimi do të ishte vetëm uri dhe etje dhe asgjë tjetër, nëse nuk shërben për largim nga mëkatet e të gjitha llojeve. Ramazani duhet shfrytëzuar për kërkimfalje dhe pendim. Ky muaj mbase ka veçantinë e tij, është i përshtatshëm edhe për një përulje më të vendosur në rrugën e Zotit.

**N**uk duhet të hezitosh të shkosh sa më të shpesh në xhami, në tubime. Lexo libra të përzgjedhur, dëgjo ligjërata, thjesht ta ndiesh nevojën për të qenë në një jetë më ndryshe se herave tjera. Kjo vetëm për faktin e peshës dhe vlerës që ka ky muaj.

**I**deja se në Ramazan duhet dhënë maksimumi dhe se pas Ramazanit duhet të ndjehemi diç më të lirë, është mendim injorance. Është e vërtetë se përkushtimi ndaj Zotit gjatë këtij muaji është më i madh, por kjo nuk nënkupton që pastaj gjërat të ndryshojnë me dallim të madh. Kjo zakonisht ndodh për shkak padituríe. Kalimi i Ramazanit në këtë rast mendohet si një relaksim, muslimani fillon të ndihet se ka dalur nga një shtrëngesë dhe së këtejmi siç lëshon goma e fryrë ajrin, ashtu edhe besimtari fillon ta nxjerrë jashtë tij gjithë atë energji devotshmërie që ka akumuluar gjatë muajit të Ramazanit. Kjo e tëra është pasojë e keqkuptimit të Ramazanit, prandaj për çdo ibadet lypset dituri, sepse ai që ia di vlerën, rëndësinë dhe qëllimin Ramazanit, vazhdon me përkushtimin e tij në Islam edhe pas këtij muaji pa dallim të madh.

**Përgatiti: R. Xheladini**



Antropologji kulture

# Identiteti, religjioni dhe id



Mr. Driton MORINA

Me të vërtetë epoka në të cilën jetojmë është epokë e ideologjive, sistemeve të besimit dhe epokë e mendimeve shumëdimensionale. Prandaj edhe pse në botën bashkëkohore ekziston një tendencë për anashkalimin dhe nënvlerësimin e religjionit në favor të nacionalizmit, respektivisht sekularizmit, megjithatë ritmi i interesimit rreth religjionit sa vjen e shtohet në botë. Mirëpo krahas interesimit rreth religjionit, në botë, gjithashtu, ekziston edhe një orvatje për pavarësim religjioz, duke rezultuar në një numër tejet të madh të grupeve dhe nëngrupeve religjioze. Intensiteti i pasimit të religjionit nganjëherë rritet aq shumë saqë është vështirë të definohet ose të identifikohet pasuesi se çfarë në të vërtetë është. Prandaj si t'i emërtojmë ose t'i identifikojmë muslimanët autoktonë në Evropë, të cilët janë rezultat i emigracionit, është kjo pyetje e rrallë, por sfiduese për shumë shkencëtarë dhe sociologë. Për shembull, në Evropë, kur është fjala për identifikimin e muslimanëve vendorë përdorën dy mënyra identifikimi: ajo e mbështetur mbi baza etnie dhe tjetra e mbështetur pikërisht mbi baza besimi/feje. Për evropianët ndoshta më së lehti është që muslimanët t'i identifikojnë në bazë të prejardhjes ose identitetit të vendeve të tyre të origjinës, siç është rasti me Belgjikën.

S'ka dyshim se identiteti është një term që përdoret shumë shpesh, por definohet shumë rrallë. Megjithatë, sipas Dorothy Holland, identiteti është "ajo çfarë njerëzit u thonë të tjerëve që janë, madje i thonë edhe vetvetes dhe orvatën të veprojnë në bazë të asaj që pretendojnë se janë. Pra të kuptuarit e vetvetes, veçanërisht ajo që shprehet me shumë vrull emocional nga ana e rrëfyesit kur tregon për veten e vet njihet si identitet". Ndërsa sa i përket identitetit religjioz, ky artikull synon të vërë në pah mënyrat se si i referohen njerëzit religjionit të tyre, sa e tregojnë përkatësinë e tyre religjioze dhe çfarë interesimi dhe deri në çfarë mase janë të lidhur ata me identitetin e tyre religjioz, pavarësisht se a e praktikojnë religjionin e pretenduar a jo.

Sidoqoftë, është më se i pamohueshëm fakti se në botën bashkëkohore, në këtë kohë të multikulturalizmit, pluralizmit dhe diversitetit (dallueshmërisë) global, njeriu shpeshherë është në konflikt me veten e vet rreth asaj se si ta identifikojë veten, veçanërisht kur vjen në shprehje identiteti kombëtar dhe ai fetar! Identiteti religjioz dhe ai nacional janë të prirë që të jenë të ngjizur njeri në tjetrin në shumë pjesë të botës. Njeriu mendon për shembull lidhjen e ngushtë mes ortodoksisë lindore dhe identitetit nacional rus dhe serb, mes katolicizmit romak dhe identitetit nacional kroat, irlandez dhe atij polak, si dhe mes hinduizmit dhe identitetit nacional indian. Të jesh serb në shumicën e rasteve nënkupton të jesh ortodoks, të jesh kroat d.m.th të jesh katolik. Po ashtu, nga pikëpamja nacionaliste indiane, të jesh indian do të thotë të jesh hindu, si edhe anasjelltas: të jesh hindu nënkupton të jesh i lindur në Indi ose të kesh origjinë indiane. Kurse identiteti çifut/izraelit tashmë është i njohur për secilin botërisht se ai është një identitet i vetëm.

Në të gjitha këto raste religjioni shërben si letërnjoftim i identitetit nacional. Kjo gjithashtu është më se e vërtetë edhe kur kemi të bëjmë me botën islame. Nacionalizmi arab i shek XX-të zakonisht ka pasur një ngjyrë absolute të islamit suni brenda vetes. Është e sigurt se krishterët (arabë) kanë luajtur rolin kryesor në themelimin e konceptit të nacionalizmit arab, bazuar kryesisht në gjuhën dhe kulturën e përbashkët, e jo në religjion (një pikë që theksohet në mënyrë të veçantë nga kritikët muslimanë të nacionalizmit), por është fakt i pamohuar se në imagjinatën popullore të tërë botës arabe, të jesh arab nënkupton të jesh musliman suni.

Kjo madje është më se e vërtetë edhe në Evropën perëndimore, edhe pse Evropa perëndimore ose perëndimi, në përgjithësi, po shkon drejt sekularizmit, duke zbehur kështu rolin e religjionit në shoqëri. Megjithatë, sipas konsensusit të vitit 2001, të zhvilluar gjithandej Britanisë së Madhe, 7 prej 10 personave në Britani e identifikojnë veten si krishterë të bardhë (white christians), pra edhe pse ka shumë njerëz që identifikohen si agnostikë (jofetarë), megjithatë diku rreth 40 milionë banorë të Britanisë, pra, përafërsisht 7 prej 10, etnikisht e identifikojnë veten si të bardhë, kurse në aspektin religjioz si krishterë. Ndërsa në Irlandë më tepër se 86% e popullatës identifikohen me njërin nga religjionet botërore, kryesisht konfesione krishtere, kurse vetëm 13.9% deklarojnë se nuk i përkasin ndonjë religjioni ose i përkasin, por nuk e deklarojnë përkatësinë e tyre religjioze. Gjithashtu, identiteti religjioz zë një vend të rëndësishëm edhe në SHBA, edhe pse ai është në rënie krahasuar me 15 vitet e mëhershme. Për shkak të rritjes në një ambienti sekular/laik, sot shumë më pak amerikanë identifikohen si pjesëtarë të ndonjë religjioni të caktuar. Natyrisht, rol të rëndësishëm në këtë luan edhe fakti se shumë amerikanë rriten në familje të përziera dhe pluraliste. Edhe pse 16% e rinisë amerikane nuk e identifikojnë veten me ndonjë grup ose konfesion religjioz, por deklarojnë se janë a gnostikë jo religjiozë, humanistë ose edhe ateistë, megjithatë kjo kategori e njerëzve është kategoria e tretë pas dy kategorive religjioze: asaj katolike në rend të parë dhe asaj baptiste në rend të dytë.

Sa i përket Evropës Juglindore, respektivisht Ballkanit Perëndimor, dihet fare mirë se këto troje për një kohë të gjatë ishin nën sundimin osman. Natyrisht se koncepti i nacionalizmit nuk ekzistonte gjatë sundimit osman. Megjithatë praktika e asaj që njihej si sistemi "milet" kontribuoi dukshëm në formimin e identiteteve nacionale dhe etnike pas përfundimit të sundimit osman. Se vërtet popujt nën sundimin osman nuk dinin fare rreth nacionalizmit, ndoshta më së miri do të na ilustronte rasti i shëtitësve evropianë brenda territorit osman, në fund të shekullit të XIX-të dhe fillimit

# dentiteti religjioz

të shekullit të XX-të. Me të arritur në Manastir, shëtitësit evropianë takuan shumë fshatarë të rrethit të Manastirit dhe i pyetën se a ishin grekë a bullgarë. Fshatarët e habitur iu përgjigjën: -Ne jemi të krishterë, çfarë doni të thoni me grekë apo bullgarë?! Gjithashtu, përgjatë maleve Rodope në Bullgari, shëtitësit evropian mahniteshin nga arkitektura dhe zbukurimet e kishave dhe manastireve dhe kur i pyesnin fshatarët e Bullgarisë se kush i kishte ndërtuar ato, ata përgjigjeshin paraardhësit tanë. Çka ishin ata, bullgarë, hungarezë a grekë?! Fshatarët e çuditur rrëfenin se paraardhësit e tyre ishin të krishterë e jo të atillë siç pyesnin shëtitësit.

Sa i përket Kosovës dihet fare mirë se ajo gjithashtu e përjetoi sundimin osman për kohë të gjatë, madje disa nga qytetet e saj ishin qendra të njohura, kurse Prizreni ishte edhe kryeqytet i Vilajetit të Kosovës që nga viti 1868. Sidoqoftë, në Kosovën e sotme ekziston një dozë frike sa i përket identitetit religjioz. Ndoshta për dy arsye kryesore: E para për shkak të keqinterpretimit të thënies se dikurshme të Vasko Pashës se "feja e shqiptarit është shqiptaria", thënie kjo e cila për kohën kur shqiptarët tentonin të përçaheshin si komb mund të ishte e vlefshme, veçanërisht kur kihet në konsideratë se me këtë slogan ai iu drejtua bashkatdhetarëve dhe bashkfetarëve të vet ortodoksë, të cilët anonin nga Kisha Ortodokse Greke për shkak të përkatësisë së tyre fetare. Arsyeja e dytë është se mos ndoshta identifikimi ynë si muslimanë, për shkak të popullatës shumicë, do të dekurajonte shtetet perëndimore, veçanërisht ShBA-të, që t'i shtyjnë përpara edhe më tej proceset e Republikës sonë. Sido që të jetë, që të dy këto koncepte janë demode për shkak se tashmë nuk ka më ndonjë rrezik përçarje kombëtare, ngase edhe ashtu jemi shtet multikultural dhe se vendet evropiane e njohin hollësisht përbërjen religjioze të vendit tonë. Përndryshe si do t'i komentonte njeriu faktet që sjell Grupi Ndërkombëtar i Krizave, në raportin e tij të Janarit 2001, ku thuhet "Islami, Ortodoksia dhe Katolicizmi kanë jetuar së bashku për kohë të gjatë në Kosovë. Shumica absolute e shqiptarëve të Kosovës e konsiderojnë veten, së paku me emër, muslimanë... Ata nuk e definojnë përkatësinë e tyre kombëtare përmes religjionit, por përmes gjuhës dhe kanë një qasje relativisht të butë ndaj zbatimit të formave të ndryshme të Islamit". Gjithashtu në webfaqen zyrtare të CIA-s, Islami figuron si religjioni i parë për nga madhësia, meqë shumica e popullatës së Kosovës i përkasin besimit islam, kurse pas tij vijnë me radhë ortodoksizmi, mandej katolicizmi. (www.cia.gov/library/publications/the-world-factbook/geos/KV.html).

Duke pasur parasysh këtë dhe shumë simbole të tjera islame në Kosovë,



nënkryetari amerikan Joseph Biden, pas vizitës zyrtare që i bëri vendit tonë, i mahnitur nga mikpritja kosovare, u kthye në vendin e tij, duke lënë të kuptohet se ai kishte vizituar një vend musliman. (http://blog.heritage.org/2009/05/19/a-bidenkosovo-preview/).

Së këndejmi, ky artikull synon që të vërë në pah objektivizmin që duhet ta kenë përfaqësuesit tanë, qofshin ata akademikë a politikanë. Natyrisht mbrojtja e identitetit fetar është tashmë e garantuar me kushtetutën e Republikës sonë. Pika 3 e nenit 58 garanton tekstualisht të drejtën e identitetit fetar. Aty thuhet "Republika e Kosovës do të ndërmarrë të gjitha masat e nevojshme për të mbrojtur personat, të cilët mund t'u nënshtrohen kërcënimeve ose veprimeve diskriminuese, armiqësisë a dhunës, si rrjedhojë e identitetit të tyre kombëtar, etnik, kulturor, gjuhësor ose fetar". Kurse neni 59 i kushtetutës, që flet mbi të drejtat e komuniteteve, i garanton të drejtat e komuniteteve, qofshin në nivel individual, qoftë si komunitet, që (1) të shprehin, mbajnë dhe zhvillojnë kulturën e tyre dhe të ruajnë elementet thelbësore të identitetit të tyre, përkatësisht fenë, gjuhën, traditat dhe kulturën e tyre... (7) të përdorin dhe të shfaqin simbolet e komunitetit, në pajtim me ligjin dhe standardet ndërkombëtare. (Kushtetuta e Republikës së Kosovës, f. 18-19).

Prandaj në përmbyllje vlen të ceket se me këtë që theksuam nuk synohet që identiteti religjioz të vendoset mbi atë nacional (kombëtar), sepse kjo periudhë i takon periudhës së nacionaliteteve dhe etnive, por megjithatë, ideja është se s'është e nevojshme që të fshihet, e as të injorohet identiteti fetar, i cili është kontribuues dhe pjesë përbërëse e identitetit kombëtar, veçanërisht në Ballkanin Perëndimor. Me fjalë të tjera, deri kur do të vazhdojmë ta injorojmë pjesën më vitale të vetes sonë dhe deri kur do të orvatemi ta paraqesim veten ata që s'jemi? Shfaqja e identitetit religjioz në publik nuk paraqet as rrezik e as nënçmim politik, përndryshe këtë nuk do ta bënin me krenari liderët më të famshëm botërorë, sikurse ishte rasti me presidentin Obama ditë me parë. Identiteti religjioz, gjithashtu, nuk rrezikon as sekularizmin/laicizmin, ngase siç e pamë përgjatë këtij artikulli vendet laike perëndimore megjithatë kanë identitet fetar. Pra, sekularizmi/ laicizmi ndan shtetin nga feja, por nuk përjashton fenë nga shteti, përkundrazi e mbron, e fuqizon dhe e institucionalizon atë. Në rrethanat në të cilat jetojmë 'ne jemi për një shtet laik, por jo edhe për një shoqëri laike', ngase njerëzit janë ata që i bëjnë rrethanat e jo rrethanat njerëzit. ■

**Autori është magjistër i Shkencave Komperative të Religjionit.**

Toby ALDRICH

# Përmirësimi i kup



Qysh prej viteve 1990, kam punuar me grupe të ndryshme mediatike, përfshirë këtu edhe grupin i cili zotëron Qendrën Transmetuese të Lindjes së Mesme (MBC), e cila është ndër stacionet satelitore më të mëdha private arabe satelitore. Ajo drejton MBC, FM dhe Spektrin e Radiove. Unë, gjithashtu, jam edhe këshilltar i një organizate bamirëse në Londër, Trashëgimia Islame, e cila ofron ndihmë për shumë muslimanë anembanë botës, përfshirë këtu edhe Bosnjën dhe Hercegovinën. Ndihem se zotëroj aftësi për të dy botët, për Lindjen dhe Perëndimin. Shtypi i Bashkuar Ndërkombëtar ka degët e tij në Washington DC. Është e vërtetë jetësore se mediet i shtojnë dhe i ekzagjerojnë të dhënat. Informacione ka me bollëk dhe çfarëdo që dëshirojmë. Kjo mund të duket si diçka kontradiktore, mirëpo realiteti është ky: mediet sot janë të lidhura me atë se çka unë dua, e jo me atë çka është e mirë për mua. Shërbimet televizive satelitore dhe ato kabllore sot janë duke plasuar filma, sport, komedi, ose gjithçka që unë dua. Mua nuk më duhet të ulem dhe të shikoj ndonjë dokumentar të mërzitshëm prej fillimit deri në fund. Interneti është duke u bërë një mjet personal, mirëpo kjo nuk lë të kuptoj se unë do të pranoj vetëm ato informata që gjenden aty. 'YAHOO'-ja ime për mua do të kullojë dhe filtrojë vetëm atë që unë dua, çmime të mallrave, lajme rreth Londrës, rezultatet e shënuara të kriketit. Nuk më duhet të kaloj përmes diçkaje që nuk më intereson. Interneti në mbarë botën është zhvilluar me një shpejtësi shumë të madhe. Natyrisht se ideja për të futur informacione në internet është prezente dhe ne kemi mundësi t'i postojmë. Në fakt, njerëzit mund t'i lexojnë informacionet e tilla. Mirëpo çështja nuk është që të lexohen detyrimisht. Seminari im mund të paraqitet në internet më vonë, mirëpo shtrohet pyetja se kush do ta lexojë atë. Sa miliona web faqe ekzistojnë tashmë? Nëse dikush dëshiron të hulumtojë në internet, pa dyshim se do ta gjejë prezantimin tim. Me fjalë të tjera, njerëzit lexojnë, mirëpo përgjithësisht ata nuk hulumtojnë se çfarë është e mirë për ta.

Po qe se sot bisedoni me prodhues të kompjuterëve, ata në fakt do të përgjigjen duke thënë se drajverat më të mëdhenj për përmirësimin e harduerëve, çipat (chips), pajisjet për mbajtjen e të dhënave (memory) dhe të ngjashme si këto janë për lojëra. Ne jemi duke jetuar në gjeneratën e Nintendos. Vëmendja e lexuesit është duke rënë së tepërmi. Me kujtohet kanali televiziv i cili shpall: "Na dhuro 10 minuta dhe ne do t'ju japim tërë botën". Unë nuk mendoj kështu! Para 25 viteve, dy e treta e faqes së parë të revistës KOHA (TIME Magazine), mbulonte lajme dhe çështje me karakter ndërkombëtar. Tashmë kjo shifër ka rënë pothuajse përgjysmë. Në UPI ne kemi zbuluar qysh herët se sa më shumë produkte të suksesshme që kemi bërë, kanë mbuluar lajmet lokale e jo ato ndërkombëtare. Një shtrirje e logjikës së saj është se njerëzit në përgjithësi nuk janë të interesuar për çështje të huaja ose për ato gjëra që ndryshojnë prej rrethit dhe vendit ku jeton. Religjioni në Perëndim përgjithësisht është i minimizuar. Nuk respektohet dhe nuk ka aq shumë mirëbesim në të. Tashmë, pranë nesh është një pyetje shumë delikate, të cilës nuk kemi mundur t'i përgjigjemi dhe nuk besoj se do t'ia dalim dot. Pyetja është: "A janë mediat ato të cilat e udhëheqin masën e gjerë (publikun), apo publiku është ai i cili drejton mediat?" Unë gjendem në biznesin e mediave. Unë flas për veten time kur them se: "Unë do të shes vetëm atë që njerëzit janë të interesuar të blejnë". Kohëve të fundit kisha një diskutim të planifikuar me ish-editorin e gazetës "London Sunday Times", i cili më informoi për mënyrën e operimit të kësaj gazete: "Ne kemi një grup, detyrë e të cilit është që të dalin dhe të gjejnë një titull të shkëlqyer që flet për ndonjë ndodhi tërheqëse çdo javë, pra për gazetën javore Sunday Times".

Kjo është në kundërshtim me këtë mjedis, prandaj, pasi Islami e sheh veten në luftë për një mbulim pozitiv në mediat perëndimore, unë nuk mendoj se ekziston ndonjë kampanjë e përbashkët e ashtuquajtur 'keqinformime' rreth Islamit. Unë mendoj se ka keqinformime, keqinterpretime si dhe injorancë të gjithanshme, andaj më duhet të them se nuk jam këtu për të kërkuar falje për mediat perëndimore, për shkak se për sa u përket 'informacioneve të shtrembëruara', ata janë fajtorë dhe të ngarkuar për gjëra të tilla.

Më lejoni që fillimisht të përmend fjalimin e Princit Charles, të cilin e mbajti në Qendrën e Oksfordit për Studime dhe Hulumtime Islame. Megjithëse ky fjalim është mbajtur në vitin 1993, mendoj se është relevant edhe në këto ditë: "Marrëdhëniet ndërmjet Islamit dhe Botës Perëndimore tashmë janë më shumë shqetësuese se kurdoherë më parë, për shkak se rreziku i dyanshëm i keqkuptimeve reciproke është dhe vazhdon të mbetet në shkallë të lartë të rrezikshmërisë dhe nevoja për të punuar dhe jetuar krah për krah asnjëherë nuk ka qenë më e madhe".

Pavarësisht nga numri dhe prezenca e muslimanëve kudo në botë dhe rritja e interesimit të britanikëve për Kulturën Islame, mund të them se dyshimi, madje edhe frika janë dhe vazhdojnë të jenë

# ...timit të Islamit nga mediat

prezente në këtë shoqëri. Muslimanët, të krishterët dhe çifutët, që të gjithë janë pasues të librave të shenjtë 'people of the Books', të cilët kanë të njëjtin vizion monoteist dhe një histori të përbashkët. Megjithëkëtë, keqkuptimet janë prezente dhe dëgjohen atëherë kur ne nuk ia dalim mbanë ta shikojmë botën nga këndvështrimet e të tjerëve. Sheriatin ne e pranojmë si diçka të egër, mizor, barbar dhe si ligj jo të drejtë, ose shikojmë se gratë janë të trajtuara si qytetare të kategorisë së dytë.

Perëndimi i ka botës islame një borxh të madh kulture dhe qytetërimi. Dy botët (islame dhe perëndimore) nuk mund të jenë në gjendje që të qëndrojnë larg njëra-tjetrës nga përpjekjet e përbashkëta për t'i zgjidhur problemet e përbashkëta, me fjalë të tjera, duhet ta kuptojnë dhe ta tolerojnë njëra-tjetrën. Kjo zbatohet me një forcë të veçantë brenda shoqërisë shumetnike dhe multikulturore britanike, po qe se dëshirojmë të krijojmë një komunitet më të mirë për fëmijët tanë dhe për gjeneratën e ardhshme."

Kam dëshirë të flas rreth zgjidhjeve praktike të këtyre çështjeve, duke i thjeshtësuar në dy pikat në vijim:

**Së pari:** solucionet për të cilat unë besoj se janë të zbatueshme dhe aplikative në ambientin multimedial.

**Së dyti:** solucionet në të cilat në një formë ose tjetër jam i involvuar dhe të cilat zotërojnë lidhje.

Duke vepruar në këtë mënyrë, më kujtohet babai im, i cili si një oficer në marinën mbretërore ishte i involvuar thellë në planifikimin dhe sigurimin e skenarëve të konflikteve. Detyra e tij ishte që të parashtronte zgjidhje, të cilat më tutje do t'i arrinin objektivat. Më pas ishte në dorën e politikanëve të vendosin se vërtet metodat ishin të zbatueshme dhe t'i zbukuronin ato nëse ishte nevoja. Unë kam bindjen se sfidat tona sot janë, pothuajse, krejtësisht të ngjashme.

Para se të flasim rreth zgjidhjeve praktike, ne duhet të shikojmë problemet më të thella:

- Të kuptuarit vjen përmes njohurive dhe hulumtimeve. Të dhënat (informatat) nuk janë njohuri.
- Nuk ekziston strategji e përbashkët informative islame. Është e ditur se në shumë vende të botës islame ekzistojnë përpjekje të mira, mirëpo shumica e këtyre orvatjeve rrjedhin në lumenj të ndryshëm, të cilët përfundojnë në funde të shpërndara.
- Nuk ka synime të qarta. A janë ato qëllime politike, fetare apo të përbashkëta?

Jam i bindur se duhet lobuar edhe më shumë. Isha shumë i kënaqur të dëgjoja përfaqësuesin e Këshillit të Muslimanëve të Britanisë së Madhe se si fliste rreth organizimit të betejave, mirëpo u shokova kur dy milionë muslimanë deri në tri vitet e fundit nuk ishin të bashkuar.

Qendrat akademike islame, si Universiteti i Az-harit në Egjipt, janë shumë të rëndësishme, mirëpo nevoja për qendra të tilla është shumë e madhe ndaj dhe duhen hapur edhe më shumë. Mirëpo, sipas mendimit tim, përgjegjësia e paraqitjes dhe interpretimit të drejtë të imazhit islam nuk bie vetëm në qarqet qeveritare, mirëpo ajo duhet zbatuar nga të gjithë muslimanët e aftë dhe ata që janë të ndërgjegjshëm.

Për të arritur këtë duhen futur në fuqi këto detyra:

1) Të ndërmarrim dhe të mbrojmë partnershipin intelektual të muslimanëve drejt bashkëpunimit në kufij të gjerë të njohurive islame.

2) Të iniciojmë dhe formojmë zyra ndërlidhëse pune ndërmjet dijetarëve dhe hulumtuesve; profesionistëve të mediave, biznesmenëve, qeveritarëve dhe organizatave islame.

3) T'i paraqesim publikut çështjet që kanë të bëjnë me problemet islame në media dhe interpretimin e tyre.

Trashëgimia islame është mjaft e pasur në fushën e medicinës, astronomisë, kimisë, arkitekturës dhe artit. Kjo trashëgimi duhet të jetë një shqetësim njerëzor për muslimanët dhe jomuslimanët. Përmirësimi i Islamit në media është marrë përsipër në atë se çfarë është Islami, cilat janë vlerat e tij, etika dhe trashëgimia kulturore. Një punë e tillë është duke u kryer në 'Institute du Monde Arabe' në Paris.

Ka shumë radio private të cilat u drejtohen arabëve dhe botës islame. Pajtohem me atë se nuk ka media të lira. Mund t'ju tregoj për një dokumentar dramatik, i cili më ishte dhuruar para pak ditësh. Ishte një dokumentar shumë i fuqishëm rreth gjendjes së vështirë të fëmijëve në Irak, të cilët vuanin nga sanksionet e Kombeve të Bashkuara. Producenti dhe ekuipazhi posedonin liri të skajshme për të shkuar në Irak dhe për të incizuar dokumentarin. Ishte intervistuar personalisht Sadam Husejni. Ministri i Punëve të Jashtme të Anglisë, Robin Kuk (Cook), i cili ishte ftuar të merrte pjesë, vuri një kusht që të fliste 10 minuta në fund të programit dhe që ky dokumentar domosdo të posedonte të drejtat editoriale. Producenti së bashku me grupin e tij kishin zgjedhur që të niseshin pa ndihmën dhe pjesëmarrjen e ministrit. Atëherë ejani dhe ta marrim këtë si një shembull të mediave të lira. Duhet të theksoj gjithashtu edhe arritjet e muslimanëve në fushat e tyre, për shembull, Zinedin Zidan, futbollist francez me origjinë nga Afrika Veriore. Një musliman kishte ndikim të madh që të pranonte tolerancën. Kjo mund të ketë qenë diçka e vogël ose e imët, mirëpo më në fund ai arriti të korrë sukses. ■



Përktheu nga gjuha angleze:
***Mr. Fehim Dragusha***



Muhamed J. KAJOLLI

# Shtyllat e besimit

**Qyteti i Kudsit-Jerusalemit do të duhej të ishte qyteti më i frekuentuar në botë, sikur të mos ishin trazirat e njohura në këtë qytet. Se cila 'forcë fetare' do ta marrë primatin e këtij qyteti nuk dihet akoma, por personalisht mendoj se ky qytet iu takon të gjithë besimtarëve të vërtetë**

Të gjitha religjionet e mëdha kanë prejardhje hyjnore. Devijimi i librave hyjnorë ka bërë që shumica prej tyre sot të mos njihen si të tilla me përjashtim të tri feve monoteiste (hebraizmi, krishterizmi dhe islami). Edhe këto tri fe kanë një prejardhje, ndërsa i pari prej tyre i cili u paraqit në historinë e këtyre tri feve ishte Ibrahimi a.s. me familjen e tij. Krijuesi i botëve e garantoi këtë person se ngjarjet që do të pasojnë prej tij, nuk do të humbasin deri në Ditën e Gjykimit. I Lartëmadhëruari e inspiroi atë që të lutet për fëmijët e tij, që ata të mos i shmangen rrugës së vërtetë. *"Ibrahimi ua dha këtë porosi fëmijëve të tij, po ashtu edhe Jakubi: O bijtë e mi! Pa dyshim, Allahu ka zgjedhur për ju fenë e vërtetë, prandaj, mos vdisni ndryshe veçse duke qenë muslimanë të nënshtruar ndaj Atij."* (Kuran: 2/ 132)

Kur nipërit e Ibrahimit, që ishin pasuar nga nëna Sara, filluan t'i devijojnë parimet bazë të Librit të Shenjtë Tevratit, Zoti iu dërgoi disa të dërguar të tjerë, të cilët do t'ia rikujtonin origjinalitetin e Librit. Kështu vazhdoi deri në ditët e lindjes së Isait a.s. Monotoizmi i hebrenjve në këtë kohë thuajse ishte zhdukur fare, si rezultat i devijimeve të cilat i kishin bërë pastorët e tyre. Si shans të fundit për këtë lozë familjare, Krijuesi i botëve iu kishte dërguar Isanë. Vetë lindja e tij ishte një mrekulli, ndërsa ata në vend se ta pranonin si shenjë të Krijuesit për udhëzim, ata e njohën për zot, ose si birin e tij. Ata e triluan për zot dhe me këtë gabuan rëndë, ndërsa pastorët vazhdonin me avazet e vjetra. Si duket, këta nuk çanin kokë për të ardhmen e tyre në amshim për shkak se ju pëlqente mënyra e vetëkrijuar prej tyre. Ligjet e tyre ishin të përziera midis atyre të Allahut të Lartëmadhëruar dhe dorës së njeriut. Kur u rrit Isai a.s., kësaj familjeje të respektuar dhe shumë të nderuar, Allahu i Lartëmadhëruar ia reveloi Librin e fundit Inxhilin, për udhëzim.

Nëse i hedhim një vështrim më të hollësishëm kohës së revelimit të Shpalljeve Hyjnore dhe pozitës gjeografike në të cilën jetonin hebrenjtë, themi se ka pasur presion të madh për të ndryshuar Librat Hyjnore. Civilizimi pers në njërën anë dhe më vonë civilizimi romak në anën tjetër, kanë bërë trysni dhe e kanë luftuar këtë fe pa mëshirshëm. Le të kujtojmë vetëm një detaj të vogël se çfarë ndodhi me djelmoshat e shpellës e pastaj të gjykojmë për ta. Monoteistët e asaj kohe, e kishin shumë të vështirë të mbijetonin, por kjo nuk i fajëson që ata të mos bënin ndryshime të rrënjësishme dhe të ndërronin strategji. Nëse perandori romak Konstandini i Madh, i ka detyruar me forcë priftërinjtë të devijonin Njëshmërinë e Krijuesit, kjo nuk i arsyeton të gjithë ata që e 'ruajtën' Librin e Shenjtë Inxhilin. Gjithashtu nuk i arsyeton as pastorët, as priftërinjtë e sotëm, që vazhdojnë të 'argumentojnë' se librat e tyre akoma vazhdojnë të jenë të 'shenjta'.



Pyetjes se përse Krijuesi i botëve ia lejoi njerëzimit të ndërhyjnë në Librin, gjegjësisht në librat e Tij të Shenjtë, themi se, Krijuesi i botëve vetëm njeriun e ka lënë të lirë dhe vetëm kësaj qenie prej të gjitha qenieve të tjera në botë, i ka dhënë të drejtën ta mohojë ose ta pohojë ekzistencën e Tij. Kjo liri, ka bërë që disa njerëz të ndikohen nga pasionet e tyre dhe të mendojnë se kjo krijesë inteligjente është e vetme në kozmos, të mendojnë se nuk ka mbi 'ne' asnjë qenie tjetër. Duke menduar në këtë mënyrë, çdo mendim ndryshe, në veçanti kur kemi të bëjmë me parësinë ndërhyn. Ndërhyrjet fillimisht paraqiten të sofistikuara, mundohen të bëjnë ndryshime në autorësinë e Librit të Shenjtë, por me kalimin e kohës kur vërtetohen se nuk kanë efekt të plotë, egërsohen dhe bëhen shkaktarë të shkatërrimeve masive në popuj.

### Kur'ani si sfidues

Kjo liri vazhdon dhe do të vazhdojë kështu deri në Ditën e Kataklizmës. Njerëzimi u gëzua që të ketë edhe një udhëzues tjetër, kur filloi të shpallet Kur'ani nga pasardhësi i Ibrahimit a.s., por në të njëjtën kohë kishte frikë se mos edhe ky libër po e pësonte si librat e tjerë të shenjtë. Fatmirësisht, këtë brengë të njeriut kësaj radhe e evitoi vetë Krijuesi i botëve. Ai sikur i tha njeriut: ti mos u brengos, sepse kam përcaktuar që Kur'ani të jetë Libri i fundit i shpallur për ju dhe ai do të qëndrojë i pandryshuar nga dora e njerëzve që mundohen ta mbulojnë të vërtetën. Kur'ani do të jetë nën mbikëqyrjen Time të drejtpërdrejtë dhe ky Libër nuk do të pësojë asnjë ndryshim, qoftë edhe një germë.

Kjo sfidë e këtij lloji është mrekulli dhe këtë mrekulli nuk mund ta mposhtë askush, sepse garantues i kësaj thënie është vetë Krijuesi i të gjithë botëve. Ai fillimisht i sfidoi njerëzit të formulojnë një sure si kjo e Kur'anit. *"Nëse ju dyshoni në*




*atë që ia kemi zbritur robit tonë* (Muhamedit)*, atëherë hartoni një sure të ngjashme me atë që ia kemi shpallur atij! Thirrni në ndihmë edhe dëshmitarët tuaj* (që i adhuroni) *në vend të Allahut, nëse jeni të sinqertë*" (Kur'an: 2/23) Deri tani, shumë 'dijetarë' janë munduar që të përpilojnë një Kur'an të ngjashëm si ky, por më kot. Ndërsa sa i përket ndryshimit të mundshëm të një germe në Kuran, Allahu i Lartëmadhëruar i ka thënë besimtarëve të vërtetë, se ky Libër është nën kujdesin dhe mbrojtjen Time që prej ditës që ju u bëtë të sinqertë kur shfaqët brengën tuaj se nuk mund ta mbroni këtë dhe Ai shpalli këtë ajet: *"Sigurisht, Ne e kemi shpallur Kur'anin dhe sigurisht, Ne do ta ruajmë atë."* (Kur'an: 15/9)

Duke qenë se njeriu devijant nuk ngopet nga pasionet që i shfaqen atij, Allahu i Lartëmadhëruar e sfidoi këtë njeri me këso ajetesh, për t'i treguar se karshi Tij është shumë i dobët, forca e tij as që mund të krahasohet në asnjë mënyrë me Krijuesin e tij. Gjithashtu këtë e bëri për atë pjesë të madhe të njerëzimit të cilët do të mundohen t'i shfaqin arsyet e tyre përpara Tij në Ditën e Gjykimit, kur ata do të orvaten të arsyetohen përpara Tij, duke i thënë: Nuk e gjetëm rrugën e vërtetë si rezultat i kaosit dhe devijimit total që kishte mbretëruar në Tokë. Krijuesi i kozmosit dhe i njeriut, nuk lë asnjë arsyetim të vetëm të logjikshëm që, të gjithë ata që e mohuan Atë në këtë botë, të arsyetohen përpara Tij.

## Ibrahimi – prijësi i njerëzimit

Allahu kishte premtuar se Ibrahimin dhe familjen e tij nuk do ta humbte deri në Ditën e Fundit të kësaj bote dhe mbase për këtë arsye e shpalli Kur'anin në mes të shkretëtirës. Kur'ani u shpall te një popull pagan, primitiv dhe pa kushtet elementare të jetës së një njeriu të civilizuar. U shpall te një person, familja e të cilit ishte mbikëqyrëse e Qabesë. Kur'ani u ngulit thellë në kokat e besimtarëve të padjallëzuar nga intrigat dhe mendimet hipotetike të popujve të civilizuar. Për njëzet e tri vjet, Kur'ani u bë pjesë e jetës së tyre. Ai i mësoi si ta adhurojnë Atë dhe si të sillen ndaj farefisit dhe popujve të tjerë. Përveçse u ruajt në mendjet e besimtarëve, ai gjithsesi u shkrua nëpër drunjtë e pemëve, lëkurat e kafshëve dhe nëpër rrasa gurësh. Ky sinqeritet i besimtarëve 'primitivë' bëri që të mundin për një kohë shumë të shkurtër dy superfuqitë më të mëdha, Bizantin dhe Persinë.

Meqenëse Zoti i kishte premtuar Ibrahimit a.s. se do t'i begatonte pasardhësit e tij, pranuesi i Shpalljes së fundit ishte një prej stërnipërve të tij, nga djali i tij Ismaili, i biri i Haxheres, Muhamedi s.a.v.s.. Sara, gruaja e Ibrahimit a.s. kishte kërkuar nga burri i saj që ta përdorte shërbëtoren e saj si grua të dytë, mbase kjo do t'i lindte ndonjë fëmijë. Kur, vërtet i lindi djali i shumëpritur, Sara shfaqi një xhelozi të paparë. Për ta shuar këtë xhelozi, Krijuesi i botës nga Urtësia e Tij absolute, e inspiroi Ibrahimin që ta dërgonte gruan e tij të dytë me foshnjën e saj në një vend, që sot e quajmë Meke. *"O Zoti ynë, unë kam vendosur disa nga pasardhësit e mi, në një luginë që nuk mbillet, afër Shtëpisë Tënde të Shenjtë, që të falin namazin. Prandaj, bëj që zemrat e njerëzve të ndiejnë dashamirësi për ata dhe jepu fruta, me qëllim që ata të të falënderojnë."* (Kuran: 14/ 37)

Atëherë ky vend ishte një shkretëtirë ose një vend i pabanueshëm. Sot ky vend nuk ka ndryshuar fare për nga natyra e tij, banorët e këtij vendi jetojnë vetëm në saje të tregtisë dhe vizitorëve të shumtë.

Gjithashtu, i Lartëmadhëruari tregon për mënyrën se si e ringriti këtë vend dhe duatë që i bëri Ibrahimi dhe Ismaili a.s. *"Kur Allahu e provoi Ibrahimin me disa urdhërime, të cilat ai i plotësoi, Allahu i tha: "Unë do të të bëj imam (prijës) të njerëzve"-"Po pasardhësit e mi?-pyeti ai. Allahu tha:"Premtimi Im nuk i përfshin të padrejtët". Kujtoni kur Ne e bëmë Qabenë vendgrumbullimi dhe sigurie për njerëzit, duke thënë:"Bëjeni vendin e Ibrahimit si vend faljeje!" Ne e urdhëruam Ibrahimin dhe Ismailin:"Pastrojeni Shtëpinë Time (Qabenë) për ata që e vizitojnë, që rrinë aty për adhurim dhe që falen duke u përulur".* (Kur'an: 2/ 124/5)

## Çfarë e bën Islamin të dallueshëm?

Nuk ka dallim në Shpalljet Hyjnore, që të gjitha ato kishin një destinacion dhe një formë të të vepruarit. *"Thuaj:"A mos doni të haheni me ne për Allahun, kur Ai është Zoti ynë dhe Zoti juaj! Ne jemi përgjegjës për veprat tona, kurse ju për veprat tuajat. Ne vetëm Atij i përkushtohemi. A po thoni se Ibrahimi, Ismaili, Is'haku, Jakubi dhe Esbatët kanë qenë çifutë (me fe), ose të krishterë? Thuaju:"A e dini më mirë ju apo Allahu? Kush është më keqbërës se ai që e fsheh të vërtetën e ardhur prej Allahut? Por Allahu nuk është i pavëmendshëm ndaj veprave që punoni ju".* (Kur'an: 2/ 138/9)

Në suren Dëshmia e qartë, Allahu i Lartëmadhëruar ua bën të qartë qenieve njerëzore se përse janë urdhëruar: *"E megjithatë, ata qenë të urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër* (të Ibrahimit)*, si dhe të falin namazin e të japin zeqatin. Kjo është feja e drejtë".* (Kuran: 96/ 5)

Kjo do të vërtetohej shumë qartë sikur në mesin e feve monoteiste të mos ekzistonte devijimi nga dora e njeriut. Tani kjo mund të vërtetohet saktësisht, sepse secila në vete ka praktikat e veta, të cilat kanë dalë si rezultat i pasioneve të atyre kohërave. Por ajo që nuk ndryshoi te të tri fetë monoteiste, janë pesë parimet. Në esencë, këto pesë parime qëndrojnë te të tri fetë monoteiste, por ndryshojnë në formë dhe përbërje.

## 1. Besimi në Një Zot

Secila nga fetë monoteiste ka formën e vet të veprimit në këto pesë kërkesa.





Kur është fjala te besimi në Një Zot, hebrenjtë dhe të krishterët pas devijimit të tyre të madh në këtë të vërtetë, janë munduar dhe mundohen vazhdimisht të bindin opinionin e gjerë të besimtarëve dhe të tjerëve, duke argumentuar formën e njëshmërisë trinitare. Ndërsa Kur'ani na tregon se cila është forma e vetme e besimit në një Zot, të vetëm dhe të pashoq. Fillimisht iu tërheq vëmendjen të krishterëve që të mos e shoqërojnë Krijuesin e tyre me pjesëtarë të krijuar prej Tij dhe ju thotë: *"Pa dyshim, janë mbulues të së vërtetës ata që thonë: "Allahu është njëri prej Trinisë" Nuk ka veçse një Hyjni të Vetme të vërtetë! Nëse nuk heqin dorë nga ato që thonë, patjetër që mbuluesit e të vërtetës nga mesi i tyre do t'i godasë një dënim i dhembshëm."* (Kuran: 5/ 73) I Lartëmadhëruari tregon edhe mënyrën se si u arrit deri te devijimi nga ana e të krishterëve dhe hebrenjve. Atyre ju kujtoi devijimin e rrugës duke ju thënë: *"Hebrenjtë thonë: "Uzejri është i biri i All-llahut". Të krishterët thonë: "Mesihu është i biri i Allahut". Këto janë fjalët e tyre, nga goja e tyre, i imitojnë fjalët e mbuluesve të së vërtetës prej të mëparshmëve. I vraftë Allahu! Si po shmangen (nga e vërteta)."* (Kur'an: 9/30)

Siç theksuam më sipër, natyra e njeriut është që ai të jetë i lirë, ndërsa djalli mundohet në mënyrë permanente që ta bindë njeriun se është i vetëm në këtë kozmos, ta bindë se nuk ka krijesë më inteligjente dhe më të fuqishme sesa njeriu. Kjo është edhe arsyeja se pse njeriu e njohu njeriun për Zot. Por Allahu i Lartëmadhëruar ia hoqi nga mendja këtë dyshim besimtarëve muslimanë, duke iu thënë: *"Muhammedi është vetëm i Dërguar, para të cilit ka pasur edhe të dërguar të tjerë. Nëse ai vdes ose vritet, a mos do të ktheheni ju prapa? Kushdo që kthehet prapa, nuk i bën kurrfarë dëmi Allahut. Dhe Allahu do t'i shpërblejë falënderuesit."* (Kur'an: 3/144)

Ndërsa krejt në fund, i Lartëmadhëruari iu sqaroi njerëzimit se Ai është i vetëm që nga infinitivi dhe se Ai nuk ka lindur kënd e as që do të lindë ndonjë Hyjni tjetër ndonjëherë dhe tha: *"Thuaj: Ai është Allahu, Një dhe i Vetmi. Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim. Ai as ka lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë* (a i krahasueshëm) *me Atë"* (Kur'an: 112/ 1-4)

## 2. Lutja

Lutja, vazhdon të jetë e pranishme te të tri fetë monoteiste. Secila fe ka formën e vet të të adhuruarit. Në esencë si besimtarët hebre, të krishterë apo muslimanë i luten Një Hyjnie. Ajo që e bën të dallueshme njërën fe nga tjetra, është se hebrenjtë lutjet e rregullta i kanë individuale, të krishterët lutjet e rregullta i kanë kolektive dhe një herë në javë, ndërsa muslimanët lutjet e rregullta i kanë individuale dhe kolektive, pesë herë në ditë me parapërgatitje të veçanta para lutjeve. Ndërsa sa i përket faljeve, hebrenjtë dhe të krishterët pranojnë në mesin e tyre ndërmjetësues midis besimtarit dhe Krijuesit të botëve, ndërsa muslimanët nuk pranojnë në asnjë mënyrë ndërmjetësues midis Hyjnisë dhe robit. Prijësit muslimanë nuk kanë kurrfarë force apo lidhje të veçantë me Krijuesin. Ata cilësohen të barabartë si të gjithë besimtarët e tjerë të thjeshtë.

## 3. Agjërimi

Ky lloj adhurimi nuk është ndalur asnjëherë ndërmjet besimtarëve të të tria feve të shpallura. Të gjithë shfaqin shenjë përgjërimi dhe përkushtimi ndaj madhërisë së Tij me anë të agjërimit. Secila fe ka formën e vet të agjërimit, për të cilën nuk duhet bërë dallim midis njërës fe dhe fesë tjetër.

## 4. Lëmosha ose solidariteti

Sikurse edhe agjërimi, solidariteti ka qenë dhe mbetet një prej cilësive të besimtarëve dhe, si veti humane, ai nuk mungon edhe ndër njerëzit jobesimtarë. Solidariteti është njerëzor dhe si tillë do të qëndrojë derisa njeriu ta njohë veten si qenie humane. Secili njeri solidarizohet për një qëllim. Besimtarët presin që solidaritetin e tyre ta vlerësojë Krijuesi i botës, përderisa është një urdhër hyjnor për të ndihmuar skamnorët, të ngratët, të handikapuarit dhe të gjithë ata që kanë nevojë për ndihmën e njeriut.

## 5. Pelegrinazhi

Është një rit te të tri fetë qiellore, qendra e të cilëve janë dy qytetet e Shenjta. Kudsi (Jerusalemi) dhe Meka për muslimanët janë dy qytete, të cilat i lidh një e kaluar hyjnore që prej kohës së njeriut të parë Ademit a.s., për të vazhduar me Imamin e besimtarëve dhe stërgjyshin e Muhamedit s.a.v.s. në Mekë. Lidhja e besimtarëve muslimanë me Kudsin është lidhja e qenies njerëzore me qiellin. Muhamedi s.a.v.s. para se të shkonte në qiell me ftesën e Krijuesit, u dërgua për ta bërë lutjen kolektive, xhematë i të cilit ishin të gjithë të dërguarit e mëhershëm të Allahut të Lartëmadhëruar. Kudsi për muslimanët është qyteti i dytë për nga rëndësia fetare, por që duhet të mbetet qytet i besimtarëve të drejtë.

Hebrenjtë s'do mend se këtë qytet e konsiderojnë si qytetin historik të tyre, si nga ana kombëtare ashtu edhe nga ajo fetare, edhe pse hebrenjtë nuk njohin përkatësinë e tyre kombëtare. Shkëmbi të cilin hebrenjtë e parë e përdornin për fli, muslimanët e njohën si vend nga i cili Muhamedi s.a.v.s. ka shkuar në Qiell, ndërsa të krishterët e njohin si vendin më të mallkuar në botë, sepse në atë vend, sipas supozimeve të tyre, kinse është kryqëzuar Krishti. Por në këtë qytet ka lindur Isai (sipas muslimanëve) ose Krishti (sipas të krishterëve). Për këto arsye, qyteti i Kusdit-Jerusalemit do të duhej të ishte qyteti më i frekuentuar në botë, sikur të mos ishin trazirat e njohura në këtë qytet. Se cila 'forcë fetare' do ta marrë primatin e këtij qyteti nuk dihet akoma, por personalisht mendoj se ky qytet iu takon të gjithë besimtarëve të vërtetë. ■

